# Letra drejtuar Negusit, mbretit të Etiopisë

***Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

***Prej Muhamedit (s.a.v.s.), Pejgamberit të Allahut drejtuar Negusit, mbretit të Etiopisë.***

*Lavdia i takon Allahut, I Cili është sundimtar i tërë botës dhe përveç të Cilit askush tjetër nuk është i denjë për t'u adhuruar. Ai është i Lartë dhe i Pastër (prej të gjitha dobësive, mungesave, të metave apo gabimeve). Ai është Strehuesi dhe Ushqyesi i të gjithëve.*
*Unë e pranoj që Isa/Jezusi (a.s.), djali i Merjemes/Marisë, ishte shpirt prej Allahut dhe fjalë e Tij (Urdhër), që u fut te Merjemja, e cila ishte e pastër dhe e paprekshme prej mëkatit. Isai (a.s.) u lind prej Merjemes. Allahu e krijoi atë prej shpirtit dhe frymës së Tij, në të njëjtën mënyrë që krijoi, me dorën e Vet edhe Ademin (a.s.). Unë ju ftoj t'i besoni Allahut, I Cili është Një, i Vetëm dhe nuk ka shok. Besoni tek Ai dhe bashkohuni me mua në bindjen ndaj Tij. Më pasoni mua dhe pranoni pejgamberinë time, sepse unë jam i Dërguar i Allahut. Duke jua përçuar mesazhin e Allahut, unë ju dua të mirën me tërë sinqeritetin tim. Është lartësim për ju të pranoni këshillat e mia dashamirëse. Përhapeni të njëjtën thirrje edhe te shtetasit tuaj!*
*Po ju dërgoj kushëririn tim, Xhaferin (r.a.), me disa myslimanë të tjerë. Kur ata të mbërrijnë te ju, trajtojini me bujari, larg çdo mendjemadhësie dhe krenarie prej sundimtari!*
*Paqja qoftë mbi atë që ndjek rrugën e drejtë!*

***Pejgamberi i Allahut,***
***Muhamedi***



PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava i dërgon letër kryetarit të DIJANET-it, Görmez

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, pas grushtshtetit të dështuar në Turqi, i ka shkruar letër kryetarit të DIJANET-it, Prof. Dr. Mehmet Görmez, në të cilin, pos tjerash, thuhet:

*I dashur vëlla Mehmet Görmez,*

Me vëmendje e shqetësim kam përcjell ngjarjet dramatike të së premtes mbrëma në Turqi. Shpreh keqardhjen time të thellë për atë që ndodhi, por në të njëjtën kohë ndihem mirë që populli vëlla turk tejkaloi atë situatë të rëndë, duke ruajtur vlerat demokratike, institucionet legjitime, si dhe rendin kushtues në vend.

I nderuari vëlla Görmez, po ashtu e çmoj lart dhe ju përgëzoj për rolin dhe kontributin tuaj në tejkalimin e asaj ngjarjeje të rëndë. Ju bëtë një akt patriotik për vendin, popullin, vlerat demokratike dhe institucionet kushtuese.

Destabilizimi i Turqisë është i papranueshëm e i dhimbshëm për popullin dhe vendin tonë, prandaj më lejoni që edhe njëherë të shprehim mbështetjen dhe përkrahjen tonë për Turqinë, lidershipin e saj dhe popullin vëlla turk.

Te Turqia, udhëheqja dhe populli i saj, ne shohim mikun, përkrahësin, mbështesin dhe aleatin tonë të padiskutueshëm, prandaj angazhohemi dhe dëshirojmë një Turqi të fortë, të qëndrueshme dhe demokratike.

Lus Zoti që ngjarjet e tilla të mos përsëriten më! Zoti e ruajt Turqinë!

*Myftiu i Kosovës,*
*Naim ef. Tërnava*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Mr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



*"Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz është ajo në Bekë (Meke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin."*
*(Ali Imran, 96)*



# Qabeja tokësore dhe qiellore

*Të gjithë myslimanët në zemrat e tyre kultivojnë dashurinë ndaj Mekës, dhe ëndërrojnë të shkojnë në gjirin e saj mikpritës, Nënës së qyteteve. Ata, nga të gjitha skajet e botës, ia mësyjnë asaj, sepse shkuarja atje është qëllimi, destinimi dhe fundi i të gjitha udhëtimeve. Meka është zemra e universit islam, ngase në qendrën e saj është Qabeja, faltorja e parë e ndërtuar në Tokë, në të cilën madhërohet e adhurohet Allahu, Zoti i vetëm dhe i vërtetë: "Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz është ajo në Bekë (Meke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin." (Ali Imran, 96)*

*Qabeja, me brendinë e saj të zbrazët nga çfarëdolloj idhujtarie, pa figura, statuja, afreske apo piktura murale, ofron një atmosferë dhe ambient shpirtëror që besimtarit ia mundëson të zbrazë zemrën e tij nga çdo gjë tjetër, dhe të kujtojë e adhurojë vetëm Zotin, të Padukshmin. Aty nuk dëgjohet asgjë tjetër pos lutjeve të besimtarëve, që gumëzhijnë si bletët.*

*Duke shkuar në Qabe, ne kthehemi drejt Zotit. Dëshmimin dhe pranimin që ia kanë bërë shpirtrat tanë Allahut për Zot, me "kalu bela", ne e shprehim dhe e manifestojmë me forma të ndryshme. Prandaj, shkuarja në Qabe do të thotë lirim nga prangat që e ngushtojnë shpirtin tonë, dhe me këtë ia mundësojmë atij që pa pengesë të përkujtojë premtimin/mithakun e dhënë.*

*Qabeja ka formën e kubit, prandaj ajo edhe quhet me emrin Kaba, që në gjuhën arabe do të thotë kub. Ajo ka dimensione që, sipas konceptit pitagorian të harmonisë, janë reciprokisht në lidhje harmonike.*

*Qabeja ka domethënie me rëndësi kozmike, e madje edhe metakozmike. Ajo mban harmoninë kozmike. Katër qoshet e saj tregojnë për katër drejtimet kryesore që paraqesin katër shtyllat e kozmosit tradicional. Prandaj të jesh aty do të thotë të jesh në qendër.*

*Qabeja është qendra e aspiratave dhe dëshirave tona. Të gjitha mihrabet e xhamive të botës janë të drejtuara në drejtim të saj, dhe janë të lidhura me një linjë të padukshme me të. Qabeja në tokë gjendet nën Qabenë (Bejtul Mamur) që gjendet në qiell, pra ajo qëndron në boshtin që bashkon qiellin dhe Tokën.*

*Sipas një transmetimi, Allahu i Madhërishëm ka ndërtuar Bejtul Mamur nën Arsh, dhe i ka urdhëruar melaqet që të bëjnë tavaf rreth saj. Pastaj, Allahu i ka urdhëruar melaqet që gjendeshin në tokë që të ndërtojnë një faltore të ngjashme me faltoren e qiellit, dhe të bëjnë tavaf rreth saj, sikurse bënin tavaf banorët e qiellit rreth Bejtul Mamurit.*

*Meleqet kanë ndërtuar Qabenë me mijëra vjet para se të krijohej Ademi a.s. Kur Ademi, pas një kohe që ka kaluar në xhenet, është zbritur në Tokë, meleqet i kanë thënë: "Bëj tavaf rreth kësaj faltore, sepse ne jemi duke bërë tavaf në të qe 2000 vjet. Ademi i ka dëgjuar melaqet, dhe ka filluar të bëjë tavaf. Këtë e kanë bërë edhe pasardhësit e tij, deri në kohën e Nuhut a.s.*

*Në kohën e Nuhut a.s., kur është përmbytur toka, Qabeja është ngritur në qiell. Ajo është ruajtur nga përmbytja. Më pas është rindërtuar nga Ibrahimi - babai i besimit, ndërsa me ardhjen e Muhamedit a.s., është pastruar përfundimisht nga të gjithë idhujt.*

*Në një rast Pejgamberi i pyeti sahabët: "A e dini ç'është El Bejtul Mamur (faltorja qiellore e banuar dendësisht)?" Sahabët u përgjigjen: "Këtë e di më mirë Allahu dhe Pejgamberi i Tij". Pejgamberi a.s. u tha: "Ajo është shtëpia në qiellin e shtatë (nën Arsh), e cila gjendet saktësisht përmbi Qabe. Çdo ditë në të hyjnë 70 mijë melaqe, dhe nuk kthehen më."*

*Në drejtim të Qabesë lirohen energji të mëdha shpirtërore nga miliona besimtarë, ditë e natë, gjatë faljes në namaz. Prandaj, ajo është qendër tërheqjeje, ku graviton e gjithë forca shpirtërore e besimtarëve, dhe më pas ajo e shpërndan atë energji në formë të valëve magnetike në të gjitha anët, fuqia e së cilës ndihet deri në skajet më të largëta të botës myslimane.*

*Qabeja është epiqendra shpirtërore, morale, fetare e hapësinore e fesë islame, dhe atdheu shpirtëror i çdo myslimani. Në drejtim të saj ndërtohen mihrabët e të gjitha xhamive, dhe gjatë faljes kthehen fytyrat e gjithë myslimanëve të botës. Në drejtim të saj kthehen jo vetëm fytyrat dhe kraharorët, por edhe zemrat, shpirtrat, mendjet dhe mendimet tona.*

*Ajni Sinani*

Sabri Bajgora



# Komentimi i kaptinës "El Xhumua" - (2)

### Universaliteti i Shpalljes së Muhamedit a.s.

يُسَبِّحُ لِلَّـهِ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ الْمَلِكِ الْقُدُّوسِ الْعَزِيزِ الْحَكِيمِ ﴿١﴾ هُوَ الَّذِي بَعَثَ فِي الْأُمِّيِّينَ رَسُولًا مِّنْهُمْ يَتْلُو عَلَيْهِمْ آيَاتِهِ وَيُزَكِّيهِمْ وَيُعَلِّمُهُمُ الْكِتَابَ وَالْحِكْمَةَ وَإِن كَانُوا مِن قَبْلُ لَفِي ضَلَالٍ مُّبِينٍ ﴿٢﴾ وَآخَرِينَ مِنْهُمْ لَمَّا يَلْحَقُوا بِهِمْ وَهُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ﴿٣﴾ ذَٰلِكَ فَضْلُ اللَّـهِ يُؤْتِيهِ مَن يَشَاءُ وَاللَّـهُ ذُو الْفَضْلِ الْعَظِيمِ ﴿٤﴾

*"Çfarë ka në qiej dhe ç'ka në tokë bën tesbih-madhëron Allahun, Sunduesin, të Shenjtin (të Pastrin nga çdo e metë), të Plotfuqishmin e të Urtin. Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'ua lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Librin dhe Urtësinë (ligjin e fesë-sheriatin), edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme. (U dërgoi) edhe të tjerëve që nuk i arritën ata. Ai është I Plotfuqishmi dhe I Urti. Kjo është mirësi e Allahut, që ia jep atij që do, e Allahu është Zoti i dhuntisë së përsosur.*

**Koment:**

*1. Çfarë ka në qiej dhe ç'ka në tokë bën tesbih-madhëron Allahun, Sunduesin, të Shenjtin (të Pastrin nga çdo e metë), të Plotfuqishmin e të Urtin.*

Sureja "El Xhumua" është një nga shtatë suret kuranore që fillon me "tesbih"-madhërim dhe lartësim të Allahut të Madhërishëm. Fjala "*jusebbihu*", përveç dy kuptimeve të lartpërmendura, nënkupton edhe të zhveshurit e Allahut xh.sh. nga çdo mangësi që dikush mund t'ia përshkruajë Atij, prandaj edhe fillimi i kësaj sureje me këtë ajet ka pikërisht këtë synim: madhërimin, lartësimin dhe pastrimin e Tij nga çdo e metë.

Nga ajeti nistor i kësaj sureje kuptojmë se askush pos Allahut të Gjithëpushtetshëm nuk është i denjë për adhurim, sepse tërë kjo ekzistencë është vepër krijuese e Tij, dhe çdo gjë në të, përfshirë të gjitha krijesat me shpirt: melekët, xhindet dhe njerëzit, pastaj shtazët,





shpezët, insektet, lulet dhe bimët, si dhe planetët e yjësitë që ne i konsiderojmë si të ngurta, i bëjnë 'tesbih'- dhe e lartësojnë Krijuesin e tyre-Allahun Fuqiplotë, në formën dhe mënyrën që Ai e ka përcaktuar, ndonëse ne nuk e kuptojmë këtë gjuhë adhurimi e lartësimi që ata e bëjnë. Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë:

"Atë e madhërojnë shtatë qiejt, Toka dhe gjithë çka gjendet në to. Dhe nuk ka asgjë që nuk e madhëron Atë, duke e lavdëruar, por ju (o njerëz) nuk e kuptoni madhërimin që e bëjnë ata..." - (El Israë, 44)

Ajeti përfundon me përmendjen e katër emrave të bukur të Allahut: "*El Melik*"- "Sunduesi", që tregon se Allahu xh.sh. e sundon këtë gjithësi me urtësinë e Tij, pa pasur mundësi që dikush nga krijesat t'i përzihet në këtë sundim absolut; "*El Kudus*" - "I Pastri", "I Shenjti", "I Shndritshmi", që do të thotë se Allahu është i pastër dhe i zhveshur nga çdo e metë a mangësi që mund t'i përshkruhet nga injorantët; "*El Aziz*" - "Fuqiploti", "Ngadhënjyesi","Madhështori", që nënkupton se fuqia e Tij absolute mbulon tërë këtë gjithësi, dhe askush nuk është i barabartë me Të, dhe "*El Hakim*" - "I Urti", I Cili me urtësinë e Tij hyjnore drejton dhe mbikëqyr proceset e kësaj ekzistence.

Secili prej këtyre emrave është përmendur me një qëllim dhe urtësi të caktuar, dhe është në harmoni e simetri mahnitëse me përmbajtjen e sures si tërësi. Këta emra të bukur të Allahut, të përmendur në këtë ajet, dëshmojnë se Ai në lartmadhërinë dhe shenjtërinë e Tij posedon atribute dhe cilësi të përkryera. Ai është Krijuesi i kësaj ekzistence që e shohim dhe të asaj që nuk e shohim, dhe çdo gjë në të i nënshtrohet vetëm Atij. Ai e lartëson kë do Ai, dhe e ul kë të dojë. Ai është i Vetmi që është i denjë për madhërim nga ana e krijesave në qiej e në Tokë. I pastër është nga çdo e metë dhe mangësi.

*2. Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'ju lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Librin dhe Urtësinë (ligjin e fesë-sheriatin), edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme.*

Allahu xh.sh. me të gjitha këto cilësi të përsosura dhe emra të bukur, Ua dërgoi arabëve të pashkolluar një pejgamber nga mesi i tyre, që t'ua përcillte ajetet e Kuranit famëlartë plot dritë e udhëzim. Dërgimi i Muhamedit a.s. tek arabët, ishte edhe përgjigje e lutjes së Ibrahimit a.s., i cili kur po e linte Haxheren në shkrëtëtirat e Mekës, së bashku me djalin e tij të vogël, Ismailin a.s., iu lut Allahut xh.sh.: "Zoti ynë, dërgo ndër ta një të dërguar nga mesi i tyre, që t'ua lexojë atyre ajetet Tua, t'ua mësojë atyre Librin dhe Urtësinë (rregullat e fesë), e t'i pastrojë (prej ndyrësisë së idhujtarisë) ata. S'ka dyshim se Ti je Ngadhënjyesi, I Urti!" (El Bekare, 129).

Misioni i të Dërguarit a.s. ishte që arabëve dhe popujve të tjerë t'ua lexonte e përcillte ajetet dhe porositë e Kuranit famëlartë, i cili përmban urtësi të shumta, ligje dhe dispozita nëpërmjet të cilave përcaktohet legjislativi i shoqërisë islame në çdo kohë. Ky Kuran zbriti që t'i pastronte arabët nga kufri, idhujtaria dhe të gjitha traditat e mbrapshta që i kishin pasur në kohën e injorancës, atëherë kur kishin qenë në humbje të qartë nga aspekti i besimit dhe i normave etike-morale. Arabët, që thirreshin në fenë e pastër të Ibrahimit a.s., kishin devijuar plotësisht nga ato mësime të pastra të tij, duke ndryshuar esencën monoteiste, pikërisht ashtu siç kishin vepruar edhe pjesëtarët e Ehlil Kitabit me Ungjillin dhe Tevratin (Torën). Pasqyrën më të mirë të kësaj gjendjeje të mjerueshme që ishin e ka përshkruar Xhafer bin Ebi Talibi, kur i qe drejtuar Nexhashiut dhe patrikëve të tij me fjalët: "O mbret i nderuar e fisnik! Ne ishim një popull i padijshëm e injorant. Adhuronim idhujt, hanim cofëtinat, bënim çdo të keqe, shkëputnim lidhjet farefisnore, i keqtrajtonim fqinjët, dhe i forti e keqtrajtonte të ligun. Vazhduam kështu në këtë gjendje derisa Allahu xh.sh. na e dërgoi një pejgamber nga mesi ynë, të cilit ia dimë prejardhjen, drejtësinë, besnikërinë dhe dëlirësinë e tij. Na thirri t'i besojmë dhe ta adhurojmë vetëm një Zot - Allahun xh.sh., dhe të largohemi nga adhurimi i gurëve dhe i idhujve të pashpirt, të cilëve u besonim ne dhe të parët tanë. Na urdhëroi që ta flasim të vërtetën, t'i çojmë në vend amanetet, t'i mbajmë lidhjet farefisnore, të sillemi mirë ndaj fqinjëve, të përmbahemi nga të ndaluarat dhe

gjakderdhja, na ndaloi të këqijat dhe nga dëshmia e rrejshme, nga ngrënia e pasurisë së jetimit dhe shpifjet ndaj grave të ndershme. Na urdhëroi që ta besojmë vetëm një Zot dhe të mos i bëjmë shok Atij, ta falim namazin, ta japim Zeqatin dhe ta agjërojmë Ramazanin."[1]

Kur jemi te pjesa e ajetit "... arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre...", shpeshherë hasim në disa keqkuptime dhe keqinterpretime të fjalës "ummij"-"i pashkolluar". Në esencë fjala "i pashkolluar", nuk nënkupton të padituren ose injorantin, përkundrazi, mençuria dhe urtësia ekziston te shumica e popujve që të kaluarën dhe historinë e tyre në mungesë të shkrim-leximit e kanë përcjellë edhe gojarisht, brez pas brezi. Shpeshherë nga disa komentues, kur është fjalë për Pejgamberin a.s. fjala "*ummij*" përdoret në kuptimin "analfabet", e që nga "dikush" mund të kuptohet si "i paditur", por që në fakt nuk përkon me realitetin. Nëse i Dërguari i Allahut s.a.v.s. nuk shkruante e as nuk lexonte, prapa kësaj qëndron një urtësi e madhe e hyjnore, në mënyrë që armiqtë e tij të mos e akuzojnë se këtë Kuran e ka kopjuar apo përcjellë nga ndonjë popull tjetër. Përndryshe, Resulullahi s.a.v.s. ishte njeriu që më së shumti nxiste për dituri e meditim, sepse esenca e Shpalljes me të cilën u dërgua ishte dituria (leximi-mësimi-studimi), e artikuluar nëpërmjet fjalës së parë të zbritur nga Kurani famëlartë - "*Ikre'ë*"- "Lexo"!

*3. (U dërgoi) edhe të tjerëve që nuk i arritën ata. Ai është I Plotfuqishmi dhe I Urti.*

Ky ajet dëshmon katërçipërisht se Shpallja që i erdhi Muhamedit a.s. nuk ishte e veçantë dhe e kufizuar vetëm për arabët si popull, por ishte universale dhe për mbarë njerëzimin. Pra, Muhamedi a.s. është dërguar pejgamber edhe për të gjithë ata besimtarë joarabë që nuk e kanë arritur e as parë atë, por i kanë besuar Shpalljes së tij, dhe nën këtë term hyjnë të gjithë myslimanët që do të jetojnë me Islamin si fe të tyre, deri në Ditën e Gjykimit. Ky është mendim i Ibën Omerit, i Muxhahidit dhe i Seid bin Xhubejrit.[2] Në fakt, ky është një përgëzim për të ardhmen e ndritshme të Islamit, se kjo fe do të depërtojë në tërë rruzullin tokësor, dhe atë do ta përqafojnë shumë popuj joarabë si: persët, turqit, kurdët, berberët, romakët, tatarët, mongolët, kinezët, indianët etj.,[3] e në mesin e tyre, fatmirësisht, edhe ne shqiptarët.

Kur jemi tek universaliteti gjithëpërfshirës i Shpalljes së Muhamedit a.s., për krejt botët dhe për mbarë njerëzimin, kemi edhe disa ajete të tjera të ngjashme në Kuran, si: "Ne nuk të dërguam ty ndryshe, vetëm se për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës të vërejtjes..." (Es Sebe'ë, 28), dhe; "Thuaj (o Muhamed!): "O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju..." (El Araf, 158)

Ndërkohë, në lidhje me këtë universalitet të Shpalljes islame kemi edhe disa hadithe të Pejgamberita.s.:

- Transmetohet nga Xhabir bin Abdullahu, të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Më janë dhënë pesë gjëra që nuk i janë dhënë asnjërit (prej pejgamberëve) para meje: Jam ndihmuar me frikësim (të armiqve) në distancë të një muaji (ecje); Më është bërë mua toka vendfalje dhe e pastër, kështu që kudo që një pjesëtar të umetit tim ta zërë koha e namazit, le të falet; Më është lejuar mua preja e luftës, e cila nuk i qe lejuar asnjërit para meje; Më është dhuruar Shefati-Ndërmjetësimi (për të shpëtuar umetin tim nga ndëshkimi i Zjarrit), dhe, para meje, çdo pejgamber është dërguar vetëm për popullin e tij, kurse unë jam dërguar pejgamber për mbarë njerëzimin."[4]

- Transmeton Ibën Ebi Hatimi, nga Sehl bin Sades Saidij, të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Alllahut s.a.v.s.: "(Shumë) Nga loza e lozës së lozës së burrave dhe grave të umetit tim do të hyjnë në Xhenet pa dhënë Llogari", e pastaj e lexoi ajetin: "(U dërgoi) edhe të tjerëve që nuk i arritën ata...", që nënkupton gjenerata e ardhshme (edhe jo arabe) që do të vijnë nga umeti i Muhamedit a.s.[5]

- Transmeton Imam Buhariu, nga Ebu Hurejra r.a., të ketë thënë: "Ishim ulur tek i Dërguari i Allahut, kur i zbriti sureja "El Xhumuatu", dhe ai na e lexoi atë. Kur arriti tek ajeti i 3-të: "(U dërgoi) edhe të tjerëve që nuk i arritën ata...", disa nga të pranishmit e pyetën: "Kush janë këta, o i Dërguar i Allahut? I Dërguari i Allahut nuk iu përgjigj pyetjes së tyre derisa e pyetën për së treti herë. Me ne ishte edhe Selman El Farisiu, ndërkohë që i Dërguari a.s. e vendosi dorën e tij mbi Selman El Farisiun, dhe tha: "Po të ishte Imani edhe në Yjësi-Galaktika (të largëta), do ta arrinin burrat prej këtyre (d.t.th. persianët)."[7]

Ky gjest dhe këto fjalë të Resulullahit s.a.v.s., dëshmojnë se ai ishte i Dërguar për mbarë njerëzimin, prandaj edhe shkresat-letrat, që ua dërgoi sundimtarëve më të mëdhenj të botës së atëhershme, perandorit romak, atij persian, sunduesit të Egjiptit, të Abisinisë (Etiopisë) etj., nëpërmjet të cilave i ftoi në Islam, pra dëshmojnë për gjithëpërfshirësinë dhe universalitetin e Shpalljes së tij në nivel botëror.

*4. Kjo është mirësi e Allahut, që ia jep atij që do, e Allahu është Zoti i dhuntisë së përsosur.*

Mirësitë dhe dhuntitë e Allahut xh.sh. janë të paku-

fishme. Ai i jep mirësi atij që do. Islami dhe dërgimi i Muhamedit a.s. si pejgamber i fundit për tërë njerëzimin pa dyshim që janë mirësitë më të mëdha, si një prej formave më të ndritshme të mëshirës hyjnore për njerëzinë.

Sipas shumicës së dijetarëve, mirësia e përmendur në këtë ajet ka të bëjë me Islamin si fe-udhëzim dhe me Shpalljen-pejgamberinë, e cila i ishte dhënë Muhamedit a.s. nga ana e Allahut xh.sh. Por, ka edhe të tillë që mendojnë se mirësia në këtë rast përfshin arabët, nga mesi i të cilëve I Madhërishmi zgjodhi më të pastrin dhe më të mirin prej tyre, për ta graduar pejgamber – Muhamedin a.s.

Sipas disa të tjerëve, mirësia në këtë ajet përfshin të gjithë ata myslimanë që nuk e arritën Muhamedin a.s. në të gjallë të tij, por i besuan misionit të tij pa e parë dhe pa e dëgjuar. Mirëpo, komenti në të cilin më së shumti të fle zemra është ai se mirësia në këtë rast përfshin të gjithë besimtarët e Njëshmërisë së pastër islame, pavarësisht nëse e përjetuan kohën e Muhamedit a.s. apo jo, sepse udhëzimi i vërtetë është mirësia më e madhe për njerëzit, deri në Ditën e Gjykimit. Këtë e vërteton edhe ajeti i 164 i kaptinës Ali Imran: "Vërtet Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta, nga mesi i tyre, dërgoi një të dërguar që t'ua lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Librin (Kuranin) dhe Urtësinë (ligjin e fesë-sheriatin), edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme." (Ali Imran, 164)

Në lidhje me këtë ajet, transmetojnë Buhariu dhe Muslimi, nga Ebu Hurejra r.a., të ketë thënë: "Të varfrit nga radhët e muhaxhirëve erdhën te i Dërguari i Allahut dhe i thanë: "Të pasurit na tejkaluan në mirësi, dhe arritën shkallët më të larta të kënaqësisë së përjetshme-Xhenetin. "Po cilat janë ato mirësi?" - i pyeti i Dërguari i Allahut. Ata thanë: "Ata falen ashtu siç falemi edhe ne, agjërojnë siç agjërojmë ne, japin sadaka, e ne nuk kemi mundësi të japim sadaka, ata lirojnë robër për hir të Allahut, e ne nuk e kemi mundësinë e lirimit të tyre." Atëherë i Dërguari a.s. tha: "A dëshironi t'ju mësoj diçka me të cilat do t'i arrini ata që ju kanë tejkaluar, e t'i tejkaloni edhe ata që do të vijnë pas jush, dhe të mos jetë askush më i vlefshëm se ju, përveç nëse e punojnë-veprojnë atë çka ju e punoni-veproni?" - "Po si jo, o i Dërguar i Allahut" - i thanë ata. Atëherë i Dërguari s.a.v.s. tha: "Thoni nga 33 herë, pas çdo namazi: '*Subhanallah*'; '*El-Hamdulil-lah*'; dhe '*Allahu ekber!*" Pas një kohe këta të varfër nga mesi i muhaxhirëve erdhën sërish te i Dërguari i Allahut dhe i thanë: "Vëllezërit tanë të pasur kanë dëgjuar për veprimin tonë, dhe e bënë të njëjtën gjë sikurse ne", e i Dërguari a.s. ua lexoi ajetin e 4 të kësaj sureje: "Kjo është mirësi e Allahut, që ia jep atij që do, e Allahu është Zoti i dhuntisë së përsosur."[8]

**Porosia e ajeteve: (1-4)**

- Çdo krijesë në Tokë e në qiell, përfshirë edhe yjësitë dhe galaktikat e largëta që ne nuk i shohim me sytë tanë, e madhërojnë dhe e lartësojnë Allahun Fuqiplotë, I Cili është i zhveshur nga mangësitë apo shëmbëllimi me cilësitë e krijesave.
- Qëllimi kryesor i dërgimit të Muhamedit a.s. si pejgamber i fundit nga vargu i pejgamberëve të Zotit është që njerëzve-besimtarëve t'ua lexojë e mësojë ajetet e Kuranit famëlartë, të cilat janë fjalë të Allahut të Gjithëdijshëm, në të cilat ka udhëzim; përforcimin dhe pastrim të zemrave të myslimanëve, si njerëz të zgjedhur të umetit më të zgjedhur, për t'i pastruar ata nga ndyrësitë e shirkut dhe mosbesimit, si dhe mësim të dispozitave fetare nga Kurani dhe Suneti, në kuadër të së cilave dispozita ka urtësi dhe fshehtësi të shumta.
- Para se drita e Islamit të ndriçonte Gadishullin arabik arabët ishin një popull i humbur dhe i margjinalizuar nga rrjedha e përgjithshme e historisë njerëzore. Vetëm nën flamurin e Njëshmërisë islame ata u bënë njerëz me peshë, duke i dhënë njerëzimit çelësat e diturisë, me se do t'i hapej rrugë përparimit të shpejtë të shoqërisë njerëzore.

Në lidhje me krenarinë e të qenit mysliman Omeri r.a. thoshte: "Ne jemi popull që nëpërmjet Islamit Allahu na ka lartësuar (bërë krenarë), prandaj nëse ne kërkojmë krenari dhe fuqi jashtë tij (Islamit), Allahu do të na poshtërojë (përul)."

- Në këto ajete konfirmohet vlera e sahabëve ndaj të tjerëve. Ata janë yjet e Islamit, nëpërmjet të cilëve udhëzimi islam u shpërnda gjithandej jashtë kufijve të Gadishullit arabik.
- Muhamedi a.s. ishte i dërguar jo vetëm për arabët, por për mbarë njerëzimin. Shpallja e tij është universale, dhe me dërgimin e tij u mbyllën dyert e pejgamberisë. *(Vijon)*

(1) Abdurrahman Refetel Basha, Fragmente nga jeta e sahabëve, Prishtinë, 2014, f. 255. (2) Tefsiri i Kurtubiut, vëll. XX, Bejrut 2006, f. 453, (me redakturë të Dr. Abdullahbin Abdu-l Muhsin Et-Turki). (3) Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. VIII, f. 212. (4) Sahihul Buhari (335). (5) Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXVIII, f. 565. (6) Sahihul Buhari. Kreu: Tefsiri I Kuranit-Komentimi I kaptinës "El-Xhumua", nr. (4615) (7) Mustafaibnu-l Adevijje, TefsirXhuz'uKadSemiafisualin ve xhevabin, Tanta-Egjipt, 2003, f. 230. (8) Buhariu (843); Muslimi (595). Shih: Dr. Vehbeez-Zuhajli, Et-Tefsiru-l munir, vëll. XXVIII, f. 567.

Dr. Prof. As. Musa Vila

# Kafshët e therura (1)



**Dispozitat e përmendjes se emrit të Allahut para therjes së shtazës, dhe dispozitat për mishin e kafshëve për të cilat dyshohet nëse janë prerë në emër të Allahut xh.sh..**

عَنْ عَائِشَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهَا

أَنَّ قَوْمًا قَالُوا لِلنَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ إِنَّ قَوْمًا يَأْتُونَا بِاللَّحْمِ لَا نَدْرِي أَذُكِرَ اسْمُ اللَّهِ عَلَيْهِ أَمْ لَا فَقَالَ سَمُّوا عَلَيْهِ أَنْتُمْ وَكُلُوهُ

قَالَتْ وَكَانُوا حَدِيثِي عَهْدٍ بِالْكُفْرِ.

وَ عِنْدَ أَبِي دَاوُدَ: إِنَّ قَوْمًا حَدِيثُوا عَهْدٍ بِالْجَاهِلِيَةِ.

وَ عِنْدَ النَّسَائِيِّ: إِنَّ نَاسًا مِنَ الْأَعْرَابِ كَانُوا يَأْتُونَنَا بِلَحْمٍ ...

وَ عِنْدَ مَالِكٍ: وَ ذَلِكَ فِي أَوَّلِ الْإِسْلَامِ.

Transmetohet nga Aisheja r.a. , se një grup njerëzish i thanë Pejgamberit s.a.v.s.: *"Me të vërtetë njerëzit na sjellin mish, dhe ne nuk e dimë nëse (në prerje) është përmendur emri i Allahut xh.sh. apo jo.* Ai tha: *"Përmendeni ju emrin e Allahut, dhe hajeni atë (mish).* Aisheja tha: *"Ata ishin fillestarë (sapo e kishin braktisur fazën e mosbesimit).*[1]

Në transmetim të Ebi Davudit thuhet: *"Anëtarët e grupit (sapo e kishin braktisur fazën e injorancës) ishin fillestarë (në fenë islame). "* Në transmetimin e En Nesaiut: *"Njerëzit nga fshatrat sjellin mish*[2]*…"* Në transmetimin e Malikut: *"Kjo ishte në fillim të Islamit."*

### Senedi i hadithit

Disa dijetarë thonë se në senedin e tij ka mangësi, sepse është mursel. Kjo nuk është mangësi, sepse Buhariu dhe disa të tjerë këtë sened e kanë transmetuar të bashkangjitur – meusulen.

Ibën Haxheri thotë: "Nga kjo metodë e Buhariut mund të përfitohet se hadithi që diskutohet se a është mursel apo me sened të ngjitur do të gjykohet si i ngjitur, me dy kushte:

**I pari:** Numri i transmetimeve të ngjitura është më tepër se numri i transmetimeve me sened mursel.

**I dyti:** Dëshmia që përforcon transmetimin e ngjitur, pasi Urve bin Zubejr është i njohur për transmetimet nga Aisheja r.a. Këtu shihet se kemi më shumë dëshmi se ky transmetim është i rregullt te të gjithë ata që e patën marrë transmetimin të ngjitur nga Hisham bin Urveja, sesa dëshmia se ky transmetim është mursel.[3]

### Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve

Hadithi tregon se nuk është kusht që besimtari të ketë njohuri se a është përmendur emri i Allahut xh.sh.



apo jo në mishrat që shiten në treg, dhe a janë prerë kafshët nga myslimanë apo nga ithtarë të Librit (çifutë dhe të krishterë), sepse myslimani e ka të qartë se përmendet Allahu xh.sh. kur priten kafshët, si dhe atë (dispozitë) se lejohet të hahet mishi i kafshëve të prera (e kanë të qartë përmendjen e Allahut). Allahu xh.sh. thotë: "Edhe ushqimet (therjet) e ithtarëve të Librit janë të lejuara për ju. " (El Maide, 5)

Ibën Abdul Berri thotë: "Myslimani, për çdo gjë nuk mendon ndryshe, përveçse mirë, përderisa të zbulohet e kundërta e kësaj. "

Ibën Et Tijni thotë: Me shprehjen ettesmijetu "Përmendja" e Allahut xh.sh. ka mundësi ta ketë qëllim vetëm përmendja e Tij gjatë ngrënies. Këtë e ka pohuar edhe En Neveviu. Sa i përket përmendjes së Allahut kur theren kafshët, ai që e ther e ka për detyrë, mirëpo ata që nuk e dinë (se kush e ka therur), nuk kanë përgjegjësi për të (në përmendje), por mishi mund të jetë i palejueshëm, nëse vërtetohet e kundërta (se ai që e ka therur nuk e ka përmendur emrin e Allahut xh.sh.).

Ka mundësi që pas shprehjes-*tesmije*, që ka të bëjë me përmendjen e Allahut, të lejohet ngrënia pas therjes, edhe nëse nuk dihet a është përmendur emri i Allahut apo jo, nëse prerësi është aso që i lejohet mishi kur e përmend emrin e Allahut.

Ibën Haxheri thotë: "Nga kjo mund të përfitohet se çdo gjë (prej mishi) që gjendet në tregun e myslimanëve është e vlefshme, por janë të vlefshëm edhe mishrat që prehen nga bedevijtë (fshatarët) myslimanë, sepse ata, pothuajse të gjithë, e kanë të njohur se duhet të përmendet Allahu gjatë therjes. Këtë të fundit e ka pohuar edhe Ibën Abdul Berri, i cili thotë: "Atë shtazë që e ka prerë myslimani, mishi i saj hahet dhe konsiderohet se për të është përmendur emri i Allahu xh.sh., pasi që myslimani në çdo gjë nuk mendon ndryshe, përveçse mirë, derisa të vërtetohet e kundërta".

El Hatabiju thotë: "Këtu (në hadith) ka argument se *ettesmijetu* - përmendja e Allahut xh.sh., kur theren kafshët, nuk është kusht, sepse sikur të ishte kusht nuk do të lejohej të hahej ai mish në të cilin çështja (e përmendjes) është e dyshimtë. Po ashtu, edhe sikur të paraqitej dyshimi për të njëjtin mish, pra se nuk dihet a është prerë sipas normave të caktuar apo jo:

فلم يعلم هل وقعت الذكاة المعتبرة او لا .[4]

Andaj, pas sqarimit të hadithit nga ana e dijetarëve të kësaj shkence, e shohim të rrugës t'i përmendim edhe mendimet më kryesore të juristëve islamë, pra sa i përket normës së përmendjes së emrit të Allahut para therjes së shtazës: Mendimet e dijetarëve lidhur me përmendjen e Allahut xh.sh., kur theren kafshët janë të shumta, por ne po i përmendim më të njohurat:

Shumica e dijetarëve: Ibën Abasi, Maliku, hanefinjtë, Eth Thevriju, thonë se të përmendurit e Allahut xh.sh. gjatë prerjes është kusht, dhe nuk lejohet që një besimtar qëllimisht ta anashkalojë përmendjen e Allahut gjatë therjes së shtazës. Mirëpo, (te hanefinjtë) nëse një gjë e tillë ndodh nga harresa, atëherë lejohet, ngase besimtarët nuk kanë përgjegjësi për atë që ndodh nga harresa dhe pa dëshirën e tyre, duke theksuar se edhe po të ketë harruar s`ka gjë. Argument i tyre është fjala e Allahut xh.sh.: "Mos hani nga ajo që (para therjes së saj) nuk është përmendur emri i Allahut xh.sh., vërtet ajo (ngrënia) është mëkat." (El Enamë, 121) Ky hadith është i transmetuar nga Ibën Hatim, dhe thuhet: "Mos e ha atë (kofshën që ta solli qeni), se ti e ke përmendur Allahun xh.sh. kur ke lëshuar qenin tënd dhe nuk e ke përmendur emrin e Allahut për qenin e tjetërkujt." Pra, nuk ka dallim ndërmjet gjuetisë dhe prerjes së shtazës, pra sa i përket përmendjes së Allahut xh.sh., se ajo është kusht për prerjen e kafshës, si me qëllim ashtu edhe për harresë, përveçse Allahu xh.sh. atë që bëhet nga harresa nuk do ta marrë në konsideratë. Prandaj, përmendja mbetet detyrim për atë që ka për qëllim të therë.

Shafiinjtë, një transmetim nga Ibën Abasi, Maliku në një transmetim, Ahmedi, thonë se përmendja e Allahut në prerje është sunet. Argument i tyre është fjala e Allahut xh.sh.: "Ju ndalohet të hani mish të ngordhësirës… dhe atë që e ka ngrënë egërsira, përveç asaj që arrini ta therni (para se të ngordhë)." (El Maide, 3) Në këtë ajet është lejuar prerja pa u kushtëzuar me përmendjen e Allahut xh.sh. Fjala e Allahut xh.sh. "Edhe ushqimet (të therura) e ithtarëve të Librit për ju janë të lejuara." Është e ditur se ata (çifutët dhe të krishterët) nuk e përmendin Allahun xh.sh., ose për mishin e tyre mendohet se është përmendur emri i Allahut xh.sh. Hadithi bazë i Aishes r.a., i përmendur më lart, dhe hadithi që transmetohet me sened mursel: "Kafshës që pritet nga myslimani lejohet t`i hahet mishi, qoftë i përmendur apo jo emri i Allahut." Por, hadithi mursel nuk shërben si argument tek ata që nuk veprojnë me të.[5] Përgjigjja për argumentet e atyre që përmendjen e Allahut xh.sh. e bëjnë kusht me rastin e prerjes është fjala e Allahut xh.sh.: "Mos e hani atë për të cilën (para therjes së saj) nuk është përmendur emri i Allahut!" Këtu flitet më tepër për atë që është prerë për idhujt, sepse Allahu xh.sh. thotë: "Është e ndaluar për ju ajo që është therur për idhuj." (El Maide, 3)

"Ajo që është therur jo në emër të Allahut."; "Vërtet



ajo (ngrënia) është mëkat”. Atëherë ajo nuk hahet, se është mëkat, pasi nuk është përmendur Allahu xh.sh.

Sa i përket hadithit të Adij bin Hatimit, ky ka të bëjë me gjuetinë. Prerja e kafshës ndryshon nga gjuetia, sepse në gjueti prerja nuk bëhet në vend të caktuar, kështu që përmendja e Allahut konsiderohet përforcim në gjueti.

Dhahirinjtë thonë se nuk lejohet të hahet (mishi) për të cilin kur është prerë kafsha nuk është përmendur emri i Allahut xh.sh., madje edhe në qoftë se vetvetiu harrohet. Këta janë bazuar sipas tekstit të ajetit të lartpërmendur të Kuranit, ndërsa hadithin e Adij bin Hatimit e kanë marrë si hadith të komentuar nga teksti i Aishes.[6]

Rreth lejimit të mishit të ithtarëve të Librit, se ata nuk e përmendin emrin e Allahut xh.sh., Dhahirinjtë u përgjigjën se: ata kur presin kafshët e tyre e përmendin Allahun xh.sh.

Duke u mbështetur në mendimet e mësipërme dhe në provat e tyre, mund të përfundojmë se nuk duhet të hahet mishi i atij që me qëllim lënë pa e përmendur emrin e Allahut xh.sh. Por, nëse ka mbetur pa u përmendur pa qëllim, mishi hahet. Sa i përket mishit për të cilin dyshohet se është apo s`është përmendur emri i Allahut, kur mishtari ka qenë mysliman ose prej atyre nga therjet e të cilëve lejohet ngrënia e mishit të kafshëve të lejuara, mishi i tillë duhet të hahet vetëm pasi të përmendet emri i Allahut xh.sh. Këtë e mbështetim në hadithin bazë që e transmetoi Aisheja, se Pejgamberi s.a.v.s. tha: “Përmendeni ju emrin e Allahut xh.sh. para ngrënies, dhe hajeni atë (mishin)!” Ose, në transmetimin tjetër, ku thuhet: “Ju përmendeni emrin e Allahut, dhe hani.”

Mjetet e prerjes dhe çka duhet të pritet nga venat

عَنْ رَافِع بْنِ خديج عن جدّه أنه قَالَ لِلرَّسُولِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَ سَلَّمَ إِنَّا نَرْجُو أَوْ نَخَافُ الْعَدُوَّ غَدًا وَلَيْسَتْ مَعَنَا مُدًى أَفَنَذْبَحُ بِالْقَصَبِ قَالَ مَا أَنْهَرَ الدَّمَ وَذُكِرَ اسْمُ اللَّهِ عَلَيْهِ فَكُلُوهُ لَيْسَ السِّنَّ وَالظُّفُرَ وَسَأُحَدِّثُكُمْ عَنْ ذَلِكَ أَمَّا السِّنُّ فَعَظْمٌ وَأَمَّا الظُّفُرُ فَمُدَى الْحَبَشَةِ .

*Transmetohet nga Rafi bin Hudejxhi, se gjyshi i tij i kishte thënë të Dërguarit s.a.v.s.: “Me të vërtetë shpresojmë ose frikësohemi ta takojmë armikun të nesërmen e të mos kemi thika, por a do t`i presim (kafshët) me thika?” Pejgamberi s.a.v.s. tha: “Atë që derdh gjak dhe përmendet emri i Allahut, haje! Nuk do t`i presim me dhëmbë e me thonj, por do t`ju tregoj për këto. Sa i përket dhëmbit, ai është eshtër, ndërsa thonjtë janë traditë e mjeteve habeshite. “Nga çdo mjet (i mprehtë) që shtazës i derdhet gjaku, dhe i përmendet emri i Allahut, ushqejuni prej saj, por mos i preni ato me dhëmb ose thonj, ngase dhëmbi është asht (jo mjet i prerjes), e thonjtë janë zakon i habeshitëve.”*[7]

**Fjalët e panjohura**

Fjala e tij: "el-kasabu", është mjet i llojit të thikave, i njohur tek arabët. Ka teh të fortë dhe të mprehtë, e atë që e godet e pret shpejt dhe fuqishëm:

Fjala e tij: "muda", është shumësi i fjalës "mudjetun", një lloj thike. Është quajtur me këtë emër ngase ua merr jetën kafshëve.

Fjala e tij: "enhere eddeme", do të thotë "Rrodhi dhe u derdh shumë gjak".[8]

Në një transmetim tjetër ka ardhur: "Me të vërtetë nesër do ta takojmë armikun". Kjo shprehje tregon se ata frikësoheshin se mos nuk do të kishin thika për ta prerë plaçkën që do ta merrnin nga armiku, d. m. th. të mos kenë frikë nga takimi me armikun. Këtë e vërteton më së miri pyetja: "A do t`i presim (kafshët) me thika (el kasab)?"

**Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve**

Në hadith tregohet se përmendja e Allahut xh.sh. "ettesmijetu" dhe derdhja e gjakut janë kusht për atë që ther kafshën. Pejgamberi s.a.v.s. çështjen e ngrënies e lidhte me dy gjëra të përbashkëta: "Hajeni atë që i derdhet gjaku dhe që përmendet emri i Allahut!"

Hadithi tregon se edhe therja është e vlefshme me çdo mjet me të cilin derdhet gjaku, përveç dhëmbit dhe thoit (të kafshëve).

Dijetarët nuk kanë mendim të njësuar se çka është e vlefshme të pritet te kafsha. Të gjithë dijetarët kanë mendim të njësuar se therja më e plotë është ajo kur i kafshës i priten katër vena: fyti, nga i cili qarkullon frymëmarrja, ezofagu (gabzherri) nga i cili qarkullojnë ushqimi dhe lëngjet prej fytit deri në lukth, dy enët e qafës, që e rrethojnë fytin dhe me këtë del shpirti më lehtë. Megjithëkëtë nga këto katër vena disa dijetarë mendojnë se mund të priten vetëm disa prej tyre, por disa të tjerë thonë se duhet edhe më tepër se këto.

Hanefinjtë thonë se në therje mjafton të këputen dy enët e qafës, pra që e rrethojnë fytin, dhe fyti pritet në dy enët e qafës me ezofag. Pra, mjafton prerja në tri pika, siç ka thënë Pejgamberit s. a. v. s: "Preni enët e qafës, si të doni!". Kjo shprehje ka ardhur në shumës, e më së paku shumësi është tre.[9]

Shafiu, dhe një transmetim nga Ahmedi, thonë: "Mjafton prerja e grykëfytit dhe e ezofagut", sepse fyti është vendqarkullimi i frymëmarrjes, kurse ezofagu është vendqarkullimi i ushqimit, dhe se pa këto të dyja asnjë kafshë nuk mund të mbetet gjallë.[10]

Këtij mendimi duhet t`i kundërvihemi se do të mjaftonin prerjet vetëm në dy venat, aq sa të shkaktohet derdhja e gjakut, që është kusht që prerja të konsiderohet e lejueshme.

Maliku thotë: "Mjafton të priten fyti dhe dy enët e qafës". Në këtë medhheb është bërë gjithashtu e njohur se për prerje mjafton gjysma e fytit dhe dy venat e qafës.[11]

Thamë se hadithi vë në pah se lejohet prerja me çdo mjet, përveç dhëmbit dhe thoit.

Bejdaviu, me fjalën e Pejgamberit s.a.v.s., "Dhëmbi është asht.", thotë se është analogji që paramendohet të jetë në pjesën e dytë, e që nuk është përmendur për shkak të njohjes tek ata: "Sa i përket dhëmbit, ai është asht, e neve me asnjë asht nuk na lejohet të presim."

Ibën Salah thotë: "Kjo tregon se Pejgamberi s.a.v.s. e ka përkufizuar se prerja nuk mund të bëhet me eshtra".

En Neveviju e ka komentuar ndalimin e prerjes me eshtra, se ato janë të ndyta dhe ushqim i xhindeve. Edhe ndalimin e prerjes me thonj e kanë komentuar kështu: se thoi është mjet prerës i habeshive. Ibën Salah, i pasuar nga En Neveviu, thotë se ndalesa me këto të dyja është bërë për shkak se me to torturohet kafsha. Në shumicën e rasteve këto i shkaktojnë vetëm ngufatje, por me këtë nuk arrihet therja. Ata thanë se habeshitët praktikonin prerjen e deles me thonj, derisa asaj i dilte shpirti nga ngufatja.

Thuhet se thonjtë janë mjete të habeshitëve, që janë të krishterë, por krahasimi me ta është i ndaluar. Disa i kundërvihen këtij mendimi duke thënë se, sikur ky të ishte qëllim, atëherë nuk duhet t`i përdorim as thikat as mjetet e tjera që cilat përdoren nga jobesimtarët. Përgjigjja për këtë mënyrë prerjeje është se prerja me thikë është e lashtë dhe nuk është karakteristikë e tyre.[12]

Shumica e dijetarëve e ndalojnë prerjen me dhëmbë dhe me thonj. Hanefinjtë thonë se lejohet prerja me thonj, me dhëmbë dhe me brinjë, kur janë të veçanta për të, apo nuk janë pjesë përbërëse, personale e therësit, porse kjo prerje është mekruh.[13]

Në hadithin bazë konsiderohet se thonjtë dhe dhëmbët nuk janë të dedikuar për therje. Atyre u përgjigjemi se nuk ka argumente për këtë, se këto të dyja janë të ngjitura, dhe se hadithi bazë e përcakton kuptimin e përgjithshëm të hadithin: "Prija venat e qafës si të duash."

(1) Sahihul Buhari, vëll. IV, f. 277; Fet`hul bari, vëll: 12, f. 54. Sunen Ebi Davud, vëll: 3, f. 137. Ibën Maxhe, vëll: 2, f. 1060. (2) Sunen En Nesaij, Kitabul Edahij, vëll: 7, f. 237. (3) Fet`hul Bari, vëll: 12, f. 54-55. (4) Fet`hul bari,v12,f. 56. (5) Fet`hul Bari, vëll: 12, f. 56. Subulu Selam, vëll: 4, f. 85. (6) El Mugnij li ibni Kudame, vëll: 8, f. 565. El Hidaje lil merginanij, vëll: 4, f. 47. El Muhedhib, vëll: 1, f. 252. (7) Fet`hul bari, vëll: 12, f. 47-48. Nejlul Evtar. v 8, f. 147. (8) Po aty. (9) El Hidaje ,vëll: 4 f. 48. Bidajetul Muxhtehid, vëll: 1, f. 445. (10) El Muhedh-dhib, vëll: 1, f. 252. El Mugnij, vëll: 8, f. 575. (11) Muhtesar halil, f. 90. El Mugnij, vëll: 8, f. 575. (12) Fet`hul bari, vëll: 12, f. 48. (13) El Hidaje. Vëll: 4, f. 48-49.

Mr. Ejup Haziri

# Leximi i imamit konsiderohet lexim për xhematin (2)



Tahaviu në "Sherh Meani-l Athar" përcjell transmetimin e Ebu Derdasë në lidhje me mjaftueshmërinë e leximit të Kuranit nga ana e imamit për ata që falen pas tij: "Na ka treguar Ahmed bin Davud, i cili ka thënë: "Na ka treguar Muhamed bin El Muthenna, na ka treguar Abdurrahman bin Mehdij, dhe ka thënë: "Na ka treguar Muavijeh bin Salih nga Ebu Ez Zahirijeh, ky nga Kethir bin Murreh, e ky nga Ebu Derdaja, se një person e pyeti të Dërguarin e Allahut: "O i Dërguar, a në çdo namaz duhet të lexohet Kuran?" "Po", - ia ktheu i Dërguari i Allahut. Njëri nga ensarët tha: "U bë obligim." Ebu Derdaja thotë: "Unë mendoj se nëse imami iu prin njerëzve (në namaz), (leximi i tij) u mjafton atyre."[1]

Tahaviu në lidhje me këtë thotë: "Ebu Derdaja e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut se në çdo namaz ka lexim të Kuranit, e njëri nga ensarët pohoi se është obligim leximi i tij, dhe se për këtë i Dërguari i Allahut nuk e mohoi fjalën e ensarit, e më pas Ebu Derdaja e tha mendimin e tij se leximi i imamit mjafton për ata që falen pas tij..."[2] Ndërsa Bedrudin El Ajni për këtë ngjarje thotë: "Ky hadith është një argument për ata që u mbështetën në transmetimet e Ebu Hurejres dhe Aishes rreth obligueshmërisë së leximit të "Fatihasë" në namazet me imam, se në transmetimet e tyre (Ebu Hurejres dhe Aishes) nuk ka argument që hadithi sinjalizon namazin me imam, prandaj ka gjasë që ato transmetime të kenë për qëllim namazin pa imam, për arsye se transmetimi i Xhabirit specifikon namazin me imam: "Ai që e pason imamin (në namaz), leximi i imamit llogaritet lexim për të."[3] Më tej Ajniu shton: "Ebu Derdaja kur pohoi se "...nëse imami iu prin njerëzve (në namaz), (leximi i tij) u mjafton atyre", e kishte thënë këtë nga dija e tij nga i Dërguari i Allahut[4]: "Ai që e pason imamin (në namaz), leximi i imamit llogaritet lexim për të." (Ibën Maxheh në Sunen, Nr.850.)

Hadithi i Ebu Derdasë është autentik dhe ka dy rrugë tjera transmetimi, dhe që të dyja janë autentike.[5] Rruga e parë, që transmeton Darekutni në Sunenin e tij, ka këtë varg: "Na ka treguar Muhamed bin Mahled, na ka treguar Shuajb bin Ejub dhe të tjerët, të cilët kanë thënë: "Na ka treguar Zejd bin El Hubabi, na ka treguar Mua-



vijeh bin Salih, na ka treguar Ez Zahirijeh nga Kethir bin Murreh, e ky nga Ebu Derdaja, i cili thotë: "U pyet i Dërguari i Allahut se a ka lexim (të Kuranit) në çdo namaz, e ai u përgjigj: "Po". Atëherë njëri nga ensarët tha: "U bë obligim ky (leximi i Kuranit)!" Atëherë i Dërguari i Allahut më tha mua që isha më së afërmi me të: "Nëse imami iu prin njerëzve (në namaz), atyre iu mjafton leximi i tij." Kështu kanë thënë ata që transmetojnë prej Zejd bin El Hubab, ndërsa e vërteta është: "Ka thënë Ebu Derdaja: "Nëse imami iu prin njerëzve (në namaz), atyre iu mjafton (leximi i tij)." (Darekutni në Sunen, Nr.1262.)

Me këtë rrugë transmetimi hadithin në fjalë e transmeton edhe Nesaiu: "Më informoi Harun bin Abdullah, i cili tha: "Na tregoi Zejd bin El Hubab dhe tha: "Na ka treguar Muavijeh bin Salih dhe tha: "Më tregoi Ebu Ez Zahirijeh dhe tha: "Më tregoi Kethir bin Murreh El Hadremij, i cili e kishte dëgjuar Ebu Dardanë duke thënë: "U pyet i Dërguari i Allahut se a ka lexim (të Kuranit) në çdo namaz, e ai iu përgjigj: "Po". Atëherë njëri nga ensarët tha: "U bë obligim ky (leximi i Kuranit)!" Atëherë i Dërguari i Allahut më tha mua që isha më së afërmi me të: "Nëse imami iu prin njerëzve (në namaz), atyre iu mjafton leximi i tij." Ebu Abdurrahmani tha: "Këto fjalë (kinse i ka thënë) i Dërguari i Allahut janë gabim, ngase janë fjalë të Ebu Dardasë..."[6]

Se fjalët e fundit në hadith janë të Ebu Dardasë e jo të Pejgamberit a.s. e tregon edhe transmetimi i radhës, që është në koleksionin e Darekutniut, që njëherit është edhe rruga e dytë e transmetimit të hadithit të Ebu Dardasë: "Na ka treguar AbdulMelik bin Ahmed Ed Dekkak, na ka treguar Bahr bin Nasr, na ka treguar Ibën Vehbi, më ka treguar Muavijeh, i cili tha: "Ka thënë Ebu Derdaja: "O Kethir, unë mendoj se (leximi nga) imami u mjafton atyre (në namaz)." (Darekutni në Sunen, Nr.1263.)

Hadithi i radhës është ai që transmetohet nga Ebu Hurejre, i cili është në koleksionin e Ebu Davudit dhe Ibën Maxhes dhe që në të dyja koleksionet është autentik: "Na ka treguar Muhamed bin Adem El Missisij, na ka treguar Ebu Halidi nga Ibën Axhlan, ky nga Zejd bin Eslem, ky nga Ebu Salih e ky nga Ebu Hurejre, se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Imami është caktuar që të faleni pas tij." Dhe shtoi: "E kur të lexojë (recitojë) ai, ju heshtni."[7]

Hadith me përmbajtje të afërt me atë paraprak transmetohet edhe nga Ebu Musa El Eshariu në koleksionin e Ibën Maxhes: "Na ka treguar Jusuf bin Musa El Kattan, na ka treguar Xheriri nga Sulejman Et Tejmij, ky nga Katadeh, nga Ebu Galab, nga Hitan Abdullah Err Rrekashij, e ky nga Ebu Musa El Eshariu, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut tha: "Kur të lexon imami, ju heshtni...!"[8]

Nga Ebu Hurejre përcillet edhe hadithi tjetër, i cili është në koleksionin e Ibën Maxhes: "Na ka treguar Ebu Bekr bin Ebi Shejbeh dhe Hisham bin Amari, të cilët kanë thënë: "Na ka treguar Sufjan bin Ujejne nga Zuhrij, ky nga Ibën Ukejmeh, i cili thotë: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut e fali një namaz me shokët e tij, - mendojmë se ishte namazi i sabahut - dhe tha: "A lexoi dikush prej jush?" Njëri prej tyre tha: "Unë (lexova)!" Atëherë i Dërguari i Allahut tha: "Thash, kush po më përzihet (shqetëson) mua në lexim."[9]

Diçka ngjashëm me të transmeton Imran bin Husajni, dhe hadithi është në koleksionin e Muslimit dhe në koleksionet tjera, si dhe tekstualisht përmendet se namazi ishte i drekës (sipas transmetimeve më të sakta), ndonëse mund të jenë dy ngjarje të ndryshme në kontekstin kohor, e që transmetohet nga dy transmetues të ndryshëm: "Na ka treguar Seid bin Mensuri dhe Kutejbeh bin Seidi, që të dytë nga Ebu Avaneh, se Seidi ka thënë: "Na ka treguar Ebu Avaneh nga Katadeh, ky nga Zurareh bin Evfa, e ky nga Imran bin Husajni, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut e fali namazin e drekës - apo ikindisë, - me ne, dhe (pas namazit) tha: "Cili prej jush lexoi "Sebbihisme rabbike-l A'la"? "Njëri prej tyre tha: "Unë, dhe me këtë nuk dëshirova diç tjetër pos mirësi." Atëherë i Dërguari i Allahut tha: "E kuptova se dikush prej jush po më përzihet (shqetëson) në lexim."[10]

Këto ishin vetëm disa nga hadithet që flasin për këtë tematikë, përndryshe duhet përmendur se kam lënë shumë hadithe pa i përmendur fare, për shkak të stërzgjatjes së kësaj teme. Ndonëse edhe në këto hadithe që i kam paraqitur këtu dhe disa që i kam lënë, disa dijetarë kanë potencuar se transmetuesit janë të dobët, dhe se hadithet janë mevkufe, mirëpo realiteti është se një numër i madh i tyre janë të vërteta dhe arrijnë shkallën e autencitetit, ashtu siç kemi përmendur vlerësimet e dijetarëve të mëdhenj. Në këtë kontekst, Ajniu në komentimin që i bën Sahihut të Buhariut, rreth akuzave të kundërshtarëve të hanefinjve në lidhje me këtë çështje, shprehet: "Shtesa në hadith nga transmetuesi besnik është e pranuar. Hadithet mursel (që të tjerët na kanë akuzuar) te ne janë të pranuara. Atyre që thonë se në transmetimet e tilla ka transmetues të dobët u përgjigjem se i dobëti përforcohet me transmetuesin autentik, madje kur ka shumë transmetime të ndryshme, ato njëri-tjetrin e përforcojnë. E, sa i përket akuzave të tyre se ato (hadithe) janë mevkufe, s'ka dyshim se hadithet mevkufe te ne janë të pranuar, ngase sahabët ishin të drejtë e besnikë."[11]

### Argumentet nga sahabët dhe tabiinjtë

Shumica e sahabëve, madje sahabëve të njohur e të zgjedhur, nuk parashihnin të lexonin Kuran pas imamit. Këtë do ta ilustrojmë edhe me thëniet autentike të tyre sa i përket kësaj tematike, e që në fakt janë thënie të shumta, dhe numri i tyre nuk është i vogël. Madje, ajo që është e rëndësishme në këtë aspekt është fakti se në mesin e tyre janë sahabët e njohur për nga devotshmëria dhe dija. Në mesin e tyre janë sahabët që i Dërguari i Allahut i përgëzoi me Xhenet. Transmetohet se dhjetë prej sahabëve mendonin se nuk duhet të lexohet pas imamit, e në mesin e tyre ishin katër kalifët e drejtë, dhe se nuk raportohet që dikush t'i ketë kundërshtuar ata në këtë çështje. Shabiu kishte thënë: "I kam arritur shtatëdhjetë prej atyre që morën pjesë në betejën e Bedrit, dhe që të gjithë e ndalonin leximin e Kuranit pas imamit."[12]

Ajniu në komentimin që i bën Sahihut të Buhariut, në lidhje me këtë çështje thotë: "Është transmetuar se tetëdhjetë (80) sahabë të mëdhenj janë të mendimit se nuk duhet lexuar pas imamit. Praktikisht bashkimi i tyre në këtë çështje është në rolin e konsensusit (ixhmait). E, në këtë kontekst e ka thënë edhe autori i "Hidajes": "Për lënien e leximit pas imamit është konsensusi i sahabëve", e quajti konsensus në bazë të dakordimit të shumicës së sahabëve..."[13]

Abdurrezaki në Musannefin e tij transmeton se Ebu Bekri, Omeri dhe Othmani, që të gjithë, ndalonin të lexohet pas imamit. (Abdurrezaki në Musannef, Nr.2810.)

Aliu ka thënë: "Nuk është prej natyrshmërisë (fitrah) të lexohet pas imamit."[14] Abdullah bin Mesudi thoshte: "Unë nuk di nga Suneti që të lexohet pas imamit." Gjithashtu Abdullah bin Mesudi ka thënë: "Do të dëshiroja që ai që lexon pas imamit ta mbush gojën me dhe."[15] Ibën Omeri thoshte: "Leximi i tij (imamit) të mjafton ty."[16] Nga Ibën Omeri gjithashtu transmetohet se ai ndalonte leximin pas imamit.[17] Kolosi maliki, Ibën AbdulBerr, në "Temhid", thotë: "Është transmetuar nga Aliu, Sad (bin Ebi Vekasi) dhe Zejd bin Thabiti[18], se nuk ka lexim me imamin as në namazet pa zë, e as në ato me zë."[19]

Nga katër sahabë të mëdhenj transmetohet se ata kishin pohuar se më mirë është ta mbushësh gojën me dhe apo gurë, sasa të lexosh pa imamit. E, ata ishin sahabët e dalluar dhe të përgëzuar me Xhenet: Omeri, Aliu, Sad bin Ebi Vekasi dhe Abdullah bin Mesudi. Ngjashëm me ta transmetojnë edhe fekihët e mëdhenj nga gjenerata e tabiinjve, si Ibrahim Nehaiu, Alkame bin Kajsi, Esvedi dhe të tjerët.[20] Madje Esvedi ishte shprehur: "Më e dashur për mua është ta kafshoj një



gacë sesa të lexoj pas imamit."[21]

Këto transmetime që përcillen nga sahabë e tabiinj të mëdhenj, madje nga më të njohurit e sahabëve dhe tabiinjve, siç janë sahabët e përgëzuar me Xhenet, dhe ata që ishin të shquar në dije, janë indikacion i qartë dhe provë e fuqishme se leximi pas imamit nuk ishte praktikë e sahabëve, e kjo lehtë mund të dëshmohet edhe përmes thënieve të tyre që i kam paraqitur sipër, ku shprehet haptazi mospajtimi i madh me praktikën e leximit pas imamit, siç ishte fjala e Abdullah bin Mesudit, që më mirë do të ishte ta mbush gojën me dhe sesa të lexojë pas imamit. Të këtij karakteri janë edhe thëniet tjera nga sahabët e mëdhenj e deri te tabiinjtë e njohur, të cilët leximin pas imamit e shihnin si risi dhe si një gjë që s'përputhej me sunetin pejgamberik. Së këndejmi, fekihu i madh nga gjenerata e tabiinjve, Ibrahim Nehaiu, qartazi pati deklaruar: "Risia e parë që njerëzit e futën në fe është leximi pas imamit - sahabët nuk kanë lexuar pas imamit." Kjo është dëshmia e atij që u takua me sahabët dhe fali namazet pas tyre. Rrjedhimisht ishte dëshmitar i namazit të tyre, andaj edhe qartë u shpreh se çështja e leximit pas imamit nuk ishte traditë e sahabëve. Pohimin e tij e përforcon edhe më shumë thënia e Muhamed bin Sirinit, i cili tha: "Konsideroj se leximi pas imamit nuk është praktikë profetike." Pohimet e fukahave përforcohen edhe me pohimet e dy hadithologëve më të njohur, të cilët po patën mendim të njëjtë rreth një gjëje atëherë nuk shikohet fare mendim tjetër, e ata janë: Sufjan bin Ujejne dhe Sufjan Thevriu, të cilët parashihnin që ai që falet pas imamit të mos lexojë, ngase leximi i imamit konsiderohet lexim edhe për të.

### Përfundim

Në bazë të argumenteve dhe fakteve lehtë mund të përfundojmë se opinioni i hanefinjve për mosleximin

e atyre që falen pas imamit është shumë i fuqishëm, ngase ajetet kuranore dhe hadithet profetike sinjalizojnë se ai që falet pas imamit duhet të dëgjojë me vëmendje, gjegjësisht të heshtë nga leximi. Janë sahabët më të mëdhenj, si katër kalifët e drejtë, pastaj dhjetë të përgëzuarit me Xhenet dhe një numër jashtëzakonisht i madh i tyre që ndalonin nga leximi në namaz pas imamit. Madje, numri i tyre është aq i madh saqë disa dijetarë kanë thënë se nga dakordimi i tyre në masë të madhe thuajse është arritur edhe konsensusi (ixhmai) për këtë çështje. Sidoqoftë, pa mohuar palën tjetër dhe argumentet e tyre, argumentimi i kolosëve hanefinj dhe analiza e tyre në lidhje me mosleximin e atij që falet pas imamit është jashtëzakonisht i fuqishme me fakte dhe argumente të qarta.

(1) Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr.1289. (2) Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr.1289, v.I, f. 216. (3) Ibën Maxheh në Sunen, nr.850. Albani thotë se hadithi është i pranuar (hasen). Edhe Shuajb el-Arnauti thotë se hadithi është i pranuar në bazë të rrugëve të transmetimit. Në vargun e transmetuesve është edhe Xhabir el-Xhu'fij, për të cilin ulemaja kanë vlerësime të kundërta, megjithatë Albani dhe disa tjerë hadithin e shohin si të mirë dhe të pranueshëm. Mirëpo hadithi në fjalë ka rrugë tjera transmetimi që në të nuk është Xhabir el-Xhu'fij. (4) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v.V, f. 372-373. (5) Kështu mendojnë dy kolosët e mëdhenj të shkollës hanefite: Tahaviu dhe Ajniu (por edhe të tjerët): Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v.V, f. 376. (6) Nesaiu në Sunen, nr.923. Albani në vlerësimin e tij thotë se senedi i hadithit është autentik (sahih). (7) Ebu Davudi në Sunen, nr.604. Ndonëse janë munduar disa ta paraqesin hadithin në fjalë si jo të saktë për shkak të shtesës: "E kur të lexoj ai, ju heshtni", megjithatë e vërteta është se hadithi është autentik dhe këtë do ta dëshmojmë me vlerësimin e dijetarëve të njohur të hadithit: Shuajb el-Arnauti që verifikon hadithet e Sunenit të Ebu Davudit për këtë hadith thotë: "Hadithi është autentik (sahih) dhe se ky sened është i fuqishëm..." Më pas ai thotë: "Shtesa në fjalë ka dëshmi shtesë nga hadithi i transmetuar nga Ebu Musa el-Esh'ariu (nr.973). Po ashtu këtë shtesë e ka vlerësuar autentike (sahih) Muslimi në Sahihun e tij, ndonëse hadithin në fjalë nuk e transmeton në Sahihun e tij pas transmetimit të hadithit nga Ebu Musa. E kur Ebu Bekr ibën Uht Ebu-n Nadr e pyeti Muslimin për hadithin e Ebu Hurejres, Muslimi iu përgjigj: "Ai (hadith) sipas meje është autentik *(huve indi sahih)* " E kur e pyeti se përse nuk e ke sjellë në Sahihun tënd, Muslimi iu përgjigj: "Unë nuk vendosa këtu (në Sahih) çdo gjë që ishte sahih (autentike), mirëpo vendosa këtu ato hadithe që për to kishte pajtim (konsensus)." Muslimi në Sahih, nr. 404. Hadithin në fjalë e ka vlerësuar si autentik Taberiu në tefsirin e tij (v.IX, f. 166), Mundhiriu në "Tehdhibu-s Sunen (v.I, f. 313), ibën Haxheri në "Fet'hu-l Bari" (v.I, f. 242), ibën Hazmi në "el-Muhal-la" (v.III, f. 210. Gjithashtu Ibën AbdulBerri në "Temhid" (v.XI, f. 34) e përmend me sened deri tek Ahmed ibën Hanbeli se ai i vlerësoi autentike hadithin e Ebu Musa el-Esh'ariut dhe Ebu Hurejres." Shih Sunenin e Ebu Davudit me recenzurë nga Shuajb el-Arnaut-it, bot.I-rë, Daru-rr Rrisaleh el-Alemijeh, 1430-2009, v.I, f. 453 (fusnotë). Këtë hadith e transmeton edhe ibën Maxheh në Sunen me përmbajtje gati të njëjtë me atë që transmetohet në Sunenin e Ebu Davudit: Na ka treguar Ebu Bekr ibën ebi Shejbeh i cili tha: "Na ka treguar Ebu Halid el-Ahmer nga ibën Axhlan, ky nga Zejd ibën Eslem, ky nga Ebu Salih e ky nga Ebu Hurejre se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Imami u është caktuar që t'iu prijë juve, e kur ai shqipton tekbirin, shqiptojeni edhe ju atë, e kur ai lexon, ju heshtni..." Ibën Maxheh në Sunen, nr.846. Albani thotë se hadithi është i mirë-autentik *(hasen sahih)* Sindij (shpjeguesi i Sunenit të Ibën Maxhes) thotë: "Këtë hadith e ka vlerësuar autentik Muslimi dhe nuk merret në konsideratë ai që e vlerëson si të dobët." Shih: Sunen ibën Maxheh, me recenzurë nga Muhamed Fuad Abdul-Baki dhe me koment nga Sindij, dar ihjai-l kutub el-arebijeh, v.I, f. 276. (8) Ibën Maxheh në Sunen, nr.847. Verifikuesi i hadith-eve të Sunenit të Ibën Maxhes, Shuajb el-Arnauti dhe të tjerët për këtë hadith thonë: "Senedi i hadithit është autentik!" Shih: Sunen Ebi Maxheh, me verifikim nga Shuajb el-Arnauti, bot.I-rë, Daru-r Rrisaleh el-Alemijeh, bot.I-rë, 1430-2009. v.II, f. 32. Edhe verifikuesi tjetër i këtij Suneni, Albani thotë se hadithi është autentik (sahih). Shtesa "Kur të lexon imami, ju heshtni" në këtë hadith dhe në atë paraprak, ka bërë që një pjesë e dijetarëve të mos e pranojnë, megjithatë sipas shumicës së dijetarëve ajo është e pranuar, madje nga shumica e dijetarëve që nuk i përkasin fare shkollës hanefite. Shumica e hanbelitëve dhe malikitëve e pranojnë këtë shtesë dhe hadithin e vlerësojnë se është autentik. Ata që nuk e pranojnë shtesën janë kryesisht ata që janë të mendimit se duhet të lexohet pas imamit. Kështu mendon Kashmiri që i bën koment Sahihut të Buhariut. Ai përveçse cek arsyen e mospranimit të atyre që e obligojnë leximin e Kuranit pas imamit, shton edhe këtë: "Ata fikhun e tyre e ndërtuan në hadith, e jo hadithin bazuar në fikhun e tyre." Shih: Muhamed Enver Shah Kashmiri, Fejdu-l Bari ala Sahihi-l Buhari, bot.I-rë, daru-l kutub el-ilmijeh, Bejrut-Liban, 1426-2005, v.II, f. 273. (9) Ibën Maxheh në Sunen, nr.848. Hadithi është autentik. (10) Muslimi në Sahih, nr. 398 (47, 48, 49). Ebu Davudi në Sunen, nr.829. Albani dhe Shuajb el-Arnauti që verifikojnë hadithet e Sunenit të Ebu Davudit, hadithin në fjalë e vlerësojnë me shkallën më të lartë të autenticitetit (sahih). Nesaiu në Sunen, nr.917; Darekutni në Sunen, nr.1510; Ibën ebi Shejbeh në Musannef, nr.3582; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr.1230. Buhariu në el-Kiraetu halfe-l imam, nr. 56, 61, 63, 64, 65. Ky hadith transmetohet edhe nga sahabiu Xhabir ibën Abdullah: Darekutni në Sunen, nr.1235. (11) Bedrudin el-Ajni, Umdetu-l Kari Sherh Sahihi-l Buhari, v.VI, f. 13. (12) Ibën Kasim Hashijetu-rr Rrevdi-l-murbi' sherh zadi-l mustakni', v.II, f. 278. (13) Bedrudin el-Ajni, Umdetu-l Kari Sherh Sahihi-l Buhari, v.VI, f. 13. (14) Darekutni në Sunen, nr.1243. Sipas një versioni tjetër qëndron: "Kushdo që lexon pas imamit, e ka gabuar natyrshmërinë." Darekutni në Sunen, nr.1241; Ibën ebi Shejbeh në Musannef, nr.3781. (15) Abdurrezaki në Musannef, nr.2806. Nga Abdullah ibën Mes'udi transmetohen transmetime të ndryshme, ku padyshim që shumica e tyre janë autentike. Ajniu shprehet se transmetimet e Abdullah ibën Mes'udit vijnë kryesiht nga katër rrugë transmetimi, ku tri prej tyre janë autentike, ndërsa e katërta jo. Pa dashur të zgjerohem, po i përmend vetëm burimet e thënies së ibën Mes'udit: Abdurrezaki në Musannef, nr. 2803; Bejhekiu në Sunen, nr.2900; Ibën ebi Shejbeh në Musannef, nr.3780. Shih më tepër për këtë çështje: Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v.V, f. 414-417. (16) Burhanudin ibën Muflih, el-Mubdi' fi sherhi-l mukni', bot.I-rë, daru-l kutub el-ilmijeh, Bejrut-Liban, 1418-1997, v.II, f. 60; Mensur ibën Junus ibën Idris el-Buhuti, Keshshafu-l Kana' an metni-l Ikna', daru-l kutub el-ilmijeh, bejrut-Liban, pa vit botimi, v.I, f. 463. (17) Abdurrezaki në Musannef, nr.2814. (18) Ibën ebi Shejbeh në Musannef dhe Abdurrezaki në Musannef përcjellin se Zejd ibën Thabiti kishte thënë: "Nuk bën të lexohet pas imamit, as në namazet me zë e as në ato pa zë." (19) Ibën AbdulBerr, et-Temhidu lema fi-l Muvetta mine-l meani ve-l esanid, v.XI, f. 47. (20) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v.V, f. 415-416. (21) Ibën ebi Shejbeh në Musannef, nr. 3785. Sipas një transmetimi tjetër, ai kishte thënë: "Do të dëshiroja që ai që lexon pas imamit, ta mbushte gojën me dhe." Ibën ebi Shejbeh në Musannef, nr. 3789.

Mr. Muhidin Ahmeti

# Arafati – Muzdelifeja - Mina



Ti je. Ti je burimi i dashurisë sonë, që nuk ka fund dhe kufizime. Ti je ai që i dëgjon rënkimet e shpirtit tim, dhe që e njeh mirë gjendjen time. Ti je streha ime, vendi im i sigurt. Ti je Ai që i plotëson lutjet e mia dhe i dëgjon psherëtimat e mia. Ti je gjithmonë me mua, kudo që shkoj. Por, edhe tani, në këtë ditë Arafati, të thërras. Në emër të emrit Tënd. Ti që fal, që i sheh dhe i fsheh mëkatet tona, na fal neve! Mëshiroji myslimanët kudo që janë! Na jep pak nga Drita Jote, që ta shohim rrugën më mirë! Mos na lër në errësirë! Largoje urrejtjen nga zemrat e myslimanëve të lajthitur! Largoje barrën e rëndë, që për shkak të disave po rëndon qafën e umetit mysliman! Na ndihmo që në këtë ditë të Arafatit të mbjellim farën e paqes globale, dhe të heqim frikën nga zemrat e myslimanëve dhe jomyslimanëve!

## Arafati

Çfarë porosie! Çfarë pamje! Mahsheri. Ringjallja. Llogaridhënia dhe pritja e mëshirës së Allahut (xh.sh.). Lodhje dhe një mori zërash. Ka mëkate që Allahu (xh. sh.) i fal vetëm në Arafat. Një njeri vetëkritik në Arafat tha: "Çfarë do të ishte ky tubim po të mos isha unë aty?!" Atij nuk do t'i mungonte asgjë. Por ti duhet ta shtrosh pyetjen: "Çfarë do të isha unë po të mos isha i pranishëm aty?"

Ka mëkate që Allahu i fal vetëm në rrafshnaltën dhe në ditën e Arafatit. Nuk do t'i falet vetëm atij që nuk shpreson në falje. Takimi i Ademit dhe i Havasë. Dashuria. Arafati.

Ditën e nëntë të Dhul-hixhës qëndrohet në Arafat. Aty janë takuar Ademi (a.s.) dhe Havaja. Aty është djepi i njerëzimit. Aty ka filluar civilizimi. Aty janë takuar stërgjyshërit tanë. Ndalesh aty, dhe qëndrosh tërë ditën. Ajo ditë është dita e pendimit. Atë ditë, dhe në atë vend, Allahu (xh.sh.) i fal gjynahet dhe shpëton nga zjarri më shumë se kurrë prej robërve të Tij.

Ajo është koha dhe hapësira e pendimit, edhe fizikisht edhe metafizikisht. Aty Allahu (xh.sh.) ia pranoi pendimin Ademit (a.s.). Aty ia pranoi lutjen dhe ia bëri të mundur të takohet me bashkëshorten e tij. Këtë takim kuptoje si shënim simbolik të mundësive të komplementimit (plotësimit) njerëzor. Shikoje se si arrihet ajo mundësi dhe mënyrë!

Rrafshnalta e Arafatit, në të cilën tubohen haxhilerët, dhe ku i drejtojmë Zotit (xh.sh.) lutjet më të thella për faljen e gjynaheve, simbolizon Mahsherin – skenën e ringjalljes, ku secili njeri në Ditën e Gjykimit do të qëndrojë përpara Allahut xh.sh., i zbuluar dhe i privuar nga çdo gjë e panevojshme; do të jetë vetëm me veprat e veta dhe pasojat e tij për shpirtin... Kjo ditë do të duhej të ishte dita e reflektimit dhe iluminimit të myslimanëve nga të gjitha anët e botës. Shkëmbimi i përvojave dhe shfrytëzimi maksimal i kohës dhe energjisë kolektive do t'ia kthente umetit të Muhamedit (a.s.) gjallërinë e tij të dikurshme, dhe do ta shndërronte Haxhin në konferencën më të madhe dhe më të frytshme në planet.



Dita e Arafatit është një ditë para Bajramit, e pa qëndrimin në Arafat nuk ka Haxh. Qëndrimi në Arafat na kujton Ditën e Ringjalljes, e Pejgamberi (s.a.v.s.), duke folur për mëshirën e Allahut në Ditën e Arafatit, në hadithin që e transmeton h. Aisheja, thotë: "Nuk ka ditë në të cilën Allahu liron robër nga zjarri më shumë sesa në Ditën e Arafatit." (21)

Allahu (xh.sh.) thotë në një hadith kudsij: "Allahu (xh.sh.), krenohet me melaqet dhe ju thotë: "Shikoni robërit e Mi se nga vijnë; nga çdo vend i largët, të pluhurosur e të rraskapitur, për të prezantuar të mirat e tyre (për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre). "O melaqet e Mia, bëhuni dëshmitarë së Unë ua fala atyre mëkatet e bëra!"

Të gjitha dispozitat që i paraprijnë Arafatit, duke filluar nga tavafi, falja, saji etj., janë pjesë përbërëse e një umreje të thjeshtë, ndërsa komponenti kryesor i Haxhit është ngjitja dhe qëndrimi në malin Arafat, sepse Resulullahi (s.a.v.s.) ka thënë: "Haxhi është Arafat." Me fjalë të tjera, Haxhi fillon nga momenti kur ne e lëmë Qabenë, apo, për ta bërë Haxhin duhet patjetër ta lësh Qabenë dhe të largohesh prej saj.

Në qoftë se haxhiu nuk e kupton që Haxhi i vërtetë fillon që nga momenti kur largohet prej Qabesë, përkatësisht kur e lë shtëpinë e Allahut, atëherë mbetet rob i të kuptuarit të jetës si një luginë e rrafshët, statike e pa pengesa, dhe pa nevojën për ambicie të qarta vetjake dhe qëllim personal jetësor. Sepse, kush nuk e ka njohur Allahun (xh.sh.) dhe nuk e ka ndier ndikimin (veprimin) e Tij para ritit zyrtar të Haxhit, në Mekë, ai do të jetë që ka qenë edhe në shtëpi – një statist pasiv, i frikësuar për vdekje se nuk do të përshtatet në koreografinë dekorative të kësaj shfaqjeje më të madhe myslimane në hapësirë të hapur.

Rrënja e emrit "Arafat" rrjedh nga folja "arefe", që do të thotë "njohje", të mësuarit, njoftim, etj. Kështu që, ngjitja e obligueshme në malin e diturisë, të mësuarit dhe njoftimi (Arafat), si dhe qëndrimi i detyrueshëm në të, në mënyrë të qartë sugjeron llojin e aktiviteteve të obligueshme pas kryerjes së Haxhit dhe kthimit në mëmëdhe. Nëse Haxhi është Arafat, atëherë le të jetë haxhiu i vendosur për t'u ngjitur me përkushtim drejt majave shkencore, ekonomike e politike, dhe i gatshëm për të derdhur shumë djersë, si rezultat i një ngjitjeje të gjatë dhe qëndrimi nën diellin e pakëndshëm flakërues e pa një hije të vetme.

Nëse Haxhi është Arafat, atëherë haxhiu është një njeri që e di se pas formimit të vet i duhet patjetër - herët apo vonë - të futet në turmën e njerëzve, i duhet të dije të përzihet në mënyrë kualitative në projektet e xhematit, shoqatës, firmës, partisë politike etj., pastaj të marrë përsipër liderizmin ose ta forcojë atë.

Por, le t'i kthehemi dispozitave të Haxhit.

Me përfundimin e ditës nisesh nga Arafati për në Muzdelife (dija të çon drejt vetëdijes). Në Muzdelife mendon (mediton) dhe "armatosesh" me guralecë, të cilët ditën e nesërme, pas lindjes së diellit, do t'i gjuash mbi shejtanin, në Mine.

### Në Mine

Në Mine vjen në mëngjesin e ditës së parë të Kurbanbajramit. I hedh guralecët në xhemrete, që simbolizojnë



shejtanin. I hedh gurët mbi epshin tënd, mbi indiferencën (gafletin) tënd, përtacinë tënde, gënjeshtrën, mosbindjen ndaj dispozitave të Allahut, mbi çdo gjë që të bëhet e huaj dhe e vështirë nga ai moment - kur ke filluar ta duash të Vërtetën. Hedhja e guralecëve mbi xhemret në Mina simbolizon gurëzimin e shejtanit të mallkuar. Ky rit nuk është një akti i jashtëm, por ai është mbështetja e jashtme për luftën e brendshme kundër shejtanit, luftë e cila duhet të bëhet vazhdimisht, deri në fitoren përfundimtare. Ai nuk është shejtani yt, por i Ibrahimit dhe Ismailit. Ai të përkujton luftën kundër shejtanit tënd, i cili është mishërim i çdo të keqe në këtë dynja. Beteja jote kundër shejtanit në Mine zgjat vetëm tri ditë. Kurse lufta kundër ligësive dhe të këqijave të nxitura nga shejtani është e vazhdueshme, deri në ditën e fundit. Betejën fizike kundër shejtanit e fiton në Mine, duke e gjuajtur atë me gur (fizikisht), ndërsa lufta ideologjike kundër tij (të keqes në vete dhe në shoqëri) vazhdon gjatë tërë jetës tënde.

Kur haxhiu në Mine, në mënyrë aktive dhe të saktë (precize), i qëllon me guralecë shtyllat që simbolizojnë shejtanin, atëherë ai e zhvillon edhe një element të liderizmit dhe prijësit, duke e kuptuar se i duhet të përcaktohet qartë karshi bartësve të çdo gjëje që dëmton një shoqëri dhe një kohë. Mbase, ky është vizualizimi më i rëndësishëm që haxhiu duhet ta përjetojë derisa aktivisht godet shtyllat e përmendura, d.m.th. secilën herë kur hedh gurin në drejtim të shtyllës; në kokën e tij duhet të përcaktojë qartë mendimet, ideologjitë, personat negativë, sabotuesit, etj., mbi të cilët do të lëshohet me fuqinë e tij personale intelektuale dhe fizike. Në qoftë se ky vizualizim nuk ndodh, haxhiu i ngjan një boksieri të pasigurt e që kënaqet duke harxhuar energjinë e vet në thesin e varur në qoshen e një dhome të errët, duke mos pasur guxim t'u kundërvihet përbindëshave të vërtetë...

### Kurbani

Pas gjuajtjes së guralecëve duhet të shkosh në Qabe, për ta falur namazin e Bajramit, e pastaj në hotelin tënd. Nëse ke vendosur të therësh kurban - there atë. Ringjalle kujtimin e sunetit të Ibrahimit, dhe përsëri kujtoje atë! Ai është dashur ta therë të birin, dhe iu bind urdhrit të Allahut.

Siç është Qabeja vetëm fillimi i Haxhit, dhe siç është ngjitja dhe zotërimi i malit të dijes (Arafati) vetëm një fazë në këtë program të lidershipit (udhëheqjes), program të cilin e shoqëron gatishmëria për një kundërvënie të pashmangshme ndaj forcës superiore fizike (xhemreteve), po ashtu edhe flijimi (kurbani) në



fund të Haxhit është një rast fantastik për të vizualizuar flijimin e kohës tënde, parasë, dijës, fuqisë, prestigjit (famës), pozitës etj., për hir të realizimit të qëllimeve të larta kolektive.

Ti duhet të flijosh pak nga dynjallëku, por i vendosur dhe i vetëdijshëm se tek Allahu nuk arrin as gjaku as mishi i kurbanit tënd, por nënshtrimi yt, vendosmëria, sinqeriteti, bindja... E, pas kësaj, vazhdon edhe disa ditë në Mekë, e pastaj kthimi për në shtëpi. Shfrytëzoji ato! Obligimet tua nuk kanë përfunduar.

### Përmbyllja

E tërë jeta jonë, bashkë me dispozitat e Haxhit, është udhëtime domethënëse deri në pikat e qarta gjeografike të kombinuara me tavafin – përkatësisht ritualet/ushtrimet, sajin – kërkimin e shqiponjës për mundësi reale, Arafati – ngjitja e mundimshme nëpër shkallët e ndryshme shoqërore, xhemeratet – lufta intelektuale dhe fizike me idolët e rrejshëm (individët, sistemet) të kohës sonë. Mirëpo, jetën tonë, në mënyrën më të saktë, e përshkruan Kurbani, përkatësisht koncepti jetësor që thotë: nëse Allahu na do, dhe ne këtë synojmë, do të na sprovojë (testojë) me atë që ne e duam më së shumti, në mënyrë që njerëzit ta shohin prej çfarë materiali jemi.

**Referencat:**

1. Edin Tule, Kur'anski tretman stresa, Sarajevë 2011. 2. www.mullasadra.com. 3. www.sadrvan.com. 4. www.islamweb.net. 5. www.dzemat-oberhausen.de. 6. www.islam-penzberg.de.



Mr. Orhan Bislimaj

# Thënia e njerëzve *"Inshallah më ka thirrur hazreti Ibrahimi..."*

Thirrja e hazreti Ibrahimit a.s. më shumë ishte një kumt ndër njerëz sesa një thirrje e thjeshtë. Në të vërtetë ajo ishte thirrje e Allahut. Sepse, në radhë të parë, hazreti Ibrahimi a.s. e ka bërë thirrjen e tij në emër të Allahut dhe me urdhër të Tij, e së dyti, dërgimin e thirrjes deri te njerëzit që kanë jetuar në atë kohë, si dhe te njerëzit e tjerë që nuk kanë qenë të lindur e të cilët do të vijnë pas tij, deri në Ditën e Gjykimit, e ka bërë vetë Allahu i Lartësuar. Allahu i Madhërishëm ka thënë në Kuran: *"Dhe thirri njerëzit për ta kryer Haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë nga rrugë të largëta." (El Haxh, 27)*

Më ka rastisur të dëgjoj prej myslimanëve që, gjersa bëjnë plane për të shkuar në vendet e shenjta për ta kryer ibadetin e Haxhit, thonë: "Inshallah më ka thirrur hazreti Ibrahimi a.s." Në kuptim të parë kjo thënie na duket irracionale, sepse pejgamberi Ibrahim a.s. nuk është i gjallë e në mesin tonë, pra që të na thërrasë për haxhillëk?! Mirëpo, në anën tjetër, kjo thënie e tyre është shumë me vend, shumë domethënëse dhe shumë simpatike.

### Konteksti i ajetit

Ajeti i lartpërmendur ka të bëjë me obligimin e ibadetit të Haxhit dhe urdhrin e Allahut ndaj njerëzve për ta kryer atë. Siç dihet, Haxhi ka qenë obligim edhe për umetet e kaluara para umetit të fundit të Muhamedit a.s. Në këtë kontekst ulematë islamë kanë mendime të ndryshme nëse urdhëresa e Allahut në këtë ajet: "Dhe thirri njerëzit për ta kryer Haxhin…!", i dedikohet Muhamedit a.s. apo Ibrahimit a.s., apo të dyve. Pa dyshim se ky ajet në parim ka të bëjë me urdhrin e Allahut ndaj Muhamedit a.s., në mënyrë që njerëzve t'ua bëjë me dije obligimin e Haxhit. Këtë të gjithë e pranojnë, sepse fundja, Kurani, pjesë e të cilit është dhe ky ajet, i është zbritur Muhamedit a.s. dhe implikon një urdhër për një iradet, që është legjitim, i zbatueshëm dhe i obligueshëm në Islam. Mirëpo, në anën tjetër, Imam Rraziu, Imam Kurtubiu, dhe pjesa më e madhe e tefsirologëve mendojnë se ky ajet në mënyrë më të veçantë ka të bëjë me hazreti Ibrahimin a.s. dhe thirrjen e tij ndër njerëz për ta kryer Haxhin. Këtë askush nuk e kundërshton, e edhe ne e konsiderojmë si të mirëqenë, edhe për faktin se në ajetin paraprak Ibrahimi a.s. përmendet me emër, si dhe disa udhëzime të Allahut ndaj tij përkitazi me Qabenë në Mekë.

### Ibrahimi a.s. dhe thirrja e tij për Haxh

Ibrahimi a.s. është njëri prej pejgamberëve të mëdhenj (Ulu'l azmi mine'r-rrusul), të përmendur në Kuran. Është babai dhe gjyshi i shumë pejgamberëve që kanë ardhur pas tij. Nga loza e tij është gjeneza e pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s. Mbi këtë bazë mund të themi se Ibrahimi a.s., është ndër pejgamberët më emblematikë në Islam, edhe për faktin se ishte përballur me shumë sfida e sprova të jashtëzakonshme. Prej tyre dy kanë qenë shumë të rënda: 1) Kur armiqtë e kanë hedhur në zjarr, për ta djegur, dhe; 2) Sprova e Allahut për ta bërë kurban birin e tij, Ismailin a.s. Në të dy rastet Ibrahimi a.s. ka qenë stoik, dhe për asnjë moment nuk është luhatur në imanin e tij. Mirëpo, në të dy rastet ka qenë ndërhyrja e drejtpërdrejtë e Allahut, dhe Ibrahimi a.s. i ka tejkaluar pa asnjë dëmtim. Sa i përket djegies, Allahu e ka urdhëruar zjarrin:

*"Po, Ne i thamë: "O zjarr, bëhu i ftohtë, dhe shpëtim për Ibrahimin!"* (En Nisa, 69). Pas këtij urdhri zjarri s'ishte normal, dhe Ibrahimi a.s. shpëtoi pa asnjë djegie të vogël. E, sa i përket rastit të dytë, Allahu përsëri ka ndërhyrë, duke ia dërguar një kafshë madhështore, që ta flijojë në vend të të birit, Ismailit a.s.

Përveç kësaj, Ibrahimi a.s. mbetet simbol i njeriut që arrin të gjejë besimin e drejtë në Allahun nëpërmjet forcës së arsyes. Që në fëmijëri, pra në kohën kur akoma nuk ishte pejgamber, nuk u pajtua me babanë e tij, që ishte mjeshtër i idhujve dhe adhurues i tyre. Ibrahimi a.s. e kundërshtoi babanë dhe të gjithë idhujadhuruesit, me arsyen se idhujt nuk kanë të bëjnë asgjë me Krijuesin e vërtetë. Kurani e përmend këtë

shqetësim të Ibrahimit a.s. për besimin e vërtetë, si dhe interesimin e tij. Në këtë gjendje ai filloi të gjurmojë për Krijuesin absolut. Njëherë mendoi se Dielli, mbase, mund të ishte krijuesi, pasi që e sillte dritën dhe ngrohjen, pra dy elemente qenësore për ekzistencën. Por, mbi bazën e arsyes e sfidoi këtë bindje, dhe erdhi në përfundim se Dielli nuk mund të ishte krijuesi. Kështu veproi edhe me Hënën, dhe pas një analizimi të gjithësisë dhe fakteve kozmologjike, në fund konkludoi se Krijuesi i Vërtetë është vetëm Allahu, I Cili nuk ka nevojë për asgjë. Këtu qëndron arsyeja që Ebu Hanife ka thënë: "Njeriu nuk mund të justifikohet për mosnjohjen e ekzistencës së Krijuesit."

E, sipër të gjithave, hazreti Ibrahimi a.s. ishte ai që e rindërtoi Qabenë, mbi themelet që kishin qenë të vendosura edhe më herët. Në këtë punë i ka ndihmuar edhe djali i tij, Ismaili a.s. Këtë e përmend Kurani, kur Allahu thotë: "Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë luteshin): "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që Dëgjon dhe Di!" (El Bekare, 127)

**Thirrjen e Ibrahimit a.s. e dëgjuan të gjithë njerëzit**

Kur Ibrahimi a.s. e përfundoi rindërtimin e Qabesë, atëherë ishte e rrugës që njerëzit ta bëjnë vizitë atë në emër të ibadetit të Haxhit. Me këtë rast, Allahu i Lartësuar e obligoi duke i thënë: *"Dhe thirri njerëzit për ta kryer Haxhin…!"* (El Haxh, 27)

Ky urdhër i Allahut ishte obligim për Ibrahimin a.s. Tani, Ibrahimi a.s. nuk kishte zgjedhje tjetër, veçse t'i thërrasë njerëzit për Haxh, e ta çojë në vend amanetin e Allahut. Porse, dilema kryesore e Ibrahimit a.s. ishte mënyra e thirrjes. Allahu po e urdhëronte Ibrahimin a.s. që të bërtiste prej një vendi të caktuar, sado që të kishte mundësi. Mirëpo, Ibrahimi a.s. duke e ditur se zëri i tij ishte i vogël, i thotë Allahut: "Ja Rabb, po sa mund të dëgjohet zëri im? Allahu i Lartësuar po thotë: "Ti thirri njerëzit, e dërgimi i thirrjes sate te njerëzit është punë Imja." Ibrahimi a.s., apo siç njihet me emërtimin Halilullahi (miku i Allahut) hipi në kodrën "Ebi Kubejs" dhe bërtiti: "O ju njerëz! Me të vërtetë Allahu ju ka urdhëruar për ta bërë Haxhin te kjo shtëpi (Qabeja), në mënyrë që t'ju shpërblejë me Xhenet dhe t'ju mbrojë nga zjarri i Xhehenemit, andaj kryejeni Haxhin! Këtë thirrje të hazreti Ibrahimit a.s. e dëgjuan të gjithë, ata që ishin fetus në mitër, dhe ata që ishin akoma pa u nisur për të ardhur në jetë, duke e thënë "telbijjen": Lebbejke Allahumme Lebbejk – të përgjigjemi Ty, o Zoti im, të përgjigjemi Ty. Andaj, kush iu përgjigj kësaj thirrjeje, ai veçse do ta bëjë Haxhin, sipas asaj sa herë është përgjigjur; nëse është përgjigjur njëherë, atëherë një herë, e nëse është përgjigjur dy herë, atëherë do ta bëjë Haxhin dy herë."

Transmeton Ebi Tufejl, se Ibën Abasi r.a. ka thënë: "Më ka thënë Ibën Abasi r.a.: "A e di se cili është realiteti i telbijjes? Unë i thashë: "Jo, nuk e di." Ai më tha:



"Kur Ibrahimi a.s. u urdhërua që t'i thërrasë njerëzit për ta kryer Haxhin, me atë rast bjeshkët i kanë ulur kokat, ndërsa luginat i kanë ngritur, e ai ka thirrur ndër njerëz për Haxh, dhe thirrjes së tij iu përgjigj çdo gjë duke thënë: "Lebbejke Allahumme Lebbejk–të përgjigjemi Ty, o Zoti im, të përgjigjemi Ty."

**Thirrja e Ibrahimit a.s. është thirrje e Allahut**

Në të vërtetë thirrja e hazreti Ibrahimit a.s. më shumë ishte një kumt ndër njerëz sesa një thirrje e thjeshtë. Në të vërtetë ajo ishte thirrje e Allahut. Sepse, në radhë të parë, hazreti Ibrahimi a.s. e ka bërë thirrjen e tij në emër të Allahut dhe me urdhër të Tij dhe, së dyti, dërgimin e thirrjes deri te njerëzit që kanë jetuar në atë kohë dhe te njerëzit e tjerë që nuk kanë qenë të lindur, e të cilët do të vijnë pas tij, deri në Ditën e Gjykimit, pra e ka bërë vetë Allahu i Lartësuar. Madje, Ibrahimi a.s. ka qenë i vetëdijshëm për mundësitë e tij fizike për ta realizuar thirrjen, kur tha: "Ja rabb, po sa mund të dëgjohet zëri im?" Kjo na jep të kuptojmë se ai ishte vetëm mjet për ta lëshuar këtë kumt, ndërsa përçues i kësaj thirrjeje është vetë Allahu i Lartësuar, tek I Cili gravitojnë gjithë shpirtrat e krijesave, sepse thirrja depërtoi edhe te shpirtrat e atyre që akoma nuk janë në botën fenomenale. Por, nëse pyesim se në çfarë mënyre depërtoi kjo thirrje te njerëzit, atëherë themi se mënyra është veçanti e Madhështisë së Allahut, dhe përfshin aspektin hyjnor të komunikimit Krijues – krijesë. Kjo vërtetohet me faktin se pikërisht atë vit në Mekë do të vijnë njerëz për ta bërë ibadetin e Haxhit! Këta njerëz, që erdhën po atë vit, nuk kishin ardhur sepse i kishin dëgjuar tingujt e thirrjes së Ibrahimit a.s., por edhe thirrjen e Allahut. Për më tepër, Allahu i kishte garantuar Ibrahimit a.s. duke i thënë: "Dhe thirri njerëzit për ta kryer Haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta." (El Haxh, 27)

Fjala e Allahut: "se të vijnë ty këmbësorë…" sipas dijetarëve islamë ishte premtim i Allahut se në të njëjtin vit të thirrjes gjithsesi se do të vinin njerëzit. Ky është edhe një argument shtesë se thirrja e Ibrahimit a.s., në fakt ka qenë thirrje e Allahut. Prandaj, kur njerëzit thonë: "Inshallah më ka thirrur hazreti Ibrahimi", ata me këtë sikur thonë: "Inshallah më ka thirrur Allahu, e ma ka bërë kësmet shkuarjen në vendet e shenjta". Prandaj, kjo thënie është e mirë dhe nuk duhet ta largojmë nga bisedat tona.

(1) Shih: El Bejdavij, Envarut-tenzil ve esrarut-te'vil; Esh Shevkani, Fet'hul Kadir, En Nesefij, Tefsiru Mudarikit-tenzil ve hakaikit-te'vil, komentimi i ajetit: El-Haxh, 27. (2) Shih: Er Rrazi, Tefsiru mefatihil gajb- et-tefsirul kebir; El Kurtubij, Tefsirul xhamiil ahkam, Ibën Kethiri, Tefsirul Kuranil Kerim, etj., komentimi i ajetit: El-Haxh, 27. (3) El Kurtubij, po aty, komentimi i ajetit El-Haxh, 27. (4) El Kurtubij, po aty. (5) Shih: El Kurtubij, po aty.



Xhafer FEJZIU

# Qabeja, faltorja e parë në tokë



"Më e para shtëpi që është vënë për gjithë njerëzit, është ajo që gjendet në Mekë." (Ali Imran, 96)

Thotë Zoti në Kuran: "Dhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë-luteshin): "Zoti ynë, pranoje këtë prej nesh! Me të vërtetë Ti je që Dëgjon dhe Di!" (El Bekare, 127)

Fjalët "duke i ngritur themelet" tregojnë se themelet e Qabesë ishin të ndërtuara, pasi, sipas shumicës së dijetarëve, ishte Ademi a.s. ai që e kishte ndërtuar më parë atë, ndërkaq tufani i Nuhut a.s. e kishte shkatërruar atë, për t'ia lënë vetëm themelet.

Fakti që tregon se Ademi a.s. është ai që e ndërtoi Qabenë është ajeti i Kuranit, që thotë: "Shtëpia e parë e ndërtuar është ajo në Beke." Meka ndryshe njihet edhe me emrin "Beke" – si në këtë ajet. Kjo për shkak se njerëzit në këtë vend qajnë shumë. (Beke d.m.th. qaj). Prandaj, nëse nuk qan në Mekë, si përkushtim ndaj Zotit, ku tjetër do të qash?! Aty është vendi ku qahet, saqë edhe vet emrin e ka marrë po nga e qara.

Ndërtesa e Qabesë, që e ndërtoi Ibrahimi a.s., ishte e lartë shtatë parakrahë, e gjerë njëzet e një parakrahë, dhe ishte pa çati. Gjatë gjithë kohës që e ndërtonin, Ibrahimi a.s. dhe Ismaili a.s. luteshin: "Zoti ynë, pranoje këtë prej nesh! Me të vërtetë Ti je që Dëgjon dhe Di!" (El Bekare, 127)

A ka nder më të madh se të ndërtosh Qabenë?! Megjithatë, ata kishin frikë se mos Zoti nuk ua pranonte këtë mund. Më e ndershmja dhe më e vjetra shtëpi që është ndërtuar dhe ngritur në faqe të dheut për të kryer ibadetet të gjithë njerëzit, pra është ajo shtëpi që gjendet në vendin e quajtur Beke (Mekë). Ajo është më e para faltore e ndërtuar për t'u lutur çdo mysliman. Kur e kanë pyetur Pejgamberin a.s.: "Cila faltore është ngritur e para?" Pejgamberi a.s. ka thënë: "E para faltore është Qabeja, që e ka ndërtuar Ibrahimi, kurse pas dyzet vitesh është ngritur Bejti Mukadesi."

Fahri Raziu thotë se për ngritësin e parë të Qabesë janë thënë fjalë të ndryshme, por më e vërteta është se atë herën e parë e kanë ngritur engjëjt, me urdhrin e Zotit, në formë të Bejti Mamurit, që është në qiell, para se të jetë krijuar Ademi a.s., për ta pasur atë kibël në falje, dhe për të bërë tavaf gjithë njerëzit; sepse edhe në sheriat të Ademit, Shitit, të Idrisit dhe Nuhit ka pasur falje me sexhde, që nënkupton se doemos duhej një kibël, pra vend për t'u kthyer andej. Nga ky tregim kuranor nënkuptojmë se faltoret e vjetra janë më të vyeshme, sepse Allahu xh.sh. e vërtetoi ekzistimin e Qabesë më të vyeshme se Bejti Mukadesi, pra me ngritjen e asaj para Bejti Makdesit. Ajeti kuranor: "Inne evvele bejtin" (Ali Imran, 96), u përkthye edhe me fjalët: "Më e ndershmja shtëpi është Qabeja". Por, mund të thuhet se më e ndershmja godinë në botë është Bejtull-llahi, sepse urdhërues i ngritjes së saj është Allahu xh.sh., arkitekt që ka hartuar planin e saj është Xhibrili, dhe ndërtues i saj është Ibrahimi a.s., duke pasur si punëtor të birin Ismail a.s. Virtyte të tilla nuk janë përmbledhur në një godinë tjetër në botë, e as nuk mund të përmblidhen më vonë.

### Qabeja është vënë për të bërë ibadet të gjithë njerëzit

*"Lel-ledhi bibekkete"* (Ali Imran, 96), është: "ajo që gjendet në vendin e quajtur Beke", që është qyteti i Mekës. Disa thonë se Beke quhet vendi në të cilin haxhilerët bëjnë tavafin rreth Qabesë, dhe Mekë është emri i gjithë (Haremi sherifit), vendeve të caktuara që dihen në atë qytet.

Vendit që është ngritur Qabeja dhe rrethit të saj u është thënë Beke, për arsye se aty mblidhen njerëzit me shumicë. Thuhet edhe se Mekë quhet Qabeja, dhe Beke është emër i atij qyteti.

Fahri Raziu thotë se sa vend i bekuar është Qabeja kuptohet vetëm kur njeriu të mendojë se ajo është si një pikë qendrore, e safat që drejtohen andej janë si vargjet që rrethojnë atë pikë. Pra, kur njeriu ka parasysh se sa milionë njerëz janë kthyer për t'u falur andej, ndër të cilët doemos gjenden njerëz të mirë, shpirtkulluar



e zemërndritur, atëherë e kuptojmë qartë që ai vend është tepër i bekuar. *"Ve huden lilalemin"* (Ali Imran, 96) - "Qabeja është edhe udhërrëfyes (kibël) për njerëzit mbarë". Kjo do të thotë se Qabeja është një shtëpi që tregon se të gjithë njerëzit duhet të kthehen andej kur të falin namaz. *"Fihi ajatun bejjinatun mekamu Ibrahim"* (Ali Imran, 96) - "Aty ka shenja të dukshme (që rrëfejnë se ajo është e respektuar më tepër se të tjerat), ndër të cilat është mekami i Ibrahimit".

Me mekamin e Ibrahimit është fjala për gurin që e ka vendosur ai nën këmbë kur e ka ngritur Qabenë, pra për t'i lartësuar muret e saj. Këtë gur të njohur e ka vendosur djali i tij, Ismaili, në mënyrë që Ibrahimi a.s. të hipte në të kur ndërtesa përparoi në lartësi e nuk mund të muroste më nga toka. Ky gur, që nga kohët e lashta e gjer në kohën e Omer bin Hatabit, ka qëndruar pranë murit të Qabesë, kur ai e largoi pakëz, në mënyrë që ata që faleshin tek ai të mos i pengonin të tjerët që bënin tavaf. Ato shenja në atë gur janë edhe sot e kësaj dite. Pra, ekzistimi i atij guri në Qabe tregon se Qabeja është më e vlefshme se Bejti Makdesi, sepse atë e ka ngritur i madhi Ibrahim a.s., e Bejti Makdesin e ka ngritur i madhi Sulejman a.s., e Ibrahimi a.s. dihet se është më i virtytshëm se Sulejmani a.s.

*"Ve men dehalehu kane amina"* (Ali Imran, 96) - "Dhe kushdo që futet aty, ai është i sigurt (nga sulmi i armikut dhe nga çdo cenim)". Ndër shenjat e dukshme që janë në Qabe, pra është edhe kjo: Kushdo që hyn aty, ai është i siguruar nga sulmi i armikut dhe nga çdo cenim tjetër, sepse gjithmonë ka qenë zakon i arabëve që një njeri që porsa futet në Harem, nuk sulmohet dhe nuk plaçkitet, dhe as nuk vritet prej askujt. Ky zakon është ruajtur deri në ditët e sodit. Transmetohet se Omeri r.a. ka thënë: "Sikur ta shihja edhe vrasësin tim në Harem, nuk do t'i bëja asgjë."

Ajeti nuk tregon se prej kujt është i sigurt ai njeri që futet në rreth të Qabesë, prandaj mund të thuhet se njeriu që futet aty është i sigurt edhe prej sulmit të armikut, por edhe prej dënimit të Allahut në ahiret, e kjo pasi ta kryejë detyrën e Haxhit; në qoftë se nuk bënë ndonjë mëkat të madh më pas. Ky sigurim i njeriut kuptohet edhe prej shumë fjalëve të shenjta të Pejgamberit a.s.

Allahu ka mjaftuar që në këtë ajet të tregojë vetëm dy shenjat që u përmendën: Mekami i Ibrahimit a.s., dhe sigurimi i atij që futet aty, por mysafirët thonë se aty ka edhe shenja të tjera të dukshme:

- Vizituesit e Qabesë e shohin me sy se kur zogjtë janë duke ardhur me turmë andej, porsa të vijnë përmbi Qabe, shpërndahen e nuk fluturojnë mbi atë me turmë;
- Në haremi sherif nuk gjuajnë as zagarët as skifterët, madje edhe shtazët e shpezët e egra nuk e hanë e as nuk e gërgasin njëra-tjetrën;
- Në Mina secili haxhi hedh gurë të marrë nga larg. Pra, aty mund të bëhet një mal i lartë prej gurëve që hidhen vit pas viti, pra me qindra mijëra haxhilerë. Por,



nuk gjendet vetëm se një sasi e vogël. Aty, afër, nuk ka ndonjë gropë që të thuash se futen gurët;

- Nuk ka mundur të vijë aty ndonjë mbret ose komandant me qëllim që ta shembë e ta zhdukë Qabenë; (As'habi filët) Ebreheja me ushtrinë e vet është afruar me qëllim që ta rrënojë Qabenë, por i vrau Zoti me gurë të zogjve Ebabil, dhe Ebrehaja nuk mundi t'ia arrij qëllimit. Ndërkaq, Bejti Makadesin e pati shembur e rrënuar Buhtunasri. Në Qabe ka edhe shenja të tjera të dukshme.

Allahu xh.sh., pasi tregoi vlerat kuptimore e materiale të Qabesë, për të treguar se njerëzit duhet ta vizitojnë atë, urdhëron e thotë: "Velil-lahi alen-nasi hixhxhulbejti meni'steta'a ilejhi sebila" - "Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo". (Ali Imran, 97)

Njerëzit, vetëm për të fituar kënaqësinë e Zotit, janë ngarkuar me detyrën e shenjtë që të vizitojnë Qabenë, kur kanë mundësi nga aspekti shëndetësor dhe material, pra për t'ia mësyrë asaj. Meqenëse kryerja e Haxhit është një nga pesë shtyllat e Islamit, kur zbriti ajeti i treguar më lart, Pejgamberi a.s. i thirri myslimanët dhe disa prej jehudive sepse edhe ata patën thënë: "Ne jemi myslimanë", - dhe të gjithëve ua komunikoi urdhrin e Zotit, e myslimanët në atë çast e pranuan, por jehuditë nuk e pranuan shkuarjen atje. Atëherë zbriti fundi i ajetit: "Ve men kefere feinnall-llahe ganijun anil alemin". (Ali Imran, 97) - "E kush nuk e beson, Allahu nuk është i nevojshëm për ibadetin që e bëjnë njerëzit".

Haxhi është urdhër i Allahut, e ai që e mohon Allahun ose mohon obligimin e Haxhit, ose bëhet kryeneç e nuk ia di për nder Zotit për të mirat që i ka dhënë dhe nuk e kryen këtë detyrë, ta dijë se Allahu nuk ka nevojë për asgjë në këtë botë.

Myslimani gjatë namazit pesë herë në ditë e drejton fytyrën e tij kah Qabeja e bekuar në Mekë. Në këtë mënyrë ai tërë jetën shpirtërisht është i lidhur me kiblen, që është simbol i ibadetit, atdheu i misioneve dhe i aksioneve që i ndërmori Pejgamberi ynë për të mirën e njerëzimit, dhe xhamia e parë që u ndërtua në tokë. Andaj, vizita e Qabesë, pra kryerja e Haxhit, paraqet dëshirën dhe synimin e çdo myslimani, kudo që jeton ai. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin, se të vijnë ty këmbësorë dhe kalorës me deve të rraskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta". (El Haxh, 27)

Ky është Haxhi, një nga detyrat e kësaj bote dhe një nga rrugët e ahiretit. Ai që e mohon Haxhin si dispozitë, e mohon Allahun.

O Zot, të gjithë atyre që kanë vendosur ta bëjnë Haxhin, ndihmoju dhe pranoje nijetin e tyre!

***Literatura*:**

-Kurani, përkthim me komentim në Gj. Shqipe, h. Sherif Ahmeti,
-Ajka e Kuptimeve të Kurani Kerimit,
-"Hëna e Re", Prill,1994,
-El Hafidh bin Kethir, Rrëfime mbi pejgamberët, 1998, Mitrovicë,
-Amër Halid. Historitë e profetëvë, Shkup, 2007.



Prof. Dr. Hysen Matoshi

# Letërsia në faqet e "Zanit të Naltë"

Periodiku shqiptar, në historikun jo gjithaq të gjatë, identifikohet me revista që e plotësojnë mozaikun e tij shumëngjyrësh tematik. Pavarësimi i shtetit shqiptar dhe institucionalizimi i tij, në dekadën e dytë të ekzistimit, solli risi edhe në planin kulturor. Ndër to, si rezultat i Konstituimit të Komunitetit Mysliman Shqiptar, ishte edhe themelimi i organit të tij, revistës "Zani i Naltë". Krahas destinimit themelor si revistë fetare, nga drejtimi i saj, përkatësisht redaksia dhe botuesi, ishin përcaktuar si fusha plotësuese edhe filozofia, morali (etika), letërsia kombëtare dhe sociologjia. Në këtë kumtesë do të flasim për përmbajtjet letrare të numrave të botuar në një hark kohor prej 16 vjetësh, pra nga fillimi e deri më 1939, kur edhe pushoi së dali kjo revistë, për të rinisur jetën e saj dekada më vonë në një kontekst të ri shoqëror të transformimeve të mëdha shoqërore në Republikën e Shqipërisë, po ashtu si organ i Komunitetit Mysliman.

Prania e shkrimeve letrare dhe e shkrimeve për letërsinë në rreth 5 000 faqet të kësaj trashëgimie të veçantë kulturore fetare e kombëtare është me interes të përgjithshëm për zhvillimet e letërsisë shqipe. Shkrimet letrare të prezantuara në këtë revistë, sikurse edhe autorët e tyre, kanë qenë fare pak të njohura në opinionin tonë kulturor për gati gjysmë shekulli, si rezultat i ekskomunikimit të plotë të "Zanit të Naltë" dhe përgjithësisht të aspekteve fetare kulturore në botën shqiptare. Si rrjedhojë e kësaj, shkenca jonë për letërsinë, veçmas historianët e letërsisë shqipe, nuk i kanë marrë parasysh as vlerat e revistës dhe as prurjet e saj konkrete. Për të qartësuar këtë shpërfillje, po sjellim konstatimet në dy nga historitë e letërsisë sonë më të cituara viteve të fundit. Mbase shembulli më i vrazhdë i mohimit të vlerave kulturore e letrare të kësaj reviste është "Historia e letërsisë shqiptare", përgatitur dhe botuar nga Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë i Akademisë së Shkencave të Republikës së Shqipërisë, ku revistës "Zani i Naltë" i është kushtuar vetëm një rresht tekst, në të cilin përmendet ekzistenca e saj dhe, kuptohet, këtu nuk mungon as cilësimi ideologjik: "revista "Zani i naltë" (Tiranë, 1923-39), organ i klerit reaksionar mysliman". (Cituar sipas botimit të "Rilindjes", Prishtinë, 1989, 462). Ndonëse nuk i ka kualifikimet ideologjike brenda konstatimeve të saj edhe Historia e letërsisë shqiptare e Robert Elsit, e shkruar në periudhën postkomuniste, revistës "Zani i Naltë" i kushton katër rreshta tekst, duke e përcaktuar vetëm si revistë me karakter kulturor islam dhe duke ia mohuar edhe karakterin e përgjithshëm kombëtar. Kujtojmë se si kjo revistë, ndryshe nga ky vlerësim, botonte shkrime edhe për çështje të tjera të interesit të përgjithshëm kombëtar.

Interes të posaçëm për kontributin letrar shqiptar të kësaj reviste përbën qëndrimi i saj ndaj traditës sonë letrare, ndaj asaj tradite që, edhe atëherë, por edhe sot, jo rrallë nga autoritete shkencore e kulturore kundrohet si produkt i huaj në kulturën shqiptare. Fjala është për trashëgiminë letrare e përgjithësisht kulturore me frymë islame, kryesisht të shkruar ne shqipe me alfabet arab. "Drejtimi" (redaksia) i revistës, por edhe vetë Mit'hat Frashëri, alias Lumo Skendo, bënin thirrje të vazhdueshme për mbledhjen e këtyre veprave dhe prezantimin e tyre. Natyrisht kjo thirrje e drejtuar në faqet e revistës që më 1926 ishte më shumë brenda kohës dhe mundësisë së identifikimit të fakteve letrare të alamiados shqiptare. Gjithnjë në kontekst të prezantimit të vlerave të alamiados shqiptare, në faqet e "Zanit të Naltë" në vazhdime prezantohet Divani i Nezimit, pjesë nga krijimtaria letrare e Hasan Zyko Kamberit, po kështu në disa vazhdime jepet Mevludi i Ismail Floqit, një ilahi e Sheh Sulejman Temanit, dërguar nga bashkëpunëtori i revistës Abdullah Ferhati, e cila sipas shpjegimit të redaksisë daton diku ka gjysma e dytë e shekullit XVIII, por edhe autorë e vepra të tjera, për të cilat në opinionin tonë kulturor e shkencor dihet pak ose aspak. Mund të thuhet se që nga cilësimi i Naim Frashërit për Hasan Zyko Kamberin si mbret të poezisë, mendimi historiko-letrar shqiptar, në vijën e

njohjes së alamiados sonë, ka qenë i mangët. Rezultat i kësaj shpërfilljeje them se është një pamje shumë më e kufizuar e letërsisë shqipe. Një autonomi e padëgjuar kulturore e letrare, një vetëgjymtim dhe shtrembërim i dimensionit të njëmendtë të trashëgimisë sonë. Tendencave të këtilla, të cilat fatkeqësisht përvijohen deri në ditët e sotme dhe dalin nga gojë të autoriteteve tona kulturore e diturore, "Zani i Naltë" bëri përpjekjeje që t'iu kundërvihej me qëllim që pamja e kronologjisë sonë letrare të jetë, në përputhje me të vërtetën, dhe sa më e plotë.

Një meritë të veçantë të kësaj reviste, përkatësisht drejtuesve dhe botuesve të saj, e përbën edhe botimi i shkrimeve letrare të bashkëkohësve. Pa asnjë dyshim, poeti më i njohur dhe më produktiv i "Zanit të Naltë", në këto vite, del të jetë Hafiz Ali Korça, islamolog i shquar, poet, përkthyes, gjuhëtar, dijetar, publicist, me një fjalë një figurë e rëndësisë shumëplanëshe fetare e kombëtare. Asgjëmangut nuk mund të thuhet edhe për Ferit Vokopolën, i cili, për dallim nga i pari, vijon të mbetet edhe sot i panjohur për lexuesin tanë, ndonëse me poezitë e botuara dëshmon kapacitetin e një autori të rëndësishëm për periudhën kur shkroi. Autorë të tjerë, të cilët botuan në këtë revistë shkrimet e tyre letrare janë edhe: Shefqet Dajiu, Haki Sharofi, Shaqir Oruçi, Sabri Dardha, Vexh-hi Buharaja, Vexhi Demiri, Murat Çami, Hamid Gjylbegaj, Tefik Qanga, Reshit Lloshi, Islam Vrioni, Hysni Bushati, Haxhi Ismail Hakiu, Halim Shehu, Munir Selfo, Teufik Gjyli, Zija Demiri etj. Vihet re se një pjesë e këtyre autorëve të shkrimeve letrare, por edhe të kontributeve të tjera, atëbotë ishin nxënës të Medresesë së Tiranës. Në aspektin e gjinisë letrare ka një mbizotërim të lirikës, përkatësisht të poezisë, kundruall një numri më të paktë të prozave. Kryesisht motivet e këtyre shkrimeve letrare janë fetare, aty-këtu edhe atdhetare, pastaj ka edhe tema që ndërlidhen me aspekte filozofike, psikologjike, sociale etj. Në përputhje edhe me përcaktimin konceptual të revistës për të botuar letërsi kombëtare, vërehet se numri i shkrimtarëve të përkthyer nga gjuhë të tjera në shqip është tejet i vogël. Po zëmë ngoje një vjershë të poetit e mendimtarit të madh Sadiut, të titulluar "Të themi se" në përkthim brilant të Hafiz Ali Korçës dhe tregimin e shkrimtarit të njohur frëng Alphonse De Lamartine-it "Arabi dhe kali i tij" në përkthim të Jonuz Bulliqit.

Përveç botimit të letërsisë shqipe, ndonëse në përmasa më të kufizuara, "Zani i Naltë" i kushtonte një vëmendje edhe prezantimit të kontributeve teorike-letrare dhe historike-letrare, që ndërlidheshin me krijimtarinë tonë






letrare. Pa dyshim synimet ishin të qarta dhe kishin të bënin me udhëzimin dhe formimin e drejtë të një elite që do ta vlerësonte letërsinë me kritere shkencore. Në rrafshin e kontributeve teorike hyn studimi i Hafiz Ali Korçës "Përmbi Nalt-shkrimin edhe përmbi Vjershërimin shqip", i cili u prezantua në dy vazhdime në faqet e revistës. Nga ky shqyrtim qartësohet edhe më shumë fakti se kryeautori i kësaj reviste, nuk ishte vetëm një talent i rrallë, por njëkohshëm edhe një dijetar me formim të gjerë intelektual. Meqenëse alamiadistët shqiptarë nuk ishin prezantuar në sprovat e deriatëhershme historiografike as në përmasën dhe as në nivelin e duhur, revista "Zani i Naltë" bëri përpjekje për një vlerësim të drejtë dhe sa më të plotë të këtij krahu autorësh. Edhe pse nuk ka ndonjë kontribut të dalluar në këtë drejtim, vetë aktualizimi i vështrimeve historiko-letrare ishte një përpjekje për ta kthyer vëmendjen tek këta autorë, pse të mos themi, të anashkaluar në pjesën e tyre më të madhe. Të kësaj natyre janë tekstet e botuara, si: "Shkrimtarë tjerë të moçëm", "Një vepër e panjoftun" dhe veçmas shkrimi në dy vazhdime me titullin "Pak dritë mbi jetëshkrimin e Nezimit".

Ardhja e sërishme e "Zanit të Naltë", me tërë atë gurrë të pashtershme të margaritarëve të fjetur, e nga pak edhe të harruar, është një ngjarje e madhe kulturore, por edhe një cytje për të kërkuar perla të tjera letrare të autorëve të prezantuar në faqet e kësaj reviste. Bie fjala, nga të gjithë autorët po përmend vetëm njërin, i cili për mua deri tani ishte emër krejtësisht i panjohur. Fjala është për Murat Çamin, nga Spatari Çamërisë, i ikur në Konispol, i cili në faqet e revistës është prezantuar me një vjershë moralizuese. Po sjell këtu vetëm disa vargje të këtij autori:

*Në fe, në Komb qëndro i drejtë,*
*Të rremen krejt hidhe në lumë,*
*Se të ç'nderon në të dy jetët,*
*Dhe të sjell pendime shumë!.*

*Drejtësia tek njeriu,*
*Duhet të jetë në ç'do orë,*
*Jo si të frynjë Veriu,*
*Që t'i thotë këmbës dorë.*

Kush mund të bindet se një autor me një nivel të këtillë shprehës poetik nuk ka shkruar ndonjë gjë tjetër. Është e pamundur që, kushdo qoftë ai, të ofrojë një dëshmi të kësodore letrare pa një rrugëtim të formimit si autor letërsie. Shpresoj të dalin në dritë edhe dëshmi të tjera letrare prej tij, e në këtë drejtim s'na mbetet tjetër veçse të përsërisim lutjen e Mit'hat Frashërit lidhur trashëgiminë kulturore e letrare të këtij qarku të fuqishëm kulturor shqiptar.

Në përmbyllje, duke vlerësuar, përveç tjerash, edhe kontributin letrar të revistës "Zani i Naltë", le të më lejohet të konstatoj se, me botimin e kolanës 16-vjeçare, lartësohet tradita jonë, lartësohen vlerat tona shkrimore të së sotmes dhe të së nesërmes, lartësohet mendimi islam dhe përgjithësisht kultura shqiptare.

Hajrullah Hoxha



# Disa konstatime në përkthimet e para të Kuranit në gjuhën shqipe (1)

## Hyrje

Kurani famëlartë është libër hyjnor, i cili i është shpallur Muhamedit a.s. nga Allahu i Madhëruar, përmes melekut Xhibril a.s., për t'i udhëzuar njerëzit në rrugën e besimit të drejtë, të veprave të mira dhe të virtyteve të larta morale. Ai është shpallja e fundit hyjnore, e cila me përmbajtjen e tij universale i është dedikuar mbarë njerëzimit, pa dallim feje, kombi, race ose klase shoqërore. Si i tillë ai vlen dhe vazhdon për të gjitha vendet dhe për të gjitha kohët, deri në datën e fundit të kësaj bote. Ai është i vetmi libër qiellor që është ruajtur origjinal, si për nga gjuha ashtu për nga përmbajtja, ngase këtë e ka garantuar vetë Allahu i Madhërishëm.

Me përhapjen e Islamit ndër popujt joarab, Kurani si burim themelor i mësimeve të islame, përveç mësim – leximit në origjinal, u përkthye dhe u shpjegua në formë të ligjërimit dhe predikimit, qysh nga koha e Pejgamberit a.s. e deri më sot, nga dijetarët e secilit popull mysliman, në gjuhën e tyre amtare. Mirëpo, sa i përket përkthimit të Kuranit tekstualisht – fjalë për fjalë, pra në ndonjë gjuhë tjetër, për shkak të përmbajtjes së tij hyjnore, të gjuhës së pasur arabe dhe të frikës se edhe ai do të pësojë ndryshime, siç ka ndodhur me Tevratin dhe Inxhilin, ylematë e hershëm e kanë konsideruar si të pamundur dhe të palejueshëm. Një botëkuptim i tillë ka dominuar me shekuj në tërë botën islame, dhe ka qenë ndër shkaqet kryesore të mospërkthimit të Kuranit tekstualisht ndër popujt myslimanë në gjuhët e tyre, deri në shekujt e fundit.

Përkthimi i parë i Kuranit ndër popujt myslimanë është bërë në gjuhën persiane, pra në shekullin e XVIII, nga Shah Velijullahi, me titull: "Fet – hurrahman", dhe është botuar në Peshevar të Indisë. Fillimisht ky veprim i tij u gjykua ashpër nga ylematë e vendit, ndërsa nga masa e xhematit përkthyesi u kërcënua edhe fizikisht, për shkak të thyerjes së kësaj tradite shekullore. Ndërsa në vitin 1790, djali i tij, Shah Abdylkadri, e përktheu në gjuhën urde.[1]

Mirëpo, me ndryshimin e rrethanave politiko – shoqërore dhe gjeostrategjike në vendet myslimane, pra shekujve të fundit, filloi ngritja e vetëdijes arsimore dhe kombëtare, dhe njëkohësisht filluan të shtohen edhe dëshirat, ambiciet dhe pretendimet e secilit popull mysliman për ta pasur edhe Kuranin në gjuhën amtare. Dëshirat dhe pretendimet e tilla i detyruan ylematë e asaj kohe për ta rishikuar çështjen e përkthimit të Kuranit, dhe me atë rast konstatuan se: Kurani mund të përkthehet në gjuhët tjera, por ai duhet të jetë me koment, sepse lexuesi i rëndomtë në shumë raste, jo vetëm që nuk do të mund ta kuptojë, pra pa sqarime, por mund ta keqkuptojë.

Ndërkaq, në vitet e tridhjeta të shekullit të kaluar, në qarqet e ylemave në Egjipt, u zhvilluan debate të shumta lidhur me çështjen e përkthimit tekstual të Kuranit, dhe dominoi mendimi se: kuptimet e Kuranit mund të përkthehen në gjuhët tjera, por shprehjet e tij figurative dhe stili artistik është i papërkthyeshëm.






Duke folur lidhur me debatet e lartpërmendura në Egjipt, përkthyesi i Kuranit në shqip, Hasan ef. Nahi, në parathënien e tij, ka theksuar: "Disa dijetarë thoshin se nuk është e lejuar që Kurani të përkthehet tekstualisht, kurse përkthimi me koment është i detyrueshëm për teologët. Shumë dijetarë janë tërhequr prej përkthimit, sepse janë frikësuar se ajo është një detyrë e rëndë dhe e madhe, dhe se nuk do të mund ta kryejnë si duhet. Disa prej tyre janë mbështetur në suren 65, ajeti 7, i cili thotë: "Perëndia nuk e ngarkon askënd, por vetëm aq sa i ka dhënë. Prandaj, kështu kanë vepruar dhe e kanë përkthyer Kuranin tekstualisht".

Një ndjenjë të tillë të frikës së përgjegjësisë së madhe e ka shprehur edhe H. Sherif ef. Ahmeti, në pasthënien e përkthimit të tij të Kuranit, kur thotë: "Jam përpjekur t'i përmbahem saktësisht origjinalit në gjuhën arabe, si në përkthimin e Kuranit ashtu në komentime, dhe që të jem sa më besnik ndaj realitetit. Jam i vetëdijshëm se kam përgjegjësi para Zotit dhe para lexuesve, por dëshira që edhe lexuesit e gjuhës shqipe ta kenë pranë vetes një përkthim me komentim në gjuhën tonë mbizotëroi frikën e përgjegjësisë. Andaj, me qëllim që masës së besimtarëve t'ia ofroj një dritë, s'paku sa të qiririt, për rrugën e tyre të lumtur, bëra një përkthim me një koment të shkurtër, ashtu që lexuesi të mund ta kuptojë më lehtë…"

Përveç përkthyesve myslimanë, për pamundësinë e përkthimit të saktë të Kuranit kanë deklaruar edhe disa përkthyes jomyslimanë. Orientalisti i njohur dhe përkthyesi i Kuranit në gjuhën angleze, Marnaduk Picthall, në parathënien e përkthimit të tij ka thënë: "Kurani nuk mund të përkthehet. Të këtij mendimi kanë qenë dijetarët më të vjetër islamë, dhe plotësisht edhe unë e përkrahi këtë mendim. Për këtë shkak unë nuk pohoj se kam arritur ta përkthej. Unë vetëm jam munduar dhe përpjekur ta barti kuptimin e Kuranit. Në qoftë se edhe me këtë kam pasur sukses, e konsideroj vetën të lumtur..."

Disa nga ulematë, duke u mbështetur në mënyrë formale në ajetet që thonë se Kurani ka zbritur në gjuhën arabe, ose për ndonjë qëllim të caktuar, janë të mendimit se Kuran quhet vetëm nëse është në gjuhën arabe, ndërsa përkthimi i tij në ndonjë gjuhë tjetër nuk është Kuran. Andaj, edhe lexuesi i tij në arabisht do të shpërblehet te Zoti i Madhërishëm, ndërsa lexuesi i përkthimit të tij nuk do të shpërblehet.

Nëse i analizojmë me vëmendje ajetet në fjalë, shihet qartë se qëllimi i zbritjes së Kuranit në gjuhën arabe ka qenë për ta kuptuar atë dhe për të besuar, e jo pse gjuha arabe është e privilegjuar te Zoti xh.sh., dhe se përkthimi i Kuranit në ndonjë gjuhë tjetër nuk është Kuran. Allahu xh.sh. edhe pejgamberëve të tjerë ua ka dërguar shpalljen në gjuhën e popullit të tyre.

Kurani, faktikisht, përbëhet nga përmbajtja dhe domethënia e tij, e jo nga gjuha dhe shkronjat, ngase këto të fundit janë vetëm mjete për transmetimin e tij.

Gjithashtu, edhe çështja e mosshpërblimit të lexuesit të përkthimit nuk përputhet me logjikën e shëndoshe të njeriut, ngase si bëhet që të shpërblehet ai që e lexon Kuranin në gjuhën që nuk e kupton, e të mos shpërblehet ai që e lexon përkthimin e tij në gjuhën që e kupton!?

(1) Ymer Riza, "Çështë Kurani", Stamboll 1927, përkth. nga Shefqet Daji, Elbasan, 1938.

Mr. Sc. Azmir Jusufi

# Historiku i përkthimit të Kuranit



### Fillet e përkthimit të Kuranit

Muhamedi s.a.v.s., sundimtarëve të kohës së tij u dërgonte misionarë me letra, duke i ftuar ata në Islam. Këto letra përmbanin ajete kuranore, të cilat janë përkthyer në gjuhë të caktuara (gjuhë të sundimtarëve). Po të ishte kategorikisht i ndaluar përkthimi i ajeteve kuranore, Muhamedi s.a.v.s., nuk do të urdhëronte që ajetet kuranore të përktheheshin në gjuhë të tjera. Në qoftë se është e lejuar që të përkthehen pjesë të veçanta të Kuranit, është e logjikshme që të jetë i lejuar edhe përkthimi i tekstit të tij në tërësi. Në një letër të cilën Muhamedi s.a.v.s., ia dërgoi sundimtarit të Perandorisë Bizantine, Herakliut, ndër të tjerash, ishte shkruar edhe ajeti i 64 i sures Ali Imran.

Muhamedi s.a.v.s., gjithashtu ka lejuar që fragmente të Tevratit (Torës) t'i lexohen në gjuhën arabe, edhe pse ishin zbritur në gjuhën hebraike.[1] Nëse Muhamedi s.a.v.s., lejoi që fragmente të Tevratit (Torës) të lexohen para tij, në gjuhën në të cilën nuk janë shpallur, atëherë është e logjikshme që një gjë e tillë të lejohet edhe me përkthimin e Kuranit në gjuhë të tjera, e aq më shumë që Kurani është mesazh universal - drejtuar njerëzimit.[2]

Në shekujt e parë të Islamit, pavarësisht zhvillimit të përgjithshëm, ka pasur kërkesa, por edhe kundërshtime rreth interpretimit të Kuranit, e pak më vonë edhe për përkthimin e tij në gjuhë të tjera. Kjo konfirmon faktin se përmbledhja e parë e madhe e literaturës tefsirore u shfaq në shek. III./IX. Arsyet për këtë qëndrim janë të shumta, por arsyeja kryesore ishte se Kurani është shpallur në gjuhën e pastër arabe. I Plotfuqishmi thotë në Kuran "S'ka dyshim se Ne e bëmë atë Kuran arabisht, në mënyrë që ju ta kuptoni." (Ez Zuhruf, 3)

Sa i përket problemit të gjuhës së Kuranit, Esh Shafi thotë se Kurani është shpallur në gjuhën e pastër arabe, ndërsa Ebu Ubejd, në anën tjetër, beson se Kurani përmban një numër të fjalëve të huaja. Imam Et Taberiu, komentuesi i njohur i Kuranit, është përpjekur të pajtojë këto dy pikëpamje, dhe thotë se elementet e supozuara të huaja në Kuran ishin fjalë të thjeshta që gjuha arabe dhe gjuhët e tjera i kishin të përbashkëta. Gjithashtu, Prof. Dr. Jusuf Ramić dhe Nerkez Smailagić janë të mendimit që ka fjalë të huaja në Kuran.[4]

Dijetari A. L. Tibavi, në fillim të punimit të tij "Is The Qur'an Translatable? - A është Kurani i përthyeshëm?", thotë: "Çdo përkthim i Kuranit e paraqet papërshtatshmërinë e vet. Sepse përkthimi duhet domosdoshmërish të përfshijë ato pjesë të Kuranit që në mënyrë të qartë në vetvete tërheqin vëmendjen se Fjala e Zotit xh.sh., i është shpallur Muhamedit s.a.v.s., në arabishte."[5]

Në shek. XIX dhe XX teoria e përkthimit të Kuranit përjetoi zhvillim të dukshëm dhe pasurim në mendimin tradicional rreth papërkthyeshmërisë së Kuranit në ndonjë gjuhë tjetër. Vetë Muhamedi s.a.v.s., fliste për më shumë mënyra të citimit të Kuranit, e që pa dyshim se nxiste për ndërgjegjësim polisemik dhe të karakterit të lartë polisemik të tekstit kuranor. Janë të njohura fjalët e tij, se: "Kurani është shpallur në shtatë mënyra të ndryshme."[6]

### A është i mundur përkthimi i Kuranit?

Dijetari i madh boshnjak, profesor Husein Xhozo, rreth përkthimit dhe interpretimit të tij të Kuranit, thotë: "Detyra e komenteve tona është që brenda kufijve të aftësive dhe mundësive tona që na ofron koha në të cilën jetojmë, si dhe nivelit të përgjithshëm të të arriturave shkencore, të nxirren në pah mësimet themelore të Kuranit dhe koncepteve islame, t'u jepen interpretime më të reja dhe më moderne..."[7]

Muhamed Asadi, në përkthimin e tij të Kuranit në gjuhën angleze, me titull "The Message of the Qur'an" (Mesazhi i Kuranit), thotë: "Edhe pse është i pamundur reproduktimi i Kuranit si i tillë në ndonjë gjuhë tjetër..., unë jam plotësisht i vetëdijshëm se përkthimi im nuk "veproi me drejtësi", e as që kishte mundësi kundrejt Kuranit dhe shtresave të panumërta të kuptimit të tij."[8]

Në pyetjen e Dr. Enes Kariqit rreth përkthyeshmërisë dhe përkthimit të Kuranit, në një intervistë që kishte

me Dr. Nasrin, ky i fundit dha këtë përgjigje: "Sa i përket përkthimit, nga një pikëpamje Kurani është i papërkthyeshëm, në atë kuptim se duke qenë se është shpallur në gjuhën arabe solli me vete edhe përfundimin, së paku sa i përket formës në të cilën Zoti deshi që Shpallja e Tij e fundit t'i zbulohet njerëzimit. (...) Vetë Kurani mbetet konstant, tekst i pandryshueshëm. (...) Nuk mund të thuhet se pranimi i Kuranit nuk është i formës së prerë ose përfundimtare. (...) Prandaj, Fjala e Zotit është e tillë, që kuptimi i saj nuk është i kufizuar. Ajo është bërë në mënyrë që të jetë e kuptueshme për të gjitha qeniet njerëzore të të gjitha gjeneratave dhe hapësirave."[9]

**Mendimet e dijetarëve islamë rreth përkthimit të Kuranit**

Joarabët që e pranuan Islamin, me variacione të ndryshme gjuhësore kanë parë nevojën që ta kuptojnë Kuranin, si dhe obligimin që ta përdorin atë në namaz. Nga ana tjetër, myslimanët duke e zgjeruar ndikimin e tyre, panë nevojën dhe detyrimin që ta komunikonin mesazhin islam (teblig), kështu që Ebu Hanife "lejoi që me përkthimin e Kuranit të kryejmë namazin".

Megjithatë, Ebu Hanife këtë fetva të tij më vonë e shfuqizoi. Edhe nxënësit e Ebu Hanifës, Ebu Jusufi dhe Muhamed Esh Shejbani konsideruan se është e lejuar që të përkthehet Kurani. Shkolla juridike islame hanefite lejoi shkrimin e përkthimit vetëm nëse shoqërohet me origjinalin në arabishte. Një pikëpamje të ngjashme rreth problematikës së përkthimit të Kuranit kishte edhe Ez Zamahsheriu. Ndërsa, juristët islamë të shkollës malikite dhe hanbelite nuk e lejojnë recitimin e përkthimit të Kuranit në namaz.[10]

Imam Shafiu, në Kitabur-risaleti fi usulil-fikhi, thotë: "Nuk ka qenie njerëzore, përveç nëse ajo është pejgamber i Zotit, e cila mund ta zotërojë plotësisht gjuhën arabe. Megjithatë, çdo mysliman duhet ta mësojë gjuhën arabe deri në kufirin e fundit të aftësive të veta ..."

Imam Buhariu (vdiq në v. 870) dhe komentuesi i tij Askalani (vdiq në v. 1448), që të dy autorë të rëndësishëm në shkencën e traditës, kanë lejuar përkthimin e Kuranit në të gjitha gjuhët "e huaja". Filologu Ibën Kutejbe (i lindur në v. 213 h.), pavarësisht nga origjina e tij persiane, pohon se nuk ka përkthyes që është në gjendje ta shprehë gjuhën arabe në ndonjë gjuhë tjetër.

Ihvanus-Safa (gjysma e dytë e shekullit të katërt h.), me prirjen filozofike dhe origjinë e përzier racore të disa prej anëtarëve të tyre kryesorë, më shumë janë në vijën e Ebu Hanifes se të Shafiiut, që edhe mund të pritej.

El Gazaliu (i lindur në v. 450 h.), në diskutimin e tij rreth atributeve të Zotit në Ilxhamul-Awwam, përmend se Kurani nuk është i përkthyeshëm, ose se myslimani nuk duhet ta përkthejë atë.

Es Sujutiu, në Itkanin e tij, citon fjalët El Kaffala, i cili në pyetjen e përkthimit të Kuranit u përgjigj me këto fjalë: "...në përkthimin që është zëvendësim i një fjale me një tjetër, nuk është e mundur që të shprehet kuptimi i plotë i Fjalëve të Zotit xh.sh."

Ez Zerkeshi, kuranologu nga sh. XIV., në Burhanin e tij përmend se Kurani nuk duhet të lexohet në ibadet përveç në gjuhën arabe, duke pasur parasysh se "përkthimi i tij" nuk është mrekulli..!

Mustafa El Meragi, duke ndjekur logjikën e Ebu Hanifes, e cila shpaloset nga pikëpamjet e tij, thotë: "Është e vërtetë se përkthimet e Kuranit nuk mund të emërtohen si Kuran, por kjo nuk do të thotë se nuk është e ligjshme që të përkthehet në gjuhë të tjera."[3]

Esh Sherkavi dhe Es Sabuni ishin kundër përkthimit të Kuranit, e megjithatë kanë lejuar përkthimin e "kuptimeve të Kuranit".

Dilemën se a është i lejuar përkthimi i Kuranit apo jo e zgjidhi Këshilli i Lartë i Ulemasë së Universitetit të Azharit, duke lëshuar mendimin juridik (fetvanë) në vitin 1936, në të cilën thuhet: "Kjo fetva shpjegon mundësinë e përkthimit të Kuranit me anë të përkthimit komentues/interpretues, duke sugjeruar pamundësinë e bartjes së drejtpërdrejtë të kuptimit të Kuranit, me karakteristikat e strukturës së tij në arabisht, pra në gjuhë të tjera."[11]

(1) Enes Karić, Tefsir, Bosanska knjiga, Sarajevë, 1995, f. 258. (2) Shih: A.L. Tibawi, op. cit., f. 317. Gjithashtu: N. Ibrahimi, Dimensione kur'anore, Logos-A, Shkup, 2003, f. 30-31. (3) Fazlur Rahman, Duh Islama, Beograd, 1983, f. 71. (4) Për më shumë mbi këtë temë shih: Alford T. Welch, "Jezik i stil Kur'ana", në: Enes Karić, Kur'an u savremenom dobu, I, Sarajevë, 1997, f. 387. Po ashtu: Mr. Enes Karić, "Ima li nearapskihriječi u Kur'anu", Anali Gazi Husrev-begove biblioteke, Libri XIII-XIV, Sarajevë, 1987, f. 135-152. (5) A.L. Tibawi, „Is TheQur'anTranslatable?", marr nga faqja e internetit: http://www.answering-islam.org/Books/MW/translatable/koran.htm, (linkuishte aktiv: 30.04.2016). (6) Dr. Jusuf Ramić, Tefsir – historija i metodologija, Biblioteka posebnih izdanja – Knjiga 6., FIN, Sarajevë, 2001, f. 62-81. Po ashtu: Mehmed Handžić, Uvod u tefsirsku i hadisku nauku, Sarajevë, 1972, f. 11. (7) Husein Đozo, Prijevod Kur'ana s komentarom, 1, Sarajevë, 1966, f. 6. (8) Poruka Kur'ana, prijevod i komentar: Muhammed Asad, nga anglishtja përktheu: Hilmo Ćerimović, El-kalem, Sarajevë, 2004. (Parathënie, f. XXX). (9) Enes Karić, "Intervju Enesa Karića sa Seyyedom Hosseinom Nasrom, Preporod, nr. 10/948, 15. maj, 2011, f. 32. (10) Shih: Enes Karić, Semantika Kur'ana, "Bemust", Sarajevë,1998, f. 566-567. (11) Për më shumë shih: Enes Karić, Kako tumačiti Kur'an, Tugra, Sarajevë, 2005, f. 148.



**Prof. Dr. Fadil Maloku**

# Islami në botën bashkëkohore (1)

Islami dhe myslimanët nga e gjithë bota sot janë duke përjetuar rëniet dhe stigmatizimet nga më të ndryshmet, qëkur se ekziston bota. Dhe, që në fillim më duhet ta them se faji për gjithë këtë margjinalizim dhe këndvështrim paragjykues që bëhet sot, fare nuk e fajësoj botën perëndimore, e as Islamin si koncept dhe filozofi, ideologji, mënyrë jetese, ... apo si të doni ta quani! Por, fajin ia adresoj pikërisht myslimanëve! Dikush do të pyes si te myslimanët? Ju lutem, ta sqaroj që në fillim të (hipo)tezës time, se aludimi im s'ka të bëjë fare me njerëzit, popullin, komunitetin, umetin, apo si të doni quajeni, mysliman. Sepse, ata si masë amorfe asnjëherë s'e kanë përgjegjësinë që ka të bëjë me sferat sociale, politike, ekonomike, juridike, ushtarake, kulturore e civilizuese, a elitat fetare e shkencore. Në këtë lloj "fajësie", unë këtu fare s'i amnistojë as pseudointelektualët nga të dy kampet: ai perëndimor, që me naivitetin, paragjykimet dhe keqkuptimet e qëllimshme ka "prodhuar platforma" të atilla që e kanë penguar procesin e rizgjimit dhe ecjes koherente me botën perëndimore, dhe; kampi i myslimanëve, që pak nga joshja me privilegje dhe lakmia kanë kuptuar keq vlerat dhe kulturat civilizuese perëndimore në dëm të Islamit dhe myslimanëve në përgjithësi. Këtu s'mund të mos e përmend fajësinë e qëllimshme dhe të paqëllimshme të klerit fetar, që e kanë interpretuar Islamin me metodologji dhe koncepte obskurante të kohëve të kaluara. Duke harruar që Islami është tejkohor... dhe se ai s'ishte, s'është, dhe s'do të mbetet vetëm për një kohë, ky lloj keqkuptimi nga ana e ulemave, apo dijetarëve islamë, e që po dua ta besoj se gabimisht e ka interpretuar konceptin fundamental kuranor të fjalës ilm-i (që në gjitha gjuhët e botës e ka kuptimin e dijes, edukimit, e që ndërlidhet edhe me ajetin kuranor "ikre"- lexo, mëso), pra dijes, që nënkupton një shumësi idesh, kuptimesh, rekomandimesh, dhe prejudikimesh. Në fakt, duhet përmendur që ky koncept (ilm-i) në Kuranin famëlartë zë një vend dominues, pas fjalëve Allah (Zot) dhe Raab (Krijues, furnizues)! çka nënkupton peshën dhe rëndësinë që Krijuesi ynë ia kushton përpjekjes, obligimit dhe përkushtimit që njeriu duhet t'ia kushtojë dijes, pra arsimimit dhe edukimit tejkohor! Pra, që në fillim duhet sqaruar se ilm-i ishte dhe mbeti monopol kryesisht i elitave (apo kastave) të dijetarëve islamë dhe ulemasë, e jo i myslimanëve si tërësi demografike, sociale, politike etj. Ndërkaq, fjala e Krijuesit famëlartë dijes i jep një kuptim të urtë e gjithëpërfshirës, që s'ka monopole, s'ka ndarje dhe të drejta, pra se kush duhet të injektohet nga dija apo ilm-i, e që dosido sot duhet të nënkuptojë kërkim, komunikim, përhapje, transmetim... permanent e sistematik në të gjitha sferat e jetës (sociale, politike, ekonomike, ushtarake, kulturore etj.)



Tani, nëse e thjeshtësojmë tërësisht këtë ekuacion social të përgjegjësisë dhe bazimit në dije, njohuri e metodologji të reja investiguese, etj., na del se Islami i mëhershëm si civilizim që kishte çfarë t'i ofronte botës, pra periudhën e kulmimit shkencor, ishte i vërtetë edhe për arsye se s'ishte monopol i një elite të vetme sociale, qoftë fetare, politike, juridike, ekonomike apo kulturore. Ai ishte një dije, njohuri, studim, arsimim dhe edukim gjithëpërfshirës e i bazuar dhe i respektuar nga të gjithë.

**Ngecjet e proceseve**

Në kohën tonë, dhe disa shekuj prapa, kjo mënyrë dhe ky këndvështrim i proceseve është evidentuar se nuk ka ndodhur. Ne pasojat po i shohim të gjithë. Interpretimi dogmatik i dijes (si monopol vetëm për ulemanë!), pra mendimit, arsimimit, edukimit, e ka ndihmuar shumë ngecjen e botës myslimane, kur kësaj i shtojmë edhe "ndihmën" që e prodhuan artificialisht dhe metafizikisht këmba dhe apetitet koloniale perëndimore, e kemi më afër diagnozën e ngecjes dhe prapambetjes së myslimanëve në botë. Përveç, kësaj kjo "ndihmë" në një mënyrë apo tjetrën, së bashku me konformizmin e klerit fetar në vendet myslimane, na dhuroi ekstremizmin, injorancën, fanatizmin, hipokrizinë, fundamentalizmin, padrejtësitë sociale e kulturore, si edhe (çka është më interesant) hasmërinë e panatyrshme dhe të panevojshme me botën perëndimore! E dimë nga historia e civilizimit se kishte kontakte dhe raporte të shëndosha dhe shumë të hapura me Perëndimin (Spanja, Ballkani, etj.).

Fillimshekulli ynë, siç e dimë të gjithë, ishte periudhë e ndryshimeve të mëdha në gjithë botën, e edhe me vetë faktin se zhvillohej një revolucion i përgjithshëm kundër gogolit të komunizmit dhe platformës obskurante të luftës së ftohët, që njerëzimit i sollën mjerim, skamje, luftëra të pakuptimta dhe varfëri morale e materiale, që të mbushnin mendjen se është fjala për një fund të paparë të historisë, apo siç do të shprehej figurativisht Frensis Fukajama: "pikë kulmore të evolucionit ideologjik dhe universalizmit të demokracisë liberale perëndimore".

Ç' është interesant, një vlerësim i ngjashëm, do të thoshim fatalist, përkitazi me ndryshimet e mundshme dhe pasojat që do të sillnin ato me vetë në sistemet e Evropës, prejudikohej edhe gjatë Luftës së Parë Botërore. Bile atëbotë ai vlerësim konsiderohej si luftë e fundit, luftë kundër të gjitha luftërave tjera të mëparshme që zhvilloheshin me motive të zgjerimit të demokracisë. Por ç'ngjau? Nuk ndodhi as "fundi" e as "fillimi i fundit" të sipërpërmendur; demokracia, si alternativë modeste e ndërtimit të raporteve mes njerëzve, nuk u vendos! Në vend të saj nëpër Evropë, me gjuhën e dhunës, u amputuan përbindëshat e komunizmit (1917) dhe fashizmit (1939). Lufta e Dytë Botërore, po ashtu nga historianët, do të mbahet në mend me tensionimet dhe kërcënimet globale, që si pasojë e lindën Luftën e Ftohët. Siç po vërehet, prognoza e Fukajamas mbi "pikën kulmore të evolucionit ideologjik…", nuk ndodhi! Në vend të tij nëpër vendet e ndryshme të botës u zhvilluan alternativa dhe pandame të reja të mbijetesës së njerëzve dhe shoqërive.

Tani, në fillim të mileniumit të tretë, kur nga shtete perëndimore është ndërmarrë edhe një ofensivë, jo vetëm ideologjike por edhe ushtarake, si në rastin e Bosnjës dhe Kosovës, Avganistanit, Irakut, problemi i instalimit gjithëpërfshirës të modelit demokratik u bë detyrë shtëpie e shumë qeverive botërore. Por tani ky instalim apo përpjekje për të shartuar demokracinë nëpër këto vende sikur po kontestohet dhe problematizohet me faktin se demokracia më nuk po mundet të eksportohet aq lehtë sikurse teknologjia, kultura, mallrat, kapitali dhe vlerat tjera, ashtu si dikur, bie fjala, mendonin kolonizatorët anglezë; që përmes dërgimit të parukave nëpër koloni, apo përmes"telefaks Kushtetutave". Ky proces zhvillohet kësisoj, dhe për shumë shkaqe. Kurse shkaku kryesor, do të shtonim, qëndron mu në pamundësinë e aplikimit masiv me anën e metodologjisë së shartimit të këtij diskursi mbi këtë doktrinë. Doktrina e demokracisë sot nuk po dëshmohet si kafshatë e lehtë as për diktatorët e ndryshëm të Lindjes, të cilët në njërën anë kanë provuar të bëjnë një shartim të tillë formal, vetëm e vetëm që t'i ruajnë privilegjet e tyre dinastike. Ata ende nuk kanë arritur të kuptojnë se ajo kultivohet jo përmes autokracisë dhe qeverisjes despotike me qytetarë, por përmes institucionit të edukimit dhe mirëqenies qytetare. Sepse mbindërtimi institucional dhe hapja kundrejt botës është hap që duhet të ndërmerret nga të gjithë, në mënyrë që akti i krijimit të kësaj edukate (parimisht) e kushtëzuar të mund të ndërlidhet së prapthi me dy tipa apo lloje kategorizimesh: njërin, e që ka të bëjë me aksionet dhe iniciativat e njerëzve që kanë rezonim, aftësi dhe kreativitet të mjaftueshëm që të ndikojnë në formën dhe përmbajtjen e sistemit që ata duan ta rregullojnë vetë, dhe; tjetrin, që ka të bëjë me zhvillimin e sistemit të vlerave, njohurive dhe mjeshtërive të civilizimeve tjera, ashtu siç ishin në kohën e zenitit të shtetit të parë islam, pikërisht në kohën e Muhamedit alejhi selam.

Ahmet Pllana



# Koncepti i të gjykuarit drejt për jetën e njeriut (2)

Duke e përcaktuar kuptimin e vërtetë të jetës Kurani i udhëzon njerëzit në qëllimin e ekzistimit. Nëse çështje kryesore për njeriun është ngrënia, pirja, të kënaqurit, të fituarit dhe të grumbulluarit e të mirave materiale (pasurisë) së kësaj bote, atëherë nuk është sipas konceptit të gjykimit drejt për jetën, ngase në këtë rast jeta nuk është kuptuar drejt sepse qëllimi kryesor në këtë jetë nuk është te këto që u përmendën, ndonëse edhe këto nuk guxojnë të lihen anash dhe të neglizhohen, ngase janë nevojë permanente për të jetuar. Një ajet kuranor thotë: "…e ata që nuk besuan përjetojnë kënaqësi (në këtë jetë), dhe hanë ashtu si hanë kafshët, e vendi i tyre është zjarri." (Kurani, 47:12/).[1] Lakmia është një virtyt i keq, andaj shpeshherë njeriun e çon në rrugë të gabuar.

Njeriu duhet të ketë pak lakmi për të poseduar dhe shfrytëzuar të mirat, për të arritur suksese në këtë jetë, por besimtari në asnjë mënyrë nuk duhet të ketë lakmi të tepruar, sepse fundja një ditë do ta lëmë këtë botë të përkohshme dhe do të drejtohemi për botën tjetër, të përhershmen. Për ata që lakmojnë në këtë botë Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë se pasuria nuk duhet të lakmohet në masën e tepruar, sepse është e dëmshme. "Njerëzve u është zbukuruar dashuria ndaj të këndshmeve, ndaj grave, ndaj djemve, ndaj pasurisë së grumbulluar nga ari e argjendi, ndaj kuajve të stolisur, bagëtisë e bujqësisë. Këto janë kënaqësi të kësaj bote, por tek Allahu është e ardhmja më e mirë." (Kurani, 3:14)[2].

Në këtë botë ka njerëz që nuk e kanë kuptuar drejt konceptin e të gjykuarit drejt të jetës, dhe si pasojë e kësaj ata garojnë në jetë dhe mbushen me mëkate. Mjerisht në këtë botë, aq më keq, ka edhe njerëz që shkaktojnë telashe e probleme, ngatërresa e luftëra, mashtrime e dredhi, shkaktojnë kaos dhe bëjnë kërdi në jetët e njerëzve. Për këto lloje njerëzish është thënë: "Ka ndonjë nga njerëzit që fjala e tij të mahnit, por vetëm në këtë botë (spse në botën tjetër gjykon Ai që i di të fshehtat), dhe për atë që ka në zemrën e tij, e paraqet Allahun dëshmues, e në realitet ai është



kundërshtari më i rreptë. E porsa të kthehet, ai në tokë vepron të bëjë shkatërrim në të, të asgjësojë të korrat (mbjelljet) dhe gjallesat. E Allahu nuk e do çrregullimin (fesadin)." (Kurani, 2:204, 205)[3]. Nëse jeta e besimtarit mbushet me të këqija, atëherë ai nuk e ka kuptuar drejt konceptin e të gjykuarit drejt për jetën, andaj një jetë e tillë nuk i përngjan besimtarit. Allahu i Madhërishëm ka shtruar për besimtarët detyra dhe përgjegjësi, ka shtruar rregulla dhe disiplinë maksimale për të krijuar kornizën në të cilën vihet jeta me të mirat e saj, pra si një pikturë e mahnitshme dhe si një mrekulli nga e cila vjen kënaqësia dhe lumturia e kësaj bote, por nga e cila vjen edhe kënaqësia dhe lumturia e botës tjetër (ahiretit), sepse vetëm me këtë botë besimtari e fiton botën tjetër. Prandaj, prej besimtarit kërkohet përmbushja e misionit të tij njerëzor, për të përdorur kodin e jetës, e që është besimi dhe rruga drejt të vërtetës, që është besimi në Allahun xh.sh. Krijuesin e gjithësisë; besimi në pejgamberin Muhamedin a.s.; besimi në Kuranin famëlartë; besimi në librat e shenjtë; në engjëjt; në Ditën e Kiametit, dhe në çdo gjë që ndodh, se nuk ndodhë pa caktimin e Allahut xh.sh. Besimi si një mbrojtës i njeriut duhet përmbushur me obligimet tjera të rëndësishme

që e përmbushin dhe e plotësojnë jetën, e ato janë veprat e mira.

Ndërsa, dihet se veprat e mira bëhen me punë, me angazhim dhe jo me fjalë të kota e boshe. Dikush do të thoshte: "Unë jam njeri i mirë, se e kam zemrën e mirë", e që nënkupton se, sipas tij, nuk ka nevojë të praktikohen veprat e mira në jetë. Pra, duhet ditur se ai e ka gabim. Pa vepra të mira nuk bëhet jeta, nuk arrihet asgjë dhe nuk ka rezultate, nuk ka produkt, nuk ka suksese në jetë. "…Bëni punë të mira (të dobishme), se do të gjeni shpëtim…!" (Kurani, 22:77)[4]. Ky ajet i Kuranit famëlartë jep të kuptojmë se koncepti i të gjykuarit drejt për jetën është plotësim dhe domosdoshmëri për të gjetur rrugën e drejtë në përmirësimin e jetës në çdo aspekt, duke e përmbushur atë, praktikuar dhe zbatuar me rregullat dhe parimet, drejt lumturisë dhe shpëtimit në të dy botët. E tërë jeta e besimtarit duhet t'i kushtohet të vërtetës. Besimtari duhet ta përmbush jetën e tij me pastërti shpirtërore dhe me çlirim nga robërimi i materiales. Pasuria dhe të mirat materiale për ekzistencë duhet të fitohen me punë të mira, me punë të lejuara (hallall), me punë të ndershme, me djersë, dhe jo me punë të këqija, me punë të ndaluara (haram), pa djersë, pa ndershmëri, me gënjeshtra e mashtrime, me hajni e plaçkitje, me punë të pista e të ndyra, me prostitucion, me drogë, etj. Në këtë rast shtrohet pyetja: A janë bërë njerëzit, besimtarët, robër të lakmisë? A i ka mundur ata lakmia për materialen (paranë, pasurinë)? A është ky i vetmi qëllim i jetës së tyre? Nëse po, atëherë ata janë të gabuar, e kanë humbur rrugën e drejtë, e kanë lajthitur rrugën, duke u mashtruar keq dhe duke hyrë në mëkate dhe harame të cilat sigurt se edhe në këtë botë, në fund, do t'i çojnë në mjerim dhe fatkeqësi, në një jetë me përplot peripeci, sfida dhe të papritura, ndërsa në botën tjetër do të jenë në ferr-Xhehenem. Koncepti i jetës, përkatësisht koncepti i të gjykuarit dhe të menduarit drejt për jetën, nuk është vetëm ushqimi i mirë, nuk është vetëm vozitja me vetura luksoze e të shpejta, nuk është vetëm veshja me rroba të shtrenjta dhe të stolisura, nuk është gjumi i mirë dhe takimi me gra të bukura, por është diçka më shumë, diçka përtej kësaj, e ato përtej kësaj janë besimi dhe veshja e besimit me vepra të mira, veshja e jetës me rregulla dhe parime të drejta, të cilat i japin jetës koncept të drejtë dhe e avancojnë atë. Njëanshmëria asnjëherë nuk është e mirë dhe e pranueshme, ngase shpie drejt izolimit, kurse jeta e besimtarit nuk guxon të jetë e izoluar. Jeta e besimtarit duhet të plotësohet me të gjitha të mirat e kësaj bote, që i ka dhuruar Allahu i Madhërishëm, pikërisht për njeriun (njerëzit), për krijesën më të mirë të kësaj bote. Jeta e besimtarit nuk krijohet në ëndrra, në meditime e në imagjinatë.

Jeta e besimtarit krijohet në besim, në bazën e burimeve të besimit, në konceptin e të gjykuarit të drejtë për jetën. "Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu xh.sh. do t'i çojë në xhenete nëpër të cilët rrjedhin lumenj, e ata që nuk besuan përjetojnë kënaqësi (në këtë jetë) dhe hanë ashtu si hanë kafshët, e vendi i tyre është zjarri." (Kurani, 47:12)[5].

Të gjithë njerëzit e kësaj bote lindin me natyrë dhe me krijim të pastër, pa mëkate. Kjo nuk do të thotë që jeta e njerëzve me mëkate nuk duhet të mbrohet, ngase mund të ndodhë pendimi që është i pranueshëm. Sigurimi i paprekshmërisë së jetës është një nga të drejtat themelore njerëzore. Edhe ky parim është koncept i të gjykuarit drejt mbi jetën e njeriut. Besimtari nuk duhet ta neglizhojë këtë element të rëndësishëm të besimit mbi jetën e njeriut dhe të drejtën e jetës. Allahu xh.sh. ia falë jetën njeriut dhe Allahu xh.sh. ia merr jetën njeriut, dhe vetëm Ai ka të drejtë, dhe jo njeriu. Njeriut nuk i takon dhe nuk e ka këtë të drejtë, duke u bazuar në burimet dhe bazën e besimit, por edhe në logjikën e shëndoshë dhe në konceptin e të gjykuarit drejt për jetën. Besimtari nuk mund të sillet në atë mënyrë që ta rrezikojë jetën e tjetrit, por njeriu apo besimtari madje as veten e tij nuk e hedh në rrezik. Këtë e vërteton edhe hadithi i Pejgamberit a.s. "Është i ndaluar dëmtimi për njeriun dhe përgjigjja ndaj dëmit me dëm."[6] Me këtë hadith është theksuar rëndësia e jetës së njeriut, duke e kuptuar drejt misionin e njeriut, e që është jo vetëm jeta e tij si individ, por jeta e tij si anëtar, në radhë të parë i familjes së tij, si anëtar i shoqërisë dhe si anëtar i njerëzimit në përgjithësi, duke jetuar në kolektivitet dhe bashkësi, duke jetuar në harmoni të plotë me tjetrin, dhe duke krijuar jetë të begatshme me vlera shpirtërore dhe materiale për veten dhe të tjerët. Pra, jo vetëm për veten, si egoist, por edhe për të tjerët, ngase njeriu me njeriun kanë lidhshmëri që ua përcakton vetë jeta. Një fjalë e urtë popullore thotë: "Dora për dorën ka nevojë, e jo më njeriu për njeriun!" Jeta e drejtë e njeriut e përmbushur me parime e rregulla varet nga koncepti i të gjykuarit drejt për jetë të drejtë, nga konceptimi i drejtë i jetës, nga konceptimi ndaj dhuratës së Allahut xh.sh., të Cilin duhet falënderuar çdoherë, në çdo kohë dhe në çdo moment, sa herë që na bie ndërmend për këtë dhuratë e mrekulli, e që është jeta e njeriut.

Kurani, sure 47, ajeti 12 /1. 2. Kurani, sure 3, ajeti 14 /2. 3. Kurani, sure 2, ajeti 204, ajeti 205 /3. 4. Kurani, sure 22, ajeti 77 /4. 5. Kurani, sure 47, ajeti 12/ 5. 6. Hadith i Pejgamberit, Muhamedit a.s. /6.



Mr. Vedat Shabani

# Përfitimi i moralit (4)

Këshilla e mirë ka ndikim të drejtpërdrejt në zemër dhe shpirt, gjë që ndikon në përmirësimin e sjelljeve të individit dhe përfitimin e cilësive të mirëfillta dhe të përsosura.

**10. Këshilla:**

Edukimi përmes këshillës ka efekt të jashtëzakonshëm në kultivimin e parimeve islame në të gjitha sferat e saj. Kurani famëlartë është i mbushur me këshilla, si p.sh.: "O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kurani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra)." (Junus, 57)

Pejgamberi a.s. në një hadith që transmeton Ebu Hurejre thotë: "Njeriu është në fenë e mikut të tij, prandaj le të shikojë çdo njëri prej jush se kënd po e miqëson."[1]

Këshilla e mirë ka ndikim të drejtpërdrejt në zemër dhe shpirt, gjë që ndikon edhe në përmirësimin e sjelljeve të individit dhe përfitimin e cilësive të mirëfillta dhe të përsosura.

Këshillat kuranore përdorin një metodë të mahnitshme edukuese, e cila aspiron përsosmërinë e individit, prandaj si mësuesi ashtu edhe nxënësi duhet ta kenë në konsideratë këtë, sepse kjo metodë ka një urtësi dhe nuk është e rastësishme. Si shembull për këtë që po themi mund ta marrin përmbledhjen e këshillës së Llukmanit a.s. drejtuar birit të tij, e cila ka për qëllim:

a). Që Allahu xh.sh. të jetë burim i mirësjelljes, d.m.th. besimi i njeriut në Zotin dhe ndjekja e urdhërave të Tij. Ky është përkufizimi i mirësjelljes së njeriut, pra është qëllimi dhe synimi i mirësjelljes së tij.

b). Që mirësjellja të jetë në përputhje me këshillën, një mesatare në të gjitha çështjet. Jo ekzagjerim e as neglizhencë, mirëpo një mesatare ideale me qëllim të formimit të një njeriu mesatar në të gjitha çështjet, si në mirësjellje ashtu edhe në besim-bindje[2]. Sot jemi dëshmitarë të dëmeve që janë duke u shkaktuar në mesin tonë nga të gjitha tejkalimet-ekstremitetet nga njerëzit që, për fat të keq, nuk janë duke e njohur si duhet dhe sa duhet thelbin e fesë islame.

Në këtë mënyrë duhet të jetë roli i këshillës; si mjet për edukim të mirëfilltë islam.

**11. Këshilla për moral të mirë:**

Kjo arrihet përmes përhapjes dhe shpërndarjes së moralit dhe sjelljeve të mira mes njerëzve, tërheqjes së vëmendjes ndaj sjelljeve jo të mira dhe inkurajimit të njerëzve që posedojnë sjellje dhe moral të mirë. Hoxha, mësuesi, prijësi fillimisht duhet ta tregojë me vepër këtë moral, dhe më pastaj me fjalët e tij. Morali i mirë është pjesë përbërëse e së vërtetës, Allahu xh.sh. thotë:

"...që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm." (El Asr, 3)

Ka qenë traditë e shokëve të Pejgamberit a.s. që kur takohen dy persona nuk ndahen nga njëri-tjetri derisa ta lexojnë kaptinën "El Asr", nga fillimi deri në fund, e më pas të përshëndeten me njëri-tjetrin[3].

Fitimi më i madh i një myslimani është kur ai ka dashamirë që e këshillojnë dhe e porosisin atë për punë të mira dhe përqendrim në rrugën e drejtë. Kur një mysliman posedon moral të mirë, atëherë shumë njerëz do ta duan atë. Transmeton Ebu Hurejre r.a., nga Pejgamberi a.s., i cili ka thënë: "Besimtari është pasqyrë e besimtarit, besimtari është vëlla i besimtarit, mënjanon





nga ai çdo gjë që e rrezikon atë, dhe e mbron atë me aq sa ka mundësi."[4] Në këtë kontekst Imam El Menavij thotë: "Ti je pasqyra e vëllait tënd, përmes teje ai e sheh veten e tij; e, edhe ai është pasqyre jotja përmes të cilës ti e sheh veten tënde.

**12. Mësimi nga të tjerët:**

Njeriu i mençur duhet t'i vështrojë[5] të tjerët dhe çdo veprim, fjalë apo sjellje të urryer që gjendet te ata duhet ta shmangë, ndërsa çdo veprim, sjellje apo fjalë të mirë duhet ta përvetësojë edhe për vetën e tij.

**13. Të qenët model-yrnek**

Me të qenët model apo yrnek nënkuptojmë kur një thirrës apo teolog duhet të jetë shembull me veprimet, fjalët dhe sjelljet e tij, e këtë çështje e ka theksuar edhe Kurani famëlartë, kur thotë: "Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të" (El Mumtehine, 4)

Pejgamberi a.s. ishte dhe mbetet model dhe shembull për të gjithë myslimanët, deri në Ditën e Kiametit. Modeli i mirë që një thirrës arrin ta përçojë te njerëzit përmes sjelljeve dhe fjalëve të mira, në realitet është vetë thirrja praktike në parimet themelore të kësaj feje. Duke pasur parasysh rëndësinë e modelit në fushën e edukimit, në veçanti në fushat që kanë të bëjnë me orientime dhe parime, Pejgamberi a.s. vetë ishte shëmbëlltyrë e myslimanëve në përputhje me porositë kuranore. Falë kësaj shëmbëlltyre ai arriti t'i ngulit parimet dhe mësimet e kësaj feje te gjenerata e tij, jo vetëm përmes fjalëve, por përmes sjelljes reale dhe konkrete. Ndërsa, ata mundoheshin që ta pasonin atë në çdo veprim, fjalë apo sjellje, sepse ai me të vërtetë ishte një model dhe shëmbëlltyre me plot kuptimin e fjalës[6].

Modeli i mirë është shembulli praktik i mirësjelljes së mirëfilltë të moralit. Ky shembull mund të jetë shembull fizik që gjendet në një mes apo shembull, i përfytyruar përmes tregimeve të vërteta. Modeli i mirë mund të jetë cilësi e individëve, por mund të jetë edhe për grupe të caktuara. Kurani famëlartë ka potencuar çështjen e modelit në mënyrë të qartë. Allahu xh.sh. thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun." (El Ahzab, 21)

Përmes këtij teksti Allahu xh.sh. ka udhëzuar besimtarët që për model në të gjitha çështjet e tyre ta kenë Pejgamberin a.s., ta kenë model në veprimet e tyre, në fjalët e tyre, në sjelljet e tyre dhe në çdo gjë tjetër të jetës së tyre, sepse nuk mund të gjendet një model më i mirë se ai. Pastaj, edhe gjeneratat që ai i edukoi janë model dhe shembull i mirë. Ato kanë përcjellë çdo çështje që ndërlidhet me Pejgamberin a.s. Gjithashtu çdo periudhë pas tyre ka një grup që i qëndruan në besë parimeve, dhe ata mund të merren si model. Këtë e ka treguar edhe Pejgamberi a.s. në një hadith, kur thotë: "Në vazhdimësi do të ekzistojë një grup prej umetit tim, të cilët do të mbrojnë të vërtetën deri në Ditën e Kiametit."[7] Prandaj, asnjë periudhë nuk mund të mbetet pa një grup që mund të merret si model.[8]

**14. Shoqërimi me njerëz të mirë dhe të moralshëm[9]**

Çdo person apo individ është i dhënë që të bisedojë dhe kuvendojë me njerëzit që e rrethojnë atë, dhe në të njëjtën kohë edhe është i ndikuar prej njerëzve që i shoqëron. Ulja apo shoqërimi i njerëzve të mirë njeriut i jep mirësi dhe devotshmëri, ndërsa përmbajtja nga ata mund ta devijojë nga rruga e drejtë. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "O ju që besuat! Ta kini në kujdes Allahun, dhe të jeni me ata të drejtët!" (Et Tevbe, 119)

Allahu xh.sh., gjithashtu thotë: "E, robërit e Zotit janë ata që ecin nëpër tokë të qetë." (El Furkan, 63)

Transmeton Ebu Musa El Eshariu, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Shembulli i shoqëruesit të mirë dhe shoqëruesit të keq është sikurse shembulli i personit që shet misk (parfume) dhe shembulli i farkëtarit. Nga pronari i parfumerisë nuk ke dëm: ose blen prej tij ose gjen erë të këndshme, ndërsa shembulli i farkëtarit: ose djeg trupin tënd, ose rrobat tua, ose gjen erë të keqe."

Ebu Hatim Et Taij thotë: "Njeriu i mençur i shoqëron njerëzit e mirë dhe largohet nga njerëzit e këqij, sepse simpatia ndaj njerëzve të mirë gjen lidhjen shpejt dhe shkëputet ngadalë, ndërsa simpatia ndaj njerëzve të

këqij shkëputet shpejt dhe gjen lidhjen ngadalë. Shoqërimi me njerëz të këqij është nënçmim ndaj njerëzve të mirë. Ai që i shoqëron njerëzit e këqij nuk shpëton nga veprimet e tyre, prandaj njeriu i mençur e ka për obligimi të largohet nga njerëzit e dyshuar, që të shpëtojë nga dyshimet. Ashtu siç shoqërimi me njerëz të mirë rezulton me mirësi, edhe shoqërimi me njerëz të këqij rezulton me të këqija."[10]

Njeriu, kur shoqërohet me njerëz të mirë, njerëz të kujdesshëm, njerëz me tipare burrërore, të cilët nuk tradhtojnë dhe nuk bëjnë veprime të ulëta, patjetër do të ndikohet për mirë dhe do ta përmirësojë sjelljen dhe veprimet e tij. Ibën El Xhevzij thotë: "Nuk kam parë që t'i bëjë keq dikush një besimtari më shumë sesa shoqërimi me ata që nuk vlejnë."[11] Dijetarët kanë thënë: "Është quajtur miku mik për shkak të miqësisë së tij, dhe është quajtur armiku armik për shkak të armiqësisë së tij."

### 15. Thellimi-zhytja në mjedise me njerëz të mirë

Nga metodat e përfitimit të sjelljeve dhe moralit të mirë pa dyshim është edhe qëndrimi në ambiente të mira, sepse natyrshëm njeriu merr tipare dhe virtyte të ambientit dhe rrethit në të cilin jeton, dhe shoqërohet me njerëz, dhe kështu ose barten virtyte të mira, ose gjëra të këqija. Nëse gjatë jetës sonë qëndrojmë në ambiente ku fliten fjalë të mira dhe ku përmendet Zoti xh.sh., të dërguarit e Tij, njerëzit e mirë që kanë kontribuar për fe dhe atdhe, kudo që kanë qenë, sigurisht se kjo do të lërë gjurmë të mira dhe të paharrueshme në jetën tonë.

### 16. Vizitat e herëpashershme njerëzve të matur, të moralshëm dhe të mençur

Nëse një person herë pas here viziton njerëzit e edukuar dhe të sjellshëm, me moral të lartë, sigurisht se do të përvetësojë këto virtyte edhe për vetën e tij. El Ahnef bin Kajs lidhur me këtë thotë: "Shpesh vizitonim Kajs bin Asimin, dhe mësonim nga sjellja e tij ashtu siç mësonim shkencën e Fikhut-jurisprudencës islame."

Njëri nga nxënësit e Imam Ahmedit tregon, duke thënë: "Në mexhlisin e Imam Ahmedit uleshim më shumë se pesë mijë persona, më pak se pesëqind prej tyre shkruanin atë që thoshte, ndërsa pjesa tjetër mësonte prej tij edukatën dhe mirësjelljen.

### 17. Përsëritja e shpeshtë e jetëpërshkrimit të Pejgamberit a.s.

Jetëpërshkrimi i Pejgamberit a.s. e vë para individit modelin më të mirë që ka njohur ndonjëherë historia njerëzore për një njeri të sjellshëm dhe të edukuar në mënyrën më të mirë dhe më të përsosur. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun." (El Ahzab, 21)

Ibën Hazmi thotë: "Kush i do të mirat e botës tjetër-ahiretit, urtësinë e kësaj bote, biografi të mirë, përfitimin e të gjitha virtyteve të moralit, atëherë le ta marrë për model Muhamedin a.s. dhe sjelljet e tij!"[12]

Përmes shfletimit të librave të jetës së tij dhe studimit të tyre ne mund të arrijmë të kuptojmë virtytet e Pejgamberit tonë, dhe sjelljet e tij në të gjitha rrethanat e jetës së tij.

### 18. Leximi i jetës së shokëve të Pejgamberit a.s. dhe njerëzve të devotshëm:

Shokët e Pejgamberit a.s. janë gjenerata e parë që kanë jetuar me Pejgamberin a.s., dhe sigurisht që ata kanë pasur mundësi të mësojnë më së shumti nga jeta dhe sjelljet e tij. Për këtë arsye leximi i biografisë së tyre sigurisht se do të ndikojë pozitivisht në formësimin e mirëfilltë të individit, e këtë e gjejmë edhe në Kuran, kur Allahu xh.sh. thotë: "Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë), dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi." (El Ahzab, 23)

Gjithashtu, edhe leximi i biografisë së gjeneratës pas shokëve të Pejgamberit a.s., të cilët në terminologjinë islame njihen si gjenerata e tabiinjve, dhe i biografisë së dijetarëve dhe mendimtarëve të ndryshëm, por edhe trimave dhe burrave të vendit tonë, sigurisht që mund të lë gjurmë të pashlyeshme në jetën e një individi. Për këtë arsye edhe është me rëndësi që të lexohen këto pjesë të përmendura.

Të nderuar lexues, këto ishin disa nga metodat e përfitimit të moralit të mirë. Nuk pretendojmë se kemi përfshirë të gjitha metodat, mirëpo disa më të rëndësishme janë përfshirë në këtë pjesë. Mbesim me shpresë dhe lusim të Madhin Zot xh.sh. që të na bëjë prej njerëzve me virtyte dhe moral të mirë, dhe të jemi shembull dhe model për mesin ku jetojmë dhe veprojmë.

(1) Transmeton Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Ahmedi. (2) Nadretu Neim, vëllimi: 1, f. 142. (3) Këtë ngjarje e transmeton Imam Buhariu, në librin e tij "El Muxhem El Evsat, vëllimi 5, f. 215. (4) Transmeton Imam Buhariu, në librin e tij "El Edeb El Mufred", f. 239. (5) Në kontekstin e marrjes së mësimit. (6) Nadretu Neim, vëllimi 1, f. 143. (7) Transmeton Imam Muslimi. (8) El Ahlak El Islamije, Abdurrahman Habenneke El Mejdani, vëll. 1, f. 203. (9) Mevsuatul Ahlak, Halid El Harraz, f. 80. (10) Ravdatul Ukala, f. 80. (11) Sejdul Hatir, f. 425. (12) El Ahlak ve Sijer, Ibën Hazm, f. 91.

Alaudin Abazi

# Caktimi i çmimeve dhe përqindja e fitimit në tregti (2)

**Shpjegimet e juristëve islamë rreth kufizimit të fitimit**

Nëse ua bëjmë një hulumtim trajtimeve të fukahave rreth kësaj problematike, atëherë shohim se ata nuk kufizojnë përqindjen e fitimit të tregtarëve në shitblerjet e tyre. Përveçse Zejleiu dhe Ibën Abidini, që të dy nga dijetarët hanefi, e që kur flasin për caktimin e çmimit në jurisprudencën islame theksojnë se tregtarët e artikujve ushqimorë, veçantë ata të ushqimeve që janë të domosdoshme dhe esenciale, nëse bëjnë tejkalime të mëdha në rritjen e çmimeve, duhet të ndërhyhet për ta rregulluar këtë, duke caktuar një çmim që nuk realizon shumë fitim, për të mos dëmtuar njerëzit në sigurimin e jetesës. (Redul Muhtar, Ibën Abidin, vëll. IX, f. 573)

Gjithashtu edhe disa dijetarë malikinj konstatojnë se nuk është e drejtë që përqindja e fitimit ta tejkalojë një të tretën, mirëpo vërehet se ky vlerësim i tyre ishte vetëm një ixhtihad që nuk ka mbështetje në argumente sheriatike.

Sidoqoftë, në disa transmetime që përcillen nga praktika e myslimanëve në kohën e të Dërguarit, lavdërimi e paqja qofshin mbi të, shohim se ata kanë lejuar që tregtari të fitojë qoftë edhe njëqind për qind, apo më shumë, përderisa ajo tregti realizohet drejt, duke mënjanuar tradhtinë, mashtrimin e gënjeshtrën, posaçërisht nëse tregtari nuk shfrytëzon padijen e njerëzve që nuk i njohin çmimet në treg.

Përcillet në hadith nga Buhariu, Ebu Davudi dhe disa koleksionues të tjerë të hadītheve, se me një rast i Dërguari i Allahut, lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të, i dha një shoku të tij me emrin Urve El Bariki një dinar, për t'i blerë një dele. Ai shkoi në treg dhe me atë dinar bleu dy dele, pastaj e shiti njërën për një dinar, dhe u kthye te Muhamedi, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, me delen dhe dinarin. I Dërguari, lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të, e pyeti se çfarë bëri, dhe Urveja ia sqaroi. Muhamedi, lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të, e aprovoi këtë veprim, pasi ishte tregti e lejuar, edhe pse fitimi ishte njëqind për njëqind. Gjithashtu përcillet se i Dërguari i Allahut, lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të, bëri dua për këtë njeri që Allahu t'i japë bereqet në tregtitë e tij. Pas kësaj tregohet se Urve El Bariki kishte bereqet në tregtitë që zhvillonte, saqë thuhet se edhe nëse do të shiste dheun do të fitonte. (Fet'hul Bari, Ibën Haxher, vëll. VII, f. 445)

Gjithashtu, nga argumentet që kuptojmë për lejimin e fitimit pa limit në tregti është ai që vërtetohet nga sehabiu Abdullah bin Zubejri, njëri nga dhjetë të përgëzuarit me Xhenet, i cili kishte blerë një tokë në Medinë me një çmim, pastaj pas një kohe e shiti nëntë fish më shtrenjtë sesa që e kishte blerë. (Shënon Buhariu)



**Vendimi i Akademisë Ndërkombëtare të Fikhut islam në lidhje me përqindjen e fitimit në tregti**

Akademia Ndërkombëtare e Fikhut islam - El Mexhmeul Fikhi El Islami Ed Dueli, është një institucion shkencor në të cilin janë anëtarësuar dijetarët më eminentë të kohës nga mbarë bota. Kjo akademi u themelua në vitin 1401 h-1981, dhe e ka selinë në Xheda të Arabisë Saudite. Ajo mban takime të rregullta në vende të ndryshme të botës, për të diskutuar çështjet aktuale që kanë nevojë për vlerësim dhe sqarim nga pikëpamja e jurisprudencës islame. Kështu, kjo akademi ka shqyrtuar problematikën e përqindjes së fitimit në tregti dhe ka nxjerrë një vendim.

**Vendimi i akademisë:**

Këshilli i Akademisë Ndërkombëtare të Fikhut islam, i cili buron nga Organizata e Kongresit Islamik, në mbledhjen e tij të pestë të mbajtur në Kuvajt, më 01-06 xhumadel evel, viti 1409 h, që përputhet me10-15 dhjetor, të vitit 1988, pas shqyrtimit të hulumtimeve të arritura nga anëtarët e ekspertët në lidhje me përcaktimin e fitimit të tregtarëve, pas dëgjimit të diskutimeve të bëra, vendosi si vijon:

Së pari: Esenca të cilën e vërtetojnë citatet sheriatike dhe parimet e përgjithshme juridiko-islame është që njerëzit duhet të lihen të lirë në shitblerjet dhe në aktivitetet me pronat e pasuritë që i posedojnë, brenda dispozitave të pastra islame. Kështu pra, duke punuar sipas fjalës së Allahut: " O besimtarë, mos e përvetësoni pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të palejueshme, përveç rastit kur ajo është tregti me pëlqim të dyanshëm!" (Nisa, ajeti 29).

Së dyti: Nuk ka ndonjë limit në përqindjen e fitimit, e të cilës duhet t'i përmbahen tregtarët gjatë aktivitetit të tyre të shitblerjes. Ajo i nënshtrohet kushteve të përgjithshme të tregtisë dhe rrethanave të tregtarit e mallrave, duke i pasur parasysh normat fetare të butësisë, përmbajtjes, zemërgjerësisë dhe lehtësimit.

Së treti: Janë ndërthurur shumë citate sheriatike që obligojnë që aktivitetet tregtare të jenë larg ndalesave, sikurse tradhtia, mashtrimi, dredhia, falsifikimi i realitetit të fitimit, monopoli që shkakton dëm publik apo individual.

Së katërti: Nuk ndërhyn pushtetari (qeveria), në caktimin e çmimit, përveç nëse ekziston ndonjë destabilizim ose çrregullim në treg dhe në çmime, si rezultat i faktorëve artificialë. Në këtë rast pushtetari ndërhyn, me metoda të drejta e të mundshme, të cilat mënjanojnë ata faktorë që janë shkaktarë të destabilizimit, të shtrenjtimit apo të mashtrimeve.

## *FUKARA ËSHTË AI NJERI*

*Njeriu s'humbet se këtë e do Perëndia,*
*por ai humbet nga epshet e tij*
*lakmia për pushtet e për para*
*njeriun në shpirt e bën fukara.*

*Fukara është ai njeri,*
*që në shpirt ka vetëm lakmi,*
*zemra e të cilit s'ndien dhembshuri,*
*për zemrën që ka etje dhe uri.*

## *KOTËSI E KOTËSIVE*

*Disa njerëz duke u fshehur pas maskave të tyre,*
*njerëzit tjerë për një çast i mashtrojnë,*
*me oratorinë dhe me hipokrizinë e tyre,*
*mendojnë se edhe shikimit të Zotit mund t'i bishtnojnë.*

*Njeriu një ditë mund të verbohet,*
*dhe të mbetet i verbër përjetë,*
*por Atij që gjithçka që e shohim dhe nuk e shohim e ka krijuar,*
*një gjë e tillë kurrë nuk do ti ngjet.*

*Kotësi e kotësive,*
*do të jetë njeriu në këtë tokë,*
*përderisa ai si shkaktar i shumë ligësive,*
*nuk e kupton qëllimin e ardhjes në këtë botë.*

## *RUAJE ZEMRËN*

*Ruaje veten nga zemërimi,*
*shpirtin tjetrit mos ia trazo,*
*se shumë më i madh është shpërblimi,*
*mbaje veten e mos u tundo.*

*Ruaje zemrën që të mos prishet,*
*se kur të prishet s'ka më vlerë.*
*Ajo i ngjan lules së bukur që pasi rritet*
*vyshket, thahet dhe s'e ka më të bukurën erë.*

*Zemrat tona janë bërë gur,*
*as nuk po ndiejnë dhimbje e as mëshirë,*
*o Zot, mos na lër të vetëm kurrë,*
*ndriçona zemrat me besim e dritë.*

***Nga Atdhe Ibrahimi***
***Ma i Letërsisë së Përgjithshme dhe Krahasimtare***

**Besnik Jaha**

# Traduktologjia (përkthimologjia) dhe parimet e përkthimit (1)

**(Përkthimi i haditheve (eventualisht ajeteve) në gjuhën shqipe)**

### Traduktologjia dhe fusha e studimit të saj

Traduktologjia, apo tanslatologjia (e njohur edhe si fusha e studimeve të përkthimit) është disiplinë që sistematikisht studion teorinë, përshkrimin dhe zbatimin e përkthimit dhe interpretimit, si dhe të gjitha së bashku. Pra, është e rëndësishme që në këtë plan të dallojmë përkthimin nga interpretimi, qoftë si aktivitet individual kreativ (jozyrtar), dhe përkthimin nga interpretimi, tani si një produkt (tekst ose përkthim që përkthen ose interpreton një fjalim apo tekst zyrtar).

Duke pasur parasysh translatologjinë dhe multidisiplinaritetin e saj, vetvetiu kuptohet se kjo fushë huazon shumë koncepte dhe metoda nga fushat e tjera të studimit. Fushat nga të cilat traduktologjia huazon vazhdimisht janë: letërsia (veçanërisht letërsia e përgjithshme dhe krahasimtare), shkencat kompjuterike, historia, gjuhësia, filologjia, filozofia, psikologjia sociale, semiotika, etimologjia, terminologjia etj.

Traduktologjia apo translatologjia zhvillohet në mënyrë të qëndrueshme në vitet e shekullit të XIX e pas. Koha kur kjo fushë arrin një lloj konsolidimi është dekada e viteve 1980 dhe 1990.

Nga përkufizimet e translatologjisë, respektivisht përkthimologjisë, mund të jetë ky:

"Interpretimi i gjuhëve apo kthimi i një teksti nga një gjuhë në një tjetër është thjesht aktivitet i ndërmjetësimit, e që përfshin transmetimin nga një fjalim i gojës (oral) deri te gjuha e shenjave, duke i dhënë mundësi të rritjes së ekuivalencës në gjuhën e re (të përkthyer), qoftë me gojë ose në formë teksti. Pra, interpretimi është quajtur edhe produkt që rezulton nga një aktivitet i tillë, pra përkthimi. Disiplina që studion proceset e interpretimit dhe rezultatet e përkthimit me shkrim quhet traduktologji."[1]

***Një definicion tjetër mund të jetë edhe ky:***

"Studimi i teorisë dhe praktikës së përkthimit dhe interpretimit, sidomos në një kontekst akademik, duke kombinuar elementet e shkencave sociale dhe humane, është i njohur si përkthim ose fushë e studimit të përkthimologjisë."[2]

### Qasjet ndaj një teksti që nuk është në gjuhën tonë

Qasjet ndaj një teksti që nuk është në gjuhën amtare të një personi gjegjës mund të jenë të ndryshme. Sipas Amparo Hurtados[3], dallohen disa mënyra të qasjes ndaj tekstit që nuk është në gjuhën tonë amtare, e ato janë:

- Qasja gjuhësore – Përkthimi kuptimor
- Qasja tekstuale – Përkthimi gramatikor/i fjalëpërfjalshëm (bukfal)
- Qasja njohëse – Përkthimi që tregon kuptimin e idesë/temës
- Qasja komunikuese dhe qasjet socio-kulturore – Përkthimi përshtatës
- Qasja filozofike dhe qasjet hermeneutike – Përkthimi interpretues/me koment

Jean Delisle (1999: 302) translatologjinë e klasifikon si një "disiplinë humanistike që merret me metodën, sistemimin dhe gërshetimin e disiplinave të ndryshme teorike, për t'i përshkuar dhe aplikuar ato gjatë përkthimit ose formave të interpretimit. Në një përkthim mund të miratojmë një pamje normativ ose përshkruese. Kjo njohuri e organizuar, të cilin disa e konsiderojnë shkencë, merr metodologjinë e saj dhe një pjesë të metagjuhës së fushave të ndryshme të studimit me të cilat përkthimi është i lidhur, të tillat si: historia, linguistika, letërsisë krahasuese, filologjia, terminologjia, etnologjia etj."

Ndërsa, si tipa të përkthimit, respektivisht interpretimit (sepse përkthimi edhe është/mund të jetë formë interpretimi), duke marrë shembuj nga kohët më të vjetra, studiuesit kanë renditur disa, e ndër to:

- Interpretimin ligjor;
- Interpretimin letrar;
- Interpretimin biblik;
- Interpretimin kuranor;

- Interpretimin gramatikor aktual;
- Interpretimi mjekësor;
- Interpretimi rregullator – rregullues;
- Interpretimi teknik – manualor;
- Interpretimi interpretative (simultant);
- Interpretimi kulturor, dhe;
- Interpretimi i fjalëpërfjalshëm

Përndryshe, një numër i madh i studiuesve këto forma të interpretimit i konsiderojnë edhe si forma ose tipa të përkthimit.

Në vazhdim, sa për ilustrim, do ta prezantojmë nga një definicion të shkurtër të secilës prej formave të interpretimit ose përkthimit:

Interpretimi ligjor:

Interpretimi ose përkthimi ligjor është përkthimi i teksteve në fushën e së drejtës. Si shembull mund të marrim ligjet, që janë një fushë dhe kulturë e varur nga puna e përkthimit ligjor, sepse produktet e ligjit nuk janë gjithmonë në gjuhën e vendit ku qarkullojnë/vijnë.

***Interpretimin letrar:***

Përkthim është komunikimi i kuptimit të një teksti nga gjuha burimore me anë të një teksti ekuivalent objektiv të gjuhës.[4] Interpretimi-lehtësimi i komunikimit me gojë ose me shkrim, (përkthimi) filloi vetëm pas shfaqjes së letërsisë së shkruar. Ekzistojnë përkthime të pjesshme të shkrimeve sumeriane, si të Epit të Gilgameshit në gjuhët jugperëndimore aziatike të pesëmijëvjeçarit të dytë. Madje, mbi këto fakte, mendimi se përkthimi letrar është bazë e traduktologjisë nuk është edhe aq i papranueshëm. Kjo formë e përkthimit është më e njohura dhe më e përdorshmja, dhe sot në botë (por edhe te ne), në studimet filologjike ekziston një departament i veçantë i studimeve, i njohur edhe me emrin "Përkthim letrar".

***Interpretimin biblik:***

Bibla është përkthyer në shumë gjuhë, duke nisur që nga gjuhët biblike e hebreje, aramaike dhe greke. Që nga nëntori 2014 është shënuar se Bibla është përkthyer në 531 gjuhë, dhe 2883[5] gjuhë kanë të paktën disa pjesë nga Bibla. Ky përkthim është i përafërt me atë letrar, pasi përgjithësisht mbisundohet nga figurat letrare, sidomos alegoria.

***Interpretimin kuranor:***

Përkthimet e Kuranit janë interpretime të shkrimit të Islamit në gjuhë të tjera, përveç arabishtes. Kurani është përkthyer në gjuhët më të mëdha afrikane, aziatike dhe evropiane[6], dhe si i tillë është libri më i lexuar në historinë e njerëzimit[7]. Veçori e përkthimeve kuranore është njohja e filozofisë islame dhe jurisprudencës, por njëkohësisht edhe e disa parimeve metrike/stilistike, të vargëzimit poetik arab. Pra, një përkthim i mirë kuranor, respektivisht i kuptimeve të tij, është i mundur vetëm nga një përkthyes që njeh mirë letërsinë, ka prirje letrare, si dhe njeh filozofinë islame dhe shkencat bazë të Islamit, siç janë: Tefsiri, Akaidi, Fikhu, Hadithi, Tertili, Usuli Fikhu dhe Historia islame.

***Interpretimin gramatikor aktual:***

Thënë troç, interpretimin gramatikor aktual është procesi i hetimit të besueshmërisë, barasvlerës konceptit dhe vlefshmërisë së një teksti të përkthyer.

***Interpretimi mjekësor:***

Përkthim mjekësor është përkthim teknik, rregullues i dokumentacionit klinik, apo i marketingut, softuerëve apo programit të trajnimit për farmaci, pajisjeve mjekësore apo, përgjithësisht gjërave nga fusha



e kujdesit shëndetësor. Shumica e vendeve në mbarë botën kërkojnë që letërsia dhe pajisjet mjekësore ose farmaceutike të shiten përmes përkthimeve në gjuhët kombëtare. Përveç kësaj, dokumentet e nevojshme për të kryer provat klinike shpesh kërkojnë përkthim në mënyrë që personeli lokal dhe pacientët, apo përfaqësuesit e rregulloreve, të jetë në gjendje t'i lexojnë ato.[8]

***Interpretimi rregullator – rregullues:***

Përkthimi rregullator - rregullues është përkthimi i dokumentacionit që ka të bëjë me miratimin dhe përputhshmërinë e pajisjeve mjekësore, farmaceutike, si dhe produkteve të diagnostifikimit in-vitro. Pra, është përkthim i nevojave të rregullimit të dokumenteve.

***Interpretimi teknik – manualor:***

Përkthimi teknik - manualor është një lloj i përkthimit të specializuar, e që përfshin përkthimin e dokumenteve të prodhimeve teknike (manualeve që udhëzojnë përdoruesit). Ose, më konkretisht, tekstet që kanë të bëjnë me zonat teknologjike lëndore, apo tekstet që kanë të bëjnë me zbatimin praktik shkencor dhe informacionin teknologjik, pra janë fushë e këtij tipi të përkthimit.[9]

***Interpretimi interpretativ (simultant):***

Interpretimi ose përkthim është lehtësim i komunikimit me gojë, ose në gjuhë të shkruar. Mirëpo, në të njëjtën kohë mund të kemi mënyrën e përkthimit të atypëratyshëm në mes të përdoruesve të gjuhëve të ndryshme.[10] Përkthimi interpretativ apo i atypëratyshëm zakonisht është prezent në konferenca, dhe teksti i shkruar rrallëherë që shihet.

***Interpretimi kulturor:***

Përkthimi kulturor paraqet praktikën e përkthimit, e që përfshin dallimet kulturore. Përkthimi kulturor mund të përkufizohet edhe si një praktikë, qëllimi i të cilës është paraqitja e një kulture me anë të përkthimit. Ky lloj i përkthimit zgjidh disa çështje të lidhura me kulturën, të tilla si dialektet, ushqimet apo arkitekturën.

***Interpretimi i fjalëpërfjalshëm:***

Përkthimi fjalë për fjalë, apo i fjalëpërfjalshëm/i drejtpërdrejtë, është pasqyrim i tekstit nga një gjuhë në një tjetër, në fjalë dhe në kohë (latinisht: "Verbum pro verbo"), me ose pa përcjellë kuptimin origjinal. Në studimet e përkthimit, "përkthimi i fjalëpërfjalshëm" nënkupton përkthimin teknik të teksteve shkencore, teknike, teknologjike ose juridik.[11]



**Çka është përkthimi?**

"Përkthimi është veprimtari psiko-gjuhësore e ushtruar nga njerëzit – me gojë apo me shkrim, me qëllim të komunikimit midis njerëzve që nuk e flasin një gjuhë të njëjtë..."

Në bazë të përvojës së përkthyesve më eminentë, dhe që janë marrë me çështjen e përkthimit, dalin këto konstatime:

- Edhe përkthimi më i dobët është më i mirë sesa mungesa e përkthimit.
- Gjatësia e përkthimit dhe gjatësia e origjinalit duhet të jenë në konkordancë.
- Kryesorja në përkthim është lidhshmëria me tekstin e mësipërm dhe atë të ardhshëm (sidomos në përkthim me gojë – simultan).
- Një frazë (shprehje) shqipe mund të korrespondojë me dy fraza (shprehje) të gjuhës së huaj. *(vijon)*

(1) Hurtado Albir, Amparo (2001). Traducción y Traductología: Introducción a la traductología. Madrid: Cátedra. ISBN 84-376-1941-6, p. 99-100. (2) https://en.wiktionary.org/wiki/traductology#English. (3) Hurtado Albir, Amparo (2001). Traducción y Traductología: Introducción a la traductología. Madrid: Cátedra. ISBN 84-376-1941-6 , p. 99-100, p. 25-26. (4) The Oxford Companion to the English Language, Namit Bhatia, ed., 1992, pp. 1,051–54. (5) https://en.wikipedia.org/wiki/Bible_translations. (6) Fatani, Afnan (2006). "Translation and the Qur'an". In Leaman, Oliver. The Qur'an: an encyclopaedia. Great Britain: Routeledge. pp. 657–669. (7) Theodor Nöldeke, "The Qur'an, An Introduction by Theodor Nöldeke", f. 2. (8) Regulations for Medical Devices and the Role of Guidance Documents in Europe. Gjithashtu edhe: EU Medical and IVD Device Labeling: Translation Requirements and Trends. (9) Byrne, Jody (2006). Technical Translation: Usability Strategies for Translating Technical Documentation. Dordrecht: Springer. pp. 3–4. (10) S. Bassnett, Translation studies, p. 13-37. (11) Olive Classe, Encyclopedia of literary translation into English, vol. 1, Taylor & Francis, 2000, ISBN 1-884964-36-2, p. viii.

Dr. Naser Ramadani

# Arsimi bashkëkohor dhe nevoja për inkorporimin e mësimit fetar në shkollat publike (2)



Raportin dhe lidhjen që e ofron filozofia islame mes Allahut dhe njeriut është raport i adhurimit. Sipas filozofisë islame, adhurimi ka tri forma: atë fetar, shoqëror dhe hapësinor (kozmologjik). "Forma fetare" ka të bëjë me raportin e drejtpërdrejtë të myslimanit me Krijuesin e tij. "Forma shoqërore" ka të bëjë me raportin e individit mysliman me individët e tjerë apo grupet përreth tij. Ndërsa "forma hapësinore" ka të bëjë me raportin e myslimanit me tërë hapësirën dhe kozmosin që e rrethon. Bazuar në këtë lind nevoja për studimin e shkencave të shumta, e që mund të ndahen në: shkenca fetare, shoqërore dhe natyrore.

Raporti i njeriut ndaj vëllait të tij njeri, të cilin e paraqet filozofia islame, ngrihet mbi parimin e drejtësisë dhe bamirësisë .

Raporti i njeriut ndaj jetës, sipas filozofisë islame, është raport sprovimi që do të thotë se njeriu sprovohet në këtë jetë në adhurimin e tij ndaj Allahut në të gjitha format e tij, atë fetare, shoqërore dhe hapësinore. Andaj, sprovimi është aspekti praktik i raportit të adhurimit mes Allahut dhe njeriut.

Filozofia islame paraqet një sistem të kompletuar filozofik. Lënda fetare që mendojmë se duhet të jetë pjesë e plan-programit mësimor në shkollat publike, në brendinë e saj duhet të përfshijë përmbajtje mësimore që përputhen me filozofinë islame ndaj Zotit, njeriut, jetës dhe hapësirës, si dhe duhet të ketë qëllim final përgatitjen e individit të vyeshëm dhe të dobishëm për veten, familjen dhe mbarë shoqërinë.

Po në çka synon realizimi i kësaj lënde, dhe cilat janë qëllimet dhe objektivat e saj?

S'ka dyshim se Islami si sistem i kompletuar ka për qëllim aftësimin e të riut që të bëhet anëtar i dobishëm dhe aktiv në bashkësinë njerëzore. Mirëpo ky aftësim duhet të realizohet duke përfituar parafytyrime të sakta rreth Zotit, njeriut, jetës dhe hapësirës që e rrethon njeriun.

Gjatë përpilimit të planeve dhe programeve mësimore është shumë e arsyeshme që të merren parasysh edhe kërkesat e popullatës, përkatësisht kërkesat e prindërve, nxënësve dhe arsimtarëve. Nëse themi se "shkolla është një sistem i krijuar nga shoqëria për interesat e vetë shoqërisë" , atëherë është më se e nevojshme që të merren parasysh interesat e shoqërisë, e cila përbëhet nga prindërit, nxënësit dhe arsimtarët.

Në lidhje me nevojën e inkorporimit të mësimit fetar nëpër shkollat publike shtetërore ne kemi realizuar një anketim, dhe në bazën metodologjike kërkimore-hulumtuese janë përfshirë tri grupe kryesore të popullatës: nxënësit shqiptarë të klasës së tetë të shkollave fillore dhe të vitit të katërt të shkollave të mesme në Republikën e Maqedonisë, të dy gjinitë, personeli arsimor dhe prindërit.

Shënimet që na kanë shërbyer si mbështetje me rastin e formimit të kampionit i kemi marrë nga institucionet zyrtare. Kështu të dhënat që na ofrohen nga Ministria për Arsim dhe Shkencë e Republikës së Maqedonisë na bëjnë me dije se numri i përgjithshëm i nxënësve të klasave të teta të shqiptarëve për vitin shkollor 2005-2006 është përafërsisht 9468 nxënës dhe nxënëse, ndërsa numri i nxënësve shqiptarë të shkollave të mesme është përafërsisht 4211 nxënës dhe nxënëse. Kampioni reprezentativ përfshin 600 nxënës të klasave të teta ose 6.33 %, e 300 prej tyre janë nxënës, dhe 300 nxënëse, si





dhe 400 nxënës të vitit të katërt të shkollave të mesme, ose 9.49 % nga numri i përgjithshëm i nxënësve shqiptarë në Maqedoni, dhe 200 prej tyre janë nxënës dhe 200 nxënëse.

Reprezentacioni kërkimor është zgjedhur nga Shkupi me rrethinë, dhe Tetova me rrethinë. Sipas të dhënave statistikore në Shkup dhe fshatrave përreth tij, në klasën e tetë shkollën e vijojnë afër 2700 nxënës të të dy gjinive, ndërsa mostra përbëhet prej 300 nxënësve, do të thotë 11.11 % nga numri i përgjithshëm i nxënësve. Nga ky numër, 150 janë nga qyteti i Shkupit, - 75 prej tyre janë nxënës dhe 75 nxënëse, - ndërsa 150 të tjera janë nga fshatrat Saraj dhe Kondovë, të rrethinës së Shkupit, nga 75 prej tyre janë nxënës dhe 75 nxënëse. Burimet e njëjta na bëjnë me dije se edhe në Tetovë dhe fshatrat përreth tij mësimet i vijojnë afër 2700 nxënës të të dy gjinive. Të njëjtën zgjedhje e kam bërë edhe këtu, do të thotë gjysma e nxënësve janë prej qytetit ndërsa gjysma tjetër prej fshatrave Grupçin dhe Pallaticë si dhe gjysma e tyre nxënës dhe gjysma nxënëse.

Në vitin e katërt të shkollave të mesme, në Shkup mësimet i vijojnë afër 910 nxënës të të dy gjinive, ndërsa mostra përbëhet prej 200 nxënës, do të thotë 21.97 % e nxënësve, ku 100 prej tyre janë nxënës dhe 100 nxënëse. Në Tetovë, në vitin e katërt mësimet i vijojnë përafërsisht 1566 nxënës dhe nxënëse, ndërsa mostra përbëhet prej 200 nxënës ose 12.77 % e nxënësve, dhe 100 prej tyre janë nxënës dhe 100 nxënëse.

Në zgjedhjen e mostrës, pra, kemi pasur kujdes për zgjedhjen proporcionale të meshkujve dhe femrave, si dhe ndarjen e tyre në vende urbane dhe rurale.

Duke u nisur nga rëndësia e mendimeve dhe qëndrimeve të kësaj popullate, kemi planifikuar që në hulumtim të përfshijmë edhe një numër të konsiderueshëm të arsimtarëve të të njëjtave paralele, dhe klasave ku janë hulumtuar nxënësit.

Mostrën e personelit arsimor e përbëjnë 250 arsimtarë, prej të cilëve 150 meshkuj dhe 100 femra.

Krahas nxënësve dhe arsimtarëve, në anketimin tonë janë përfshirë edhe prindërit. Numri i tyre është 150 prindër, nga prindërit e nxënësve të anketuar, nga 112 prej tyre ishin meshkuj dhe 38 femra.

Pyetësori i nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve në lidhje me problematikën në fjalë ka përfshirë tri pyetje, të cilat do t'i japim në vazhdim.

***1. Çka mendoni për inkorporimin e mësim-besimit fetar në shkollë?***

1. Shumë të nevojshëm
2. Të nevojshëm
3. Pak të nevojshëm
4. Aspak të nevojshëm

***2. Lëndën e mësim-besimit duhet ta ligjërojnë:***

1. Teologët
2. Sociologët
3. Të tjerë

***3. Mësim-besimi fetar duhet të mësohet:***

1. Vetëm në shkollën fillore
2. Në shkollën fillore dhe atë të mesme
3. Në të gjitha fazat e arsimit

### Rezultatet dhe analizimi i tyre

Në bazë të analizës, rezultatet e arritura ofrojnë:

Në lidhje me pyetjen e parë kemi rezultatet e paraqitura në tabelë.

***Tabela 1. Përgjigjet e nxënësve të klasave të teta***

| *Opsionet për zgjedhje* | *Numri* | *Përqindja* |
|---|---|---|
| 1. Shumë i nevojshëm | 406 | 67.66 % |
| 2. I nevojshëm | 139 | 23.16 % |
| 3. Pak i nevojshëm | 24 | 4 % |
| 4. Aspak i nevojshëm | 12 | 2 % |
| 5. Pa përgjigje | 19 | 3.16 % |

***Tabela 2. Përgjigjet e nxënësve të vitit të katërt***

| *Opsionet për zgjedhje* | *Numri* | *Përqindja* |
|---|---|---|
| 1. Shumë i nevojshëm | 245 | 61.25 % |
| 2. I nevojshëm | 109 | 27.25 % |
| 3. Pak i nevojshëm | 21 | 5.5 % |
| 4. Aspak i nevojshëm | 10 | 2.5 % |
| 5. Pa përgjigje | 14 | 3.5 % |

***Tabela 3. Përgjigjet e arsimtarëve***

| *Opsionet për zgjedhje* | *Numri* | *Përqindja* |
|---|---|---|
| 1. Shumë i nevojshëm | 81 | 32.4 % |
| 2. I nevojshëm | 98 | 39.2 % |
| 3. Pak i nevojshëm | 44 | 17.6 % |
| 4. Aspak i nevojshëm | 24 | 9.6 % |
| 5. Pa përgjigje | 3 | 1.2 % |

***Tabela 4. Përgjigjet e prindërve***

| *Opsionet për zgjedhje* | *Numri* | *Përqindja* |
|---|---|---|
| 1. Shumë i nevojshëm | 87 | 58 % |
| 2. I nevojshëm | 44 | 29.33 % |
| 3. Pak i nevojshëm | 15 | 10 % |
| 4. Aspak i nevojshëm | 3 | 2 % |
| 5. Pa përgjigje | 1 | 0.66 % |

***Tabela 5. Përgjigjet e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve bashkërisht***

| *Opsionet për zgjedhje* | *Numri* | *Përqindja* |
|---|---|---|
| 1. Shumë i nevojshëm | 819 | 58.5 % |
| 2. I nevojshëm | 390 | 27.8 % |
| 3. Pak i nevojshëm | 104 | 7.4 % |
| 4. Aspak i nevojshëm | 49 | 3.5 % |
| 5. Pa përgjigje | 37 | 2.6 % |

Në lidhje me pyetjen e dytë, po ofrojmë vetëm përqindjen e të anketuarve bashkërisht.

Nga numri i përgjithshëm i nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve, e që është 1400, shihet se 1105 ose 78.92 % janë përcaktuar për teologët, 136 ose 9.71 % për sociologët, 66 ose 4.71 % për të tjerë dhe 93 ose 6.64 % pa përgjigje.

***Tabela 6. Përgjigjet e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve***

| *Opsionet për zgjedhje* | *Numri* | *Përqindja* |
|---|---|---|
| 1. Teologët | 1105 | 78.92 % |
| 2. Sociologët | 136 | 9.71 % |
| 3. Të tjerë | 66 | 4.71 % |
| 4. Pa përgjigje | 93 | 6.64 % |

Në lidhje me pyetjen e tretë, po afrojmë gjithashtu vetëm përgjigjen e të anketuarve bashkërisht.

Nga numri i përgjithshëm i nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve e që ishte 1400, shihet se 162 ose 11.57 % mendojnë se duhet mësuar vetëm në shkollën fillore, 240 ose 17.14 % janë përcaktuar për shkollën fillore dhe atë të mesme, 937 ose 66.92 % për gjitha fazat e arsimit dhe 61 ose 4.35 % pa përgjigje.

***Tabela 7. Përgjigjet e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve bashkërisht***

| Opsionet për zgjedhje | Numri | Përqindja |
|---|---|---|
| 1. Vetëm në shkollën fillore | 162 | 11.57 % |
| 2. Në fillore dhe të mesme | 240 | 17.14 % |
| 3. Në gjitha fazat e arsimit | 937 | 66.92 % |
| 4. Pa përgjigje | 61 | 4.35 % |

**Përfundime:**

Bazuar në rezultatet e këtij hulumtimi empirik në lidhje me qëndrimin e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve ndaj futjes së mësim-besimit fetar në sistemin edukativ-arsimor në Republikën e Maqedonisë, mund të konstatojmë se:

- planet dhe programet mësimore aktuale kërkojnë rishikim, ngase shumica e tyre janë pothuaj të njëjta me ato të ish sistemit;
- nevoja për futjen e mësim-besimit fetar në sistemin edukativ-arsimor është bërë imperativ kohe, dhe se nuk duhet të injorohet në asnjë mënyrë, ngase mund të sjellë dobi të shumta dhe të ndihmojë në mënjanimin e anomalive të ndryshme morale;
- shkolla si institucion arsimor-edukativ në mënyrë sistematike, të planifikuar dhe të programuar duhet të realizojë qëllimet dhe detyrat e edukatës, në mesin e të cilave edhe edukatën shpirtërore dhe morale, për të cilën lënda fetare mund të kontribuojë shumë;
- nxënësit, arsimtarët dhe prindërit vërejnë mungesën e edukimit shpirtëror dhe fetar që ekziston te shkollarët tanë, dhe kërkojnë që një gjë e tillë të kompletohet;
- Ministria e arsimit dhe deputetët republikanë duhet të marrin parasysh dhe të pranojnë kërkesat e nxënësve, arsimtarëve dhe prindërve;
- Mësim-besimi fetar të përfshihet në gjitha fazat e arsimit, e në veçanti në atë fillor dhe të mesëm;
- Lënda Pedagogjia religjioze, të përfshihet në arsimin universitar, e në veçanti në Fakultetin Filozofik;
- Qeveria duhet t'u bashkëngjitet të gjitha qeverive përparimtare evropiane dhe botërore, dhe të zbatojë futjen e mësim-besimit fetar në sistemin edukativ-arsimor;
- Bashkësitë fetare të marrin përsipër përgatitjen e kuadrove dhe teksteve mësimore të duhura për realizimin e këtij qëllimi.

***<u>Literatura e konsultuar:</u>***


- El Kilani, Maxhid Arsan, Felsefetu Terbijetil Islamijeti, Meke: Darul Menara, 1987.
- Konventa Evropiane e të Drejtave të Njeriut, Këshilli i Evropës.
- Grup autorësh, Pedagoski leksikon, Beograd, 1996.
- Grup autorësh, Qeverisja në arsim, Prishtinë, 2003.
- Salih, Abdurrahman, Med'hal ila Terbijetil islamijeti, Aman: Darul Furkan, 1991.
- Veseli, Abdylaziz, Pedagogjia parashkollore, Prishtinë, 1999.
- Zylfiu, Nijazi, Teoria e mësimit dhe proceset didaktike të mësimdhënies, Prishtinë, 2011.



Entela Hidri

# Për ty, lulëkuqja ime e përgjakur

Ishte dimri i viti 1998, më saktësisht 28 shkurt... Me mijëra lot u derdhëm drejt tokës tënde, o nëna ime e vuajtur! Mbi ashtin tënd si shiu u derdh gjaku. Po ti je nëna ime. Te ti treten e dergjen të parët e mi. Si mundem unë të të lë e të iki, kur mijëra lulëkuqe ranë vetëm që ti të lulëzoje e lirë?!

Padrejtësia me emrin botë të ndau nga ashti mëmë edhe ty Kosovë. Bota ndau trupin nga shpirti, ashtin nga mishi, e syrin nga zemra. Me mijëra shekuj po të kalojnë, e kurrë nuk harrohen tragjeditë e mijëra jetëve të një populli që kishte vetëm një faj, ishin myslimanë. Po, po ishin myslimanë, dhe si të tillë duheshin ndarë, copëtuar e ndëshkuar.

Por asgjë nuk mbaron, e historia përsëritet, e përsëritet e përsëritet, dhe kurrë nuk resht së renduri në vrapin e saj kokëposhtë.

E erdhën vitet e '90-ta,e në vijim, vite tmerri dhe lufte, kur u nda nëna nga djali, nusja nga trimi, dhe përsëri ashti nga shpirti, nën një të vetëm emër të panjohur e të papranuar asnjëherë, Gjenocid etno-fetar.

Por kjo tokë ka burra, e kur i pret njërën kokë 10 ngrihen përsëri. Dhe në vitet '98-'99, djemtë e vajzat kosovare vendosën ta ngrenë një grusht të fuqishëm për t'i thënë ndal racizmit antishqiptar.

Çdo histori me emrin Kosovë bart gjak e lot, por kjo që do të jua rrëfej sot më është treguar nga nënë Sanija. Një nënë burrneshë e tokës tënde, o Kosova ime.

### Rrëfimi i nënë Sanijes

Ishte një muzg i qetë, dhe unë po e shtroja sofrën e begatë. Rreth saj ishin mbledhur e gjithë pasuria ime: bashkëshorti, dy djemtë e rritur, si dhe tri vajzat e vogla si tre engjëj. Filloi të dëgjohej trokitja e ngadaltë e lugës mbi pjatat e gatuara me dashuri e përkujdesje. Ata ishin pasuria ime. Ata ishin më i bukuri ndriçim që shikonte syri im. Hanim, dhe unë s'reshtja së falënderuari për sofrën e mbushur me fëmijët e dritës sonë.

Dhe ja, trokitën edhe çastet e kobshme dhe të tmerrit. Askush s'e kuptoi se ç'po ndodhte. Vetëm fytyra me imazhe kafshërore na bërtisnin përpara fytyrë si të tërbuar. Asgjë s'po kuptonte askush. Asgjë! Ushqimi i shpërndarë kudo. Djemtë e mi përtokë, vajzat që klithnin dhe rendnin nëpër dhomë. O Allah! Serbët kishin mbërritur edhe në konakun tonë. Ata godisni, bërtisnin dhe tmerronin, sepse ne ishim shqiptarë. Njëri prej tyre më mbërtheu fort nga flokët dhe më afroi fytyrën pranë një vendfaljeje, (sexhde). "Falesh, eee?!!!", bërtiste ai pareshtur. Faleshim, po, të gjithë faleshim. Ne ishim myslimanë, e ja pse ata na luftonin. Ne nuk ishim ortodoksë. Ne ishim shqiptarë myslimanë. Në damarët e trupit më vlonte tmerri. Aty jeta dhe vdekja luftonin pareshtur. Të lutem, o Zot, ndali! Ata po m'i torturonin të dy djemtë para syve të mi. Na kaluan në dhomën tjetër, e aty i lidhen me duar pas shpine, e grushtet çnjerëzore i godisnin kudo. Zot, mbama zemrën! Do t'i vrasin. Çdoherë që ne klithnin, ata i rrihnin edhe më shumë. U mundova të lirohem dhe t'i mbroj fëmijët e mi me trup, por mbaj mend që një dorë kafshërore më bllokoi çdo nerv të trupit. Një fytyrë që s'kishte asgjë të përbashkët me njerëzoren nisi të më godasë fuqishëm. Më ra të fikët, e më pas nuk mbaj mend asgjë, derisa u përmenda, nën këmbët e fëmijëve të mi të lidhur në këmbë te tryezës. Në atë tryezë ku me mijëra herë ne gëzuam vakte e festa. E ja, tani po këtu ishim mbledhur për të vajtuar kobin tonë. Vajzat e vogla i kishin mbyllur diku, ku dëgjoheshin vetëm klithmat e tyre rrëqethëse. U mundova të ngrihem në gjunjë dhe të fshij ballin e larë në gjak. Ohh! Djemtë e mi. Bijtë e mi të bukur, që thoshin dua (lutje) nëpër dhëmbë, e mbi gjoks u varej e vakët shpresa për jetën. Mendime të zeza si korbi më silleshin mbi krye. Kurrë s'i heq dot nga sytë fytyrat e tyre të njoma. 14 dhe 18 vjeç ishin ata, bijtë e nënës. Djem të zgjuar e të përulur ndaj të Madhit Zot. Ishin përplot me ëndrra e shpresa për një jetë të lirë. Në zemrën time vlonte e vetmja dua: "O Allah, ty të jam dorëzuar, kurseji jetët e tyre, o Bamirësi im!" Zoti e di sa lot dhimbjesh kam derdhur ato çaste, e të gjithë jetën e ardhur pas. Ata po i mbushnin armët.

Ej, po, ata po i mbushnin armët, dhe do t'i këpusnin pamëshirë kërthinjat e mija. Dhe çdo gjë ndodhi para syve të mi. Shehadeti u belbëzua lehtas, e ata nuk patën as më të voglën drojë, për t'i marrë më të shtrenjtën dhuratë në sy të asaj që u fali jetën. Mos, Zot, mos ma merr mendjen e kokës! Po shikoj ëndërr. Duhet të zgjohem. Më mirë të shkoj në dhomën e tyre dhe t'i përkëdhel për të falur sabahun, thosha me vete me sytë mbyllur. Mbyllja dhe hapja sytë fort, për të zgjuar veten nga ky gjumë tmerri. Ehh, kokat e tyre vareshin mbi gjokset fëmijërore. Pse s'çahesh, o qiell, dhe të biesh mbi mua, nënëzezën?! Si nuk më hapet kraharori e të më shpërthejë kjo zemër, kur unë shikoj para syve të mi dy yje të pajeta. Po, unë i barta ata 9 muaj në bark, me të vetmin gëzim për t'i sjellë në jetë. Po, unë i rrita në përkundjet e krahëve të mi. E, i pari shtrat për ta ishte ashti im. E para lëkundëse ishin krahët e mi. Po, ata patën qarë e patën qeshur në krahët e mi. Ku mundesha të jetoja pa ata?! U përgjërova para Zotit që ata të çohen, por kjo s'kishte për të ndodhur kurrë. Ata, gjakësorët, dolën nga shtëpia jonë, e u munduan të shkatërrojnë gjithçka, e më shumë se të gjitha jetët tona. Atë që na e fali vetëm i Madhi Zot. Në fakt, ata morën me vete edhe tim shoq, mikun tim më të mirë, me të cilin ne ngritëm me mund një folezë, të cilën u deshën vetëm pak orë për ta shkatërruar plotësisht. Fati i tij nuk u dit kurrë, ishte ndër të humburit që s'u gjetën asnjëherë. E qaj me lot edhe atë, që s'kam një varr ku ta qaj, apo ku t'i këndoj një dua.

Falmë, o Zot, nëse të kam mërzitur, nëse në çaste trishtimi të pyeta përse! Por, më keq se çdo gjë, nëse u zemërova për ato që ndodhën. Falmë, o Zot, që je gjithnjë pranë meje! O Zot, sepse përveç Teje s'ka kush e fal zemrën time, që ka kaq vjet që vetëm qan.

Djemtë e mi ishin ndër dëshmorët e parë të kësaj lufte çetnike. Barbaritë e kësaj lufte s'ka libër t'i mbajë, e as roman t'i përmbledhë dot. Duhen shumë net dimri që të arrihet të zbërthehet sadopak lëmshi i tmerrit i atij dimri të vitit 1998.

Në shtëpinë tonë më pas erdhën grupe burrash shqiptarë. Ata na morën me forcë, pra mua dhe vajzat, dhe na detyruan të ecnim në rrugë të gjata e të mundimshme. Po... ç'e doja unë jetën, kur aty po i braktisja pa i varrosur dy copëzat e shpirtit tim. E mituraket e mija më mbështilleshin pas fustanit. Por, ata donin forcën time, që as unë s'po e gjeja dot më. Në sytë e tyre kishte tmerr e terror. Unë s'po e kuptoja që në sytë e tyre ishte prerë shpresa për jetën.



Ecnim në rrugë të gjata, e asnjëri nuk fliste. Vetëm ndiqnim një karvan të gjatë me vuajtje e me dhimbje. Ne i kishim shpëtuar vdekjes, ndërsa e vetmja shpresë që më mbante gjallë ishin tri vogëlushet e mija. Ato donin të jetonin. S'bëhej fjalë më për një jetë më të mirë, por vetëm për të jetuar. Ne linim pas tym dhe lot. Lot dhe



vuajtje. Vuajtje dhe vdekje. E, ç'qenka jeta përveçse një cak, një çast, një fill që këputet?! Vogëlushët e mi nuk janë më. Ah, moj tokë e vajtur e vendit tim! Ah, moj tokë burrash e trimash! Tokë që mban xhamia e namazlinj. Tokë që bart shehidë fitimtarë. Mos u brengos moj toka ime, se ti ke bijat e bijtë tu! Ata dhanë jetën, që të jetosh e lirë, o Kosova jonë! Ata dhanë jetën, që në minaret e tua të thirret i lirë ezani i ëmbël. Mos u brengos, moj toka ime, për bijtë e rënë, se mijëra të tjerë do të dalin nga gjiri yt, e do të lulëzojnë çdo cep, o toka ime!

Ne ecëm me ditë pa fund. Ecëm pa bukë e pa ujë. Ecëm, dhe e vetmja gjë që na mbante gjallë ishte fakti se po shkonim në Shqipërinë mëmë. Aty ku ne do qanim të qetë brengat tona. Aty, ku halli ynë do të gjente veshë dhe zemër.

Ne mbërritën në kufirin me Kukësin, e më pas na morën me autobusë e na çuan në Tiranë. Atë Tiranën që në të tjera rrethana do ta vizitoja me mall e dashuri. Atje njohëm një familje që hapi dyert dhe krahët për familjen time, nëse edhe tani mund të quhej e tillë kjo imja. Ata u përkujdesën: na veshën e na dhuruan dashuri, dhe qanë me ne vuajtjet tona. Vëllezërit tanë shqiptarë u treguan vërtet se ishin vëllezërit tanë. Ne jemi një komb, një tokë, një popull, një gjuhë, dhe kemi një zemër.

Dhe, edhe sot e kësaj dite kur ora ime ndalet, kthehem në çastet e asaj mbrëmjeje kur fëmijët e mi shqiptonin shehadetin e ëmbël, të fundit në jetën e tyre.

Ata na dogjën sepse qemë myslimanë. Ata i shembën xhamitë, e kjo s'na bëri ne jobesimtarë. Ata vranë ëndrrat dhe jetën, por kjo s'na largoi nga i Madhi Zot. Në faltoret e tua, o Zot, ngjiten drejt Teje dua të sinqerta, për të ardhur te Ti, për dëshmorët tanë. Për nënat e lëna duarthatë. Për baballarët që ngrysin e zbardhin me sy nga rruga. Për nuset shamizeza që s'u nusëruan kurrë. Për ju bija, që emrin babë dot se jehuat në pragje mbrëmjeje.

U lutëm ne, sepse ata ranë dëshmorë për këtë liri. Nuk mërzitem më, sepse gjaku juaj, bijtë e mi, solli lirinë. E mbi këtë tokë do rriten plot filiza të rinj. E kjo tokë do ta mbajë emrin shqipe. Kjo tokë do të jetojë me shqipet e saj. Ne s'na zhbëri dot as 1913, as 1998, sepse mbi tokën tonë ka sexhde duazgjatura, dhe se në tokën tonë rriten bij myslimanësh. Sepse Allahu e do paqen, e do butësinë, si dhe më shumë drejtësinë.

Unë do të bëhem gjyshe, e do t'u tregoj nipave makthet e një nate të largët. Nuk kam për t'i treguar për të shtuar dhimbje, por për të rrëfyer se sa mund u desh që ata të rriten të qetë. Unë s'mund të jem më nënë nëse harroj, apo e fshij një faqe kaq të dhimbshme të një historie ku dhimbja s'ka fund.

Ne duhet dhe kemi për të rrëfyer, që brezat të mos e harrojnë sakrificën e vulosur me jetë.

E një lutje kah qiejt, drejt Teje, o i Madhi Zot, edhe tani e kam: "O Zot, kujtoji dhe shpërbleji ata që përemrin Tënd, dhe me emrin Tënd e dhanë jetën!"

E di që ndoshta lotët po rendin në sytë e kujtdo që e lexon historinë time, por le ta dijë se ajo i përket nga pak secilit prej jush. E, nëse dhimbja e kaplon zemrën, dijeni se Zoti nuk harron, nuk humbet dhe nuk shuan asnjë vepër të mirë, sado e vogël qoftë!

Selame nga një kohë e largët, e pluhurosur dhe e dhimbshme, nënë Sanija.

Këtë nënë burrneshë e krenare e kam takuar në Pallatin e Sportit, në vitin 1997, dhe e kam strehuar në familjen time. Derisa, familja e saj e mori dhe e riktheu në tokën mëmë. Histori e shkruar me kaq shumë lot e dëshpërim, që nuk janë trille filmash, por makthe jete. Askush nuk mund të besojë kaq shumë dhunë, dhimbje dhe lot. S'kam reshtur dot së menduari, moj nëna Sanije, ty dhe bijat e tua syzeza. Ata sy plot traumë, moj nënëbardhë Kosove! E, nuk mundja kurrë të mos e ndaja këtë histori. Duatë tona qofshin mbi ju, që lufta jua mori rininë, ëndrrat, shpresat, e madje madje edhe jetën. Amin!

**Ekmeleddin Ihsanoglu (1)**

# Hyrja e shkencës moderne në Turqi*



**(Deri te shpallja e Tanzimatit)**

Derisa historia osmane është studiuar nga shumë aspekte, shkenca e historisë osmane, që njëherazi është tema e këtij teksti, nuk është hulumtuar sa duhet. Në këtë punim do të bëhet fjalë për marrëdhëniet e osmanlinjve me Perëndimin, për të arriturat teknologjike të Perëndimit, për institucionet shkencore, dhe, në përgjithësi, për ndryshimet e krijuara të jetës shkencore dhe arsimore në shtetin osman, deri te shpallja e Tanzimatit.

Ky artikull është pjesa e parë e një punimi më të gjerë që kemi bërë për historinë e shkencave osmane. Sjelljen e mirë dhe qëndrimet e osmanlinjve kundruall shkencës dhe teknologjisë perëndimore është e pamundur ta ndash nga qëndrimet e përgjithshme të tyre ndaj Perëndimit.

Përveç kësaj, duhet menduar se në çfarë mase institucionet e tyre kanë mundur t'u përgjigjen nevojave të reja të krijuara. Për këtë arsye në kërkimet e marrëdhënieve të osmanlinjve me Perëndimin, në fushën e teknologjisë, duhet pasur parasysh se si osmanlinjtë në përgjithësi e shikonin Perëndimin. Njëra nga karakteristikat e qarta që vërehet në marrëdhëniet politike dhe ushtarake të shtetit osman me Evropën tregon se osmanlinjtë, që nga formimi i mbretërisë osmane, në çdo aspekt veten e konsideronin më të përparuar se evropianët. Ky superioritet mund të vëzhgohet përmes faktorëve shpirtërorë dhe materialë. Asokohe osmanlinjtë, shikuar në aspektin ushtarak dhe ekonomik, ishin shumë më të fortë se evropianët dhe shtetet tjera islame. Shkakun që në pikëpamje ekonomike të forcohen dhe që në mënyrë psikologjike veten ta konsiderojnë më superiorë kundër Evropës mund ta gjejmë në faktin se kishin pasuri të mëdha minierash, që i kontrollonin rrugët tregtare, dhe se nga çdo betejë ushtarake që hynin dilnin fitues. Osmanlinjtë e shihnin veten më të mirë se evropianët në pikëpamje shpirtërore, sepse konsideronin që i takojnë fesë islame, si fe e fundit dhe fe e drejtë, dhe se ishin trashëgimtarë të civilizimit të ndritshëm islam të mesjetës. Përveç kësaj, në kërkimet e qëndrimeve të osmanlinjve ndaj shkencës perëndimore duhet të kihet parasysh gjendja e kulturës dhe shkencës në shtetin osman. Medresetë ishin institucionet më të rëndësishme arsimore dhe shkencore të shtetit osman, themelimi i të cilave kishte për qëllim t'i mbulojë kërkesat shoqëroro-kulturore dhe t'i zgjidhë problemet me të cilat ballafaqoheshin. Në kuptim e gjetjes së zgjidhjeve themelore për problemet e krijuara osmanlinjve u mjaftonin institucionet e tyre. Sistemi i tyre arsimor plotësisht ishte i rregulluar në këtë drejtim. Për këtë arsye ata me shekuj nuk e kanë hetuar nevojën për shkencat evropiane dhe nuk i konsideronin të duhura. Fakti që osmanlinjtë ishin më të përparuar nga shtetet e atëhershme evropiane, si dhe nga shtetet tjera islame, që po ashtu vërehej edhe te mirëqenia që e siguronte sistemi ekonomik. Ajo, shkenca që osmanlinjve u mjaftonte, nuk i parandaloi që nga Perëndimi të merreshin të arritura të reja, e që osmanlinjtë nuk i kishin dhe që i konsideronin të nevojshme. Pikërisht këto ishin shkaqet që osmanlinjtë parandalonin kuptimin dhe rëndësinë e një realiteti të ri intelektual që ishte lajmëruar në Evropën perëndimore, në kohën e Renesancës, dhe që vlerësohej se ndikimi i të arriturave e prezantonte përparimin e shoqërisë evropiane, e që mund të ishte rrezik potencial. Megjithatë, është e qartë se rrethi shoqëror nuk prezantonte barrierën për t'i marrë të arriturat e duhura të Perëndimit edhe gjatë kohës së Renesancës dhe më vonë.

## Osmanlinjtë dhe përparimet perëndimore

Mund të themi se osmanlinjtë i kishin mundësitë që për së afërmi t'i përcjellin përparimet e Perëndimit. Pozita e shtetit të tyre, që shtrihej nga Anadolli deri në Evropën e mesme, që ka sunduar me Detin Mesdhe dhe Afrikën dhe që kufizohej me Evropën perëndimore, osmanlinjve ua mundësonte që të jenë në prani shumë të afërt me të tjerët. Nuk ka dyshim se ai kontakt gjeografik e ka lehtësuar marrjen e shkencave të reja. Përveç kësaj, emisarët evropianë që kishin pranuar Islamin, udhëtarët, tregtarët, marinarët, të robëruarit,

të shpërngulurit dhe posaçërisht hebrenjtë dhe maurët, kishin ikur nga Spanja dhe Portugalia për shkaqe të presioneve fetare, gjegjësisht nga dhuna katolike, dhe gjetën shpëtim nën mbrojtjen e Perandorisë Osmane, dhe kontribuuan që shkenca e re dhe dituritë teknologjike të arrijnë në Perandorinë Osmane. Këta persona sollën me vete disa shkathtësi të reja shkencore.

Shembujt që do t'i theksojmë na tregojnë se osmanlinjtë ishin të informuar me ndodhitë e botës perëndimore, si dhe kishin marrëdhënie selektive ndaj këtyre ngjarjeve.

Osmanlinjtë, në mënyra të ndryshme, por gjithnjë duke i zgjedhur, i përcillnin ndodhitë në Perëndim, gjatë shekujve XV dhe XVI, në fushën e teknologjisë ushtarake, xehetarisë, gjeografisë dhe mjekësisë. Faktorë shumë i rëndësishëm në këtë përcjellje ishte pikërisht ajo se shteti osman kishte kontakte të drejtpërdrejta gjeografike me Evropën. Ky kontakt gjeografik siguronte që osmanlinjtë me lehtësim të madh t'i përvetësojnë dituritë teknologjike të Perëndimit.

Sulltan Mehmet Fatihu kishte thirrur në Stamboll njërin prej piktorëve të Renesancës, Gjentili Belinin, të cilin e kishte lejuar që ta pikturojë portretin e tij. Muret e pallatit të ri ishin të zbukuruara me afreskat e stilit të Renesancës (1479-1481). Ai kishte thirrur nga Venediku mjeshtrit e shkrirjes së bronzit dhe mjeshtrit për punimin e kallëpeve të shpatave. E gjithë kjo tregon se osmanlinjtë pas luftës me Venedikun, që kishte zgjatur 60 vjet, kanë pasur mundësi të kontaktojnë me Perëndimin dhe t'i marrin ato që i duheshin.

Rhoados Murphey në punimin e tij në lidhje me xehetarinë tek osmanlinjtë, thotë se në teknologjinë mineralogjike dhe eksploatimit të minierave në shek. XVI, mes osmanlinjve dhe Evropës dallimi nuk ishte i madh, dhe se osmanlinjtë në vitet e tetëdhjeta të shek. XVI e përdornin pothuajse teknikën e njëjtë të xehetarisë që e përdornin edhe në Evropë.

Minierat e argjendit të osmanlinjve në Serbi, që nga hapja e tyre, kanë punuar në përputhje me ligjet Saxon për xehetari, e që është shumë normale se osmanlinjtë e kanë shfrytëzuar terminologjinë e drejtë dhe të saktë në xehetari. Minierat kryesisht punonin nën mbikëqyrjen e ekspertëve që i punësonte shteti, dhe të cilët nga miniera i merrnin fitimet e mjaftueshme. Këto kushte i nxitnin xehetarët për të prodhuar sa më shumë. Osmanlinjtë për nxjerrjen e xeheve në gjithë vendin, në punësimin e minierave dhe përpunimin e prodhimeve nga xehja, përveç ekspertëve të huaj punësonin edhe punëtorë vendas. Ndërsa ata eksportonin xehet fitimprurëse edhe në Rumeli dhe Anatoli, ata që merreshin



*Portreti i Sulltan Mehmet Fatihut nga Gjentili Belinini*

me xehetari i lironin nga tatimet e veçanta, dhe për këtë arsye punët nëpër miniera ishin joshëse. Shkurt, mund të themi se shteti osman në këtë fushë përcillte përparimet teknike në Evropë, dhe se deri në shek. XVII kishte arritur t'i shfrytëzojë xehet e veta në mënyrë mjaft fitimprurëse.

Në anën tjetër, përdorimi dhe shfrytëzimi i armëve të zjarrta paraqet një shembull të rëndësishëm për marrëdhëniet osmane me Perëndimin, në teknologji dhe dituritë e reja, si dhe ishte tregues i qartë i qëndrimeve të tyre të reja. Edhe pse nuk dihet data e saktë kur osmanlinjtë kanë filluar t'i përdorin armët e zjarrta, ekzistojnë shumë dëshmi se këtë teknikë shumë herët e kishin marrë nga Evropa, e të cilën edhe kishin filluar ta zbatonin. Dihet se serbët me vendet e Evropës së Mesme kanë pasur kontakte të afërta që nga fundi i shek. XIV, dhe nga ata kanë kuptuar për risitë e armëve të zjarrta; gjithashtu patën një rol shumë të rëndësishëm edhe në atë që edhe osmanlinjtë të kuptojnë për këtë lloj të armatimit. Ekzistojnë dokumentet që na bëjnë me dije se osmanlinjtë në atë kohë kishin filluar të furnizohen me armë nga Perëndimi.

***Përktheu dhe përshtati: Shefki Sh. Voca***

Harun ef. Shabanaj

# Disa personalitete islame nga Deçani dhe rrethina - vështrim biografik



Deçani me rrethinë në të gjitha proceset e mëdha kombëtare kombit tonë i ka dhenë shumë personalitet të mëdha, të cilët kanë lenë gjurmë në shumë aspekte të jetës. Ndër personalitete më të shquara të kësaj ane janë edhe prijësi fetarë Tahir ef. Lluka, mulla Musa dhe mulla Hysni Hoxhaj etj.

Në këtë punim do të mundohemi që shkurtimisht të pasqyrojmë disa të dhëna me interes për tre personalitete e sipërtheksuar.

### Tahir Efendi Lluka (1840 / 1845-1908)

Tahir Efendi Lluka me veprimtarinë e tij u përket dy shekujve. Ai ka një veprimtari të gjerë dhe origjinale, që lidhet me botimet e tij me karakter fetar e pedagogjik në gjuhën amtare shqipe, si dhe me punën e tij mësimore - mejtepin, e ngritur nga ai vetë, në prag të shekullit 20, mejtep ky që filloi punën në vitin 1900, në Llukë të Epërm të Deçanit. Me këto ai u fut në radhët e pishtarëve të shkollimit shqip në Kosovë. Tahir Efendi Lluka nisej nga parimi që shkrim-leximi në gjuhën amtare shmang prapambetjen dhe e ngre kombin shqiptar në radhën e kombeve të tjerë të qytetëruar.

Tahir Efendi Lluka arsimin fillor e bëri në Shkup, kurse të mesmin e më tej e vazhdoi në Stamboll, ku u shqua për rezultate të shkëlqyera. Për rrjedhim ai u emërua myderriz në shkollën e lartë fetare islame të Fatihut në Stamboll, ku shërbeu gati dhjetë vjet. Biografia e tij dëshmon se Tahir Efendi Lluka bashkëpunoi me veprimtarët e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në Stamboll, si Hoxhë Hasan Tahsinin, Jani Vreton, etj.

Pas vdekjes së Hasan Tahsinit, në vitin 1881, Tahir Efendi Lluka u kthye në vendlindje, në fshatin Llukë e Epërme, ku ngriti një mejtep, që për gjuhë mësimi kishte shqipen. Shkrimi i gjuhës shqipe në këtë mejtep bëhej mbi bazën e grafisë arabe.

Duke pasur parasysh edhe botimet e tij në gjuhën shqipe, siç qenë "Broshurë për moralin" ("Risale-i ahlak"), "Mevludi", dorëshkrimi "Urata e besimtarëve" etj., si edhe ndërtimin e mejtepit, mund të themi se ai luajti një rol të madh për të mbajtur gjallë gjuhën e shkruar shqipe. Ai shkruan se shkolla është një vend tubimi, pra



një vend bashkimi. Në përbërjen e shkollës së tij kishte djem dhe vajza, të cilët lexonin në gjuhën shqipe.

Tahir Efendi Lluka u njoh edhe me emrin "Tahiri i Vogël", meqë me emrin "Tahiri i Madh" njihej Tahir Efendi Gjakova-Boshnjaku, që kishte bërë përpjekje që më parë të përshtaste për gjuhën shqipe një alfabet arab, dhe ia kishte arritur. Me punën që bëri ai ishte i bindur se me alfabetin e saj gjuha shqipe do të mësohej shumë lehtë. Këtij alfabeti i janë përmbajtur edhe shumë autorë të tjerë, në këtë mënyrë të veçantë në trevat e Kosovës. Veprimtaria e Tahir Efendi Llukës nuk u pa me sy të mirë nga organet e shtetit të kohës. Kur ai shkoi në Stamboll, mjediset qeveritare dhe ato fanatike e akuzuan për aktivitetin e tij.

Veprimtaria e tij botuese dhe ajo në fushën e praktikës pedagogjike kanë tërhequr vëmendjen e shumë studiuesve, si të Dr. Muamed Pirrakut, Dr. Abdullah Hamitit etj. Vdiq në prag të Kongresit të Manastirit.

### Musa Efendi Alimsuaj – Mulla Musa

Siç është e njohur nga faktet historike, prijësit fetarë islamë ishin pjesë e lëvizjeve të ndryshme, dhe qëllimi kryesor i tyre ishte mbrojtja e tokave shqiptare nga sulmet e vendeve fqinje.

Ndër personalitetet e shquara që i takon plejadës së parive është edhe Mulla Musa, i familjes së Alimusajve, nga Strellci i Epërm i Deçanit.

Të dhënat për vitin e lindjes së Mulla Musës janë të pakta, apo pothuajse nuk i hasim fare në historiografinë tonë, apo ende nuk ka studiues serioz që kanë mundur të hedhin dritë mbi këtë personalitet.

Gjysma e dytë e shekulli XIX, e posaçërisht vitet e '60-ta karakterizohen me themelimin e disa komiteteve të fshehta që mision kishin çështjen kombëtare shqiptare. Këto lëvizje u themeluan edhe në Rajonin e Pejës, e prijësi i tyre ishte Haxhi Zeka, e në kuadër të këtyre pjesëtarëve bënin pjesë edhe veprimtarët si: Jakup Ferri, Çel Shabani, Haxhi Bilall Shehu e Nur Kurti nga Plava e Gucia, Rexhë Bajraktari nga Vranoci, Shaban Gashi e Mulla Musa nga Strellci.

Meqë Mali i Zi kishte ndërmarrë aksion ushtarak në drejtim të rajoneve shqiptare, dhe meqë numri i luftëtarëve shqiptarë duhet të rritej në frontet e luftës, Mulla Musa vihet në krye të luftëtarëve të Strellcit, dhe ai merr pjesë në luftën e njohur në Shekullare.

Disa studiuese të historisë me të vërtetë vijnë në përfundim së Mulla Musa ishte njëri ndër prijësit kryesorë të luftës në Shekullare. Sipas të dhënave të historisë gojore, që janë të ruajtura në kujtesën e popullit tonë, thuhet se:

*"Mulla Musa në kal të bardhë,*
*E thirr zonin n'Shekulla"*

Në bazë të këtyre rreshtave të kësaj kënge popullore mund të përfundojmë se besimi, bindja dhe vendosmëria e tij në ndihmën e Allahut ishte shumë e fortë.

Mulla Musën e Strellcit e hasim si personalitet edhe në aktivitete e Lidhjes Shq iptare të Pejës, e në këtë organizëm ai përfaqësonte: Deçanin, Strellcin dhe Isniqin.

Pas themelimit të Këshillit të Përgjithshëm të Pajtimit të Gjaqeve, në krye të saj u vendos Haxhi Zeka, e zëvendës u emërua Bajram Curri, pastaj: në Podgur Nimon Podrimja nga Caralluka e Malishevës, ndërsa nga Deçani, Carrabregu e Isniqi Mulla Musa nga Strellci. Ai do t'u printe pajtimeve në Deçan, Junik e Rekë të Keqe.

Siç dihet, në vitin 1912, kur Serbia e Mali i Zi pushtuan pjesë të konsiderueshme të tokave shqiptare, dhe siç është e njohur në popull në aksionin e Savë Batarës, Mulla Musa burgoset dhe i bëhet presion që të konvertohet në fenë ortodokse, por ai ishte i paluhatshëm në besimin e tij, dhe më lehtë do të ishte t'i dalë shpirti nga trupi sesa ta ndërronte besimin që kishte.

### Hysni Efendi Hoxhaj (1942-2014)

Hysniu u lind më 13 mars të vitit 1942, nga prindërit Hajrullah dhe Zyhra Hoxhaj, nga Juniku.

Hysniu fëmijërinë e kaloi në Junik, ndërsa mësimet e para për fenë islame i mori nga i ati Hajrullah Efen-



di Hoxhaj, si dhe nga Et'hem Efendiu. Hysni Hoxhaj shkollën fillore e kreu në Junik, ndërsa të mesmen një vit e kreu në Gjimnazin e Gjakovës, për të vazhduar po në Gjimnazin e Përgjithshëm në Pejë, të cilin e kreu me sukses.

Pas rihapjes së Medresesë "Alaudin" në Prishtinë, Hysniu e regjistron këtë shkollë me korrespodencë, të cilën po ashtu e përfundon me sukses.

Në vitin 1965 Hysniu fillon punën si imam në xhaminë e fshatit Ponoshec, e më pas në Dobrosh të Gjakovës. Pas vdekjes së imamit të Xhamisë së Junikut (Xhamisë në Tregovishtë), Mulla E'them Hoxhës, Mulla Hysniu kthehet në detyrën e imamit në Xhaminë e Junikut, në Tregovishtë, dhe i kreu detyrat e tij si imam denjësisht dhe deri ne pensionimin e tij.

Pas fillimit të punës së Këshillit të Bashkësisë Islame të Kosovës në Gjakovë, e meqë territori i Deçanit gjendej në kuadër të regjionit të Gjakovës, atëherë më 1980 deri më 1984, hoxhë Hysniu, ishte anëtar i KBI në Gjakovë, dhe këtë detyrë e kreu deri më 2000.

Në themelimin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Kosovës në Deçan, gjatë vitit 2000, Hoxhë Hysniu ka dhenë një kontribut të madh, krahas të gjithë imamëve të tjerë të kësaj treve, si: Mulla Ajni Ramadani, Mulla Binak Tolaj, Mulla Bedri Kerolli, Mulla Murat Thaçi, Mulla Gëzim Qorraj dhe Isa Cacaj.

Pas themelimit të Këshillit të Bashkësisë Islame të Kosovës në Deçan, Hoxhë Hysni Hoxhaj do të zgjidhet kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Kosovës në Deçan, në mandatet 2000-2008. Po ashtu ai kreu detyrën e kryetarit të Këshillit të Pajtimit në Junik, detyrë të cilën e kreu me përkushtim të madh. Pas pensionimit ai u shpall Kryetar Nderi i Këshillit të Bashkësisë Islame të Kosovës në Deçan. Hoxhë Hysniu është njeriu që dha shembullin me të mirë të qëndresës, vendosmërisë e përkushtimit.



Gjatë Luftës së lavdishme të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës 1998-1999, familja e Hoxhë Hysni Hoxhajt, pësoi rendë nga ana e okupatorit serb. Kështu, në fshatin Meje të Gjakovës, hoxhës do t'i ndalen të dy djemtë e tij, Naimi dhe Hajrullahu, të cilët vriten mizorisht nga ana e trupave policore e ushtarake serbe.

Edhe përkundër që Mulla Hysniu e përjetoi rëndë vrasjen e të dy djemve të vetëm të tij, ai ngado që shkoi dhe ngado që veproi thoshte : "Emni i Zotit, qashtu koka kon e shkrume".

Pas përfundimit të Luftës së UÇK-së, më 1999, mbetjet mortore të dy djemve të Mulla Hysniut, Naimit dhe të Hajrullahut, do të identifikohen dhe do të kthehen nga Serbia për në Kosovë. Me rastin e rivarrimit të eshtrave të dy martirëve të familjes Hoxha, Hoxhë Hysniu, ndër të tjera, tha: "Allahu m'i ka fal, Allahu m'i ka marrë. Të Atij jemi, e tek Ai do të kthehemi".

Pas një kontributi shumë të madh që dha në shërbimin si imam, dhe një pune të madhe në rrugën e pajtimit të popullit shqiptar, dhe pasi e kreu me sukses misionin e tij jetësor prej imami dhe thirrësi në fenë e Zotit, më 9 maj 2014, Mulla Hysni Efendi Hoxhaj do t'i mbyllë sytë dhe do të kalojë në botën e amshueshme.

Mulla Hysniu gjithmonë do të kujtohet si një burrë i madh dhe i përkushtuar në jetën e tij prej thirrësi, si dhe një njeriut të devotshëm që gjithë çka pati ia dha atdheut: Kosovës.

Tani neve na mbetet që të lutemi për Hoxhën e nderuar, dhe ta përkujtojmë atë në mendjet dhe me penat tona.

Tahir Efendi Lluka është personalitet që është sinonim i zhvillimit të arsimit dhe kulturës e avancimit në dije.

Mulla Musa i Strellcit është personalitet që është sinonim i luftës për mbrojtjen e tokave shqiptare.

Hysni Efendi Hoxhaj është personalitet që është sinonim i urtësisë, paqes dhe durimit.

*(Kumtesë e mbajtur në Tryezën shkencore: "Trashëgimia historike, kulturore e shpirtërore islame në komunën e Deçanit". Organizuar nga Lidhja e Historianëve të Kosovës "Ali Hadri" dega në Deçan dhe KBI në Deçan, më 3 korrik 2015, në Sallën e Asamblesë së Komunës së Deçanit)*



Zeqir Jaha

# Më mirë dikur, se kurrë!

Edhe pse deri më tani është lënë pas dore mësimi i gjuhës shqipe, prapëseprapë, tani më duhet të them se: "Më mirë dikur, se kurrë". Më 14 shkurt u hap kursi i gjuhës shqipe për fëmijët shqiptarë në vendbanimet Bjørndall dhe Mortensrud, në Norvegji. Ky qëllim u arrit në saje të angazhimit të Qendrës Shqiptare Fetare në Ryen të Osllos, në Norvegji. Përveç tjerash, ky kurs po mbahet po në godinën e xhamisë. Që nga dita e parë, e deri në fund të semestrit, mësimet i kanë ndjekur 18 fëmijë shqiptarë, prej 7 deri në moshën 11 vjeçare.

Ende pa dalë në dritë mbesat dhe nipat e mi, mora iniciativën për hapjen e mësimit plotësues të gjuhës shqipe në ato shkolla ku fëmijët shqiptarë i ndiqnin mësimet në norvegjisht. Kjo iniciativë imja erdhi pasi pashë se prindërit e rinj pak ose aspak brengoseshin për fëmijët e tyre, respektivisht që ata ta mësonin gjuhën e ëmbël shqipe.

Po për këtë qëllim në vitin 2002 kam shkuar dhe jam takuar me prindërit fëmijët e të cilëve mësonin në shkollën e nëntëvjeçares në Mortensrud dhe Bjørndall. Atëherë atyre ua pata shpjeguar se me Kushtetutën dhe me ligjet e Norvegjisë edhe fëmijët me prejardhje nga jashtë gëzonin të drejtën e tyre që paralelisht mund të kërkonin edhe mësim plotësues në gjuhën amtare. Mirëpo, fatkeqësisht u ndava i zhgënjyer dhe nuk pata sukses.

Arsyen për ta rihapur diskutimin dhe rimarrë edhe një herë këtë iniciativë e gjeta pikërisht te fakti se te shqiptarët, kryesisht te gjeneratat e reja, kishte filluar asimilimi; fëmijët tanë po asimiloheshin!

Kurdo dhe kudo që dilja në këto lagjet pranë vendit ku banoja dëgjoja zërat e yjeve tanë (fëmijëve) duke komunikuar mes vete në gjuhën norvegjeze. Më e zeza, e që më ngacmoi dhe shqetësoi shumë, ishte dëgjimi i zërit të disa prindërve duke folur me fëmijët e tyre po në norvegjisht. Ata ndiheshin krenarë që dinin të flisnin norvegjisht. "Krenarët" nuk e dinin, apo nuk donin ta dinin, se cilës botë i takojnë: asaj të asimilimit, apo botës së civilizuar që mëson nga të tjerët por ruan esencën e vet.

Për mosaplikimin e të drejtës së patjetërsueshme të mësimit në gjuhën amtare kuptohet se përgjegjësia është e prindërve dhe kujdestarëve të fëmijëve, por jo e organeve kompetente të Norvegjisë. Sa i përket mësimit të gjuhës së atij vendi ku jeton dhe vepron, njohja e asaj gjuhe dhe integrimi në atë vend janë jetike. Mirëpo braktisja e gjuhës së kombit është mëkat i pafalshëm. "Nji lis pa rrajë thahet shpejt", thoshte Ernest Koliqi.

Kam vërejtur individë të atillë që mendojnë se përgje gjësia për rritjen, arsimimin, edukimin dhe jetën e fëmijëve është vetëm e prindërve apo kujdestarëve të



fëmijëve. Sipas të gjitha normave, fëmijët janë pasuria më e madhe e kësaj bote, si për një person, familje, vend apo komb. Ata i takojnë edhe botës njerëzore, shoqërisë civile, kombit dhe religjionit përkatës, dhe janë ardhmëria e çdo shoqërie/vendi.

Mbi këtë bazë, me qëllimin tim më të mirë, sugjeroj gjithë organet kompetente të Republikës së Kosovës (Ministrisë së Arsimit, Ministrisë së Integrimit dhe Ministrisë së Jashtme) që ta kthejnë kokën edhe nga diaspora, respektivisht edhe nga kosovarët/shqiptarët që jetojnë në Norvegji. Ne kemi nevojë për Kosovën, ashtu siç edhe Kosova ka nevojë për ne.



Të gjithë e dinë se atëbotë kur Kosova kishte nevojë për ndihmë morale dhe materiale, me përgjegjësi dhe vullnet të fortë mbështetëm Kosovën kundër armikut shekullor serbo-sllav. Për atë qëllim iu përgjigjëm Fondit të 3%-shit, Fondit për Armatim, Fondit "Nënën Tereza", Fondit "Vendlindja thërret" Fondit "Familja Ndihmon Familjen", si dhe shumë fondeve të tjera.

Nga kjo diasporë pati edhe atdhetarë që lanë gjithçka në Norvegji dhe iu bashkuan UÇK-së.

Aq sa është e arsyeshme, po aq është edhe e nevojshme dhe e arsyetueshme që edhe shqiptarët që jetojnë në këtë skaj të botës të vizitohen nga ndonjë nëpunës i Ministrisë së Arsimit, dhe t'i qajmë hallet së basku. Halli ynë më i madh është asimilimi. Pra, duhet ta pengojmë asimilimin dhe të kultivojmë ndjenja patriotike e tradicionale te fëmijët tanë, e që nuk janë pak.

**Më mirë pak, se hiç!**

Kur në ditën e parë, të dytë dhe të tretë i dërgova mbesat dhe nipin tim në shkollën shqipe, në godinën e xhamisë të Qendrës Shqiptare Fetare në Ryen të Osllos, mësova se vetëm një pakicë e fëmijëve ishin regjistruar në këtë shkollë.

Kjo ngjarje nuk më befasoi, megjithëse për mua ishte shqetësuese. Gjatë bisedës me zonjën që u jepte mësim nxënësve kuptova se mësimi do të mbahej vetëm një ditë në javë, dhe vetëm nga dy orë. Ky informim ma zbehu gëzimin që e fitova në lajmin me shkrim që brenda shkurtit, pra se do të fillonte mësimi në gjuhën shqipe.

Në ditën e dytë të mësimit, atëherë kur unë dhe të tjerët kishim shkuar për t'i marrë fëmijët nga shkolla, në të hyrë të korridorit të xhamisë pamë se fëmijët kishin qenë duke luajtur mes vete si engjëj, motra dhe vëllezër. Çdo gjë zhvillohej nën kujdesin dhe mbikëqyrjen e mësueses. Fëmijët kishin krijuar atmosferë dhe klimë kënaqësie. Të gjithë ne që shikonim nga larg ua patëm lakmi. As mësuesja e as ne nuk ua ndërpremë lojën përderisa ata vetë ndaluan.

Rrugës për në shtëpi mbesat dhe nipin i pyeta se në cilën shkollë ata e ndienin veten më të lumtur, ndërsa prej tyre mora përgjigjen se ata po ndiheshin shumë më mirë në shkollën shqipe. Këtë përgjigje e arsyetuan me faktin se në shkollën shqipe të gjithë ishin shqiptarë, dhe se flasin vetëm shqip.

Falë angazhimit të stafit të xhamisë dhe pëshpëritjeve të fëmijëve në ambientet e banimit me shoqet dhe shokët e gjeneratave të tyre, fëmijët edhe e kanë shprehur kënaqësinë që ata e ndienin në ambientin e ri gjatë orarit të mësimit dhe pauzave. Po ashtu, moshatarëve të tyre ua kanë shpjeguar kënaqësinë gjatë pauzës së mësimit, si dhe kujdesin e mësueses ndaj tyre. Shkuarjes në ekskursion në një vend turistik e të mrekullueshëm iu gëzuan të gjithë fëmijët. Ata atje kanë pasur vendin e veçantë të lojërave të ndryshme për fëmijë, si dhe kanë përjetuar zbavitjet tjera të lakmueshme për ta. Të gjitha shpenzimet, përveç tjerash, pra pijet dhe ushqimin shumë të mirë fëmijët i kishin falas.

Tani shumë prindër kanë paralajmëruar në semestrin e shtatorit do të regjistrohet edhe një numër i konsiderueshëm i fëmijëve në kursin e gjuhës shqipe, e ky po që është një lajm i gëzueshëm.

*27 qershor 2016, Osllo, Norvegji*



**Jasmin Muxhahid**

# A jetoni me realitetin apo me facebook-un?

Jetojmë në botë të rrethuar me IPhone, Ipad, Myspace, Youtube, e fokusi është i qartë - uni im...

Njeriu nuk duhet të shikojë larg për ta parë obsesionin me vetveten. Për t'i shitur, lajmëruesit godasin egon. P.sh.: numër i madh i reklamave është i drejtuar te ne që duan forcë dhe duam të jemi kryesorë. TV direkt na thotë: "Mos shikoni TV, direkt (udhëhiqemi) me TV!" Yogurtland thotë: "Ju jeni kryesorët! Mirë se vini në tokën e mundësive të pafund, ku ju përcaktoni pozicionin, zgjidhjen dhe imazhin."

Por lajmëruesit nuk janë të vetmit që kanë qëllim egon tonë. Ekziston edhe fenomeni global që ofron terren të frytshëm dhe platformë për këtë ego. Ky terren quhet Facebook.

Tani unë do të jem e para që do të deklaroj që Facebook-u mund të jetë mjet i fuqishëm për të bërë mirë. Thika mund të shërbejë për të prerë bukën që ushqen të uriturit, por mund të shfrytëzohet për të mbytur dikë. Facebook-u mund të shërbejë që të bëhet e mira e madhe, pas gjithave facebook-u ka ndihmuar në rrëzimin e diktatorit. Facebook-u mund të shfrytëzohet si mjet i fuqishëm për organizime, ftesa, përkujtues dhe bashkues. Facebook-u gjithashtu mund të shfrytëzohet që të forcojë lidhjen tonë me Allahun dhe lidhjet ndërnjerëzore, apo mund të shfrytëzohet që të forcojë ndikimin e nefsit (unit apo egos) tonë.




Fenomeni facebook është interesant. Në ID ekziston uni. Ai është pjesë e vetvetes sonë që duhet shtyrë (nëse dëshirojmë ta shmangim fatin e Anakinit, që të kthehemi kah ana e errët). Sa më shumë ushqehet egoja, ajo bëhet më e fortë. Kur forcohet ajo fillon të sundojë me ne. Kështu, ne nuk bëhemi robër të Allahut, por robër të vetvetes. Egoja është pjesa jonë që dëshiron forcën. Kjo është pjesa që dëshiron të jetë e pashme, e njohur, e lavdëruar dhe e adhuruar. Facebook-u është platformë tejet e fuqishme që e mundëson këtë. Ai ofron platformën ku me çdo fjalë, foto, ose mendim mund të vërehen, lavdërohen ose të "lajkohen". Si rezultat i kësaj fillojmë ta kërkojmë këtë. Por, kjo atëherë nuk mbetet vetëm në botën virtuale. Fillojmë bile edhe ta jetojmë jetën tonë me të në ndërdije. Menjëherë përjetojmë çdo përvojë, çdo foto, çdo mendim sikur t'ishim nën vëzhgim, ngase në ndërdijen tonë mendojmë: do ta vendos këtë në facebook-un tim. Kjo krijon një gjendje tejet interesante të qenies, ndjenjë gati konstante që jeta ime është në ekspozitë.

Bëhem e vetëdijshme se jam e shikuar, ngase çdo gjë mund të vendoset në facebook-un e të tjerëve në shikim dhe komentim, e ç'është më e rëndësishme, kjo krijon ndjenjë të rrejshme të vetërespektimit, kur secili hap i parëndësishëm yni ka rëndësi ndërkombëtare. Së shpejti bëhemi fokus, person që përcillet. Mesazhi është: Unë jam i rëndësishëm, jeta ime është e rëndësishme. Secili hap imi është aq i rëndësishëm. Rezultati bëhet bile edhe ndjenjë e fuqishme se bota sillet rreth nesh, dhe ne jemi në qendër. Siç supozohet, rezultati është ekzistenca e realitetit diametralisht të kundërt. Qëllimi i kësaj jete është të kuptosh të Vërtetën e madhështisë së Allahut dhe parëndësinë tënde personale, dhe se varesh nga Ai. Qëllimi është që veten ta zhvendosësh nga qendra dhe ta vendosësh




Atë në vend tëndin. Por, facebook-u zgjat me iluzionin e kundërt. Ai forcon bindjen që mu për shkak të rëndësisë sime, që secila lëvizje imja e parëndësishme ose bindje, pra duhet të shpallet. Menjëherë, ajo që ha në mëngjes ose blej në dyqan është lajm i rëndësishëm për shpallje. Kur vendos foton, pres komplimente, pres pranim dhe vërtetim. Me numrin e "lajkeve" ose komenteve, bukuria fizike bëhet diç që tani mund të matet; kur paraqes diç, pres që të bëhet "lajk". Dhe unë gjithnjë jam e vetëdijshme për numrin e "miqve" që kam, bile edhe garoj për këtë. (Miku këtu është vendosur në thonjëza, ngase askush nuk i di 80% të "miqve" të tij në facebook.)

Ky preokupim dhe rivalitet që të arrihet sa më shumë është përmendur në Kuran. Allahu i madhërishëm thotë: "Juve ju preokupoi përpjekja për shumimin (e pasurisë, të fëmijëve, të pozitës)!" (Et Tekathur, 1)

A është ky rivalitet në grumbullimin e pasurisë, apo miqve, apo "lajkeve" në facebook, rezultati është i njëjtë. Jemi preokupuar me këtë. Facebook-u gjithashtu forcon edhe një fokus të rrezikshëm - fokusi në njerëzit tjerë, çfarë bëjnë ata, çfarë u pëlqen, çka mendojnë për mua. Facebook-u ushqen preokupimin me atë se: si me vlerësojnë të tjerët. Së shpejti hyj në orbitën e krijimit. Në këtë orbitë definicionet e mia, dhembja ime, lumturia ime, vetërespektimi im, suksesi dhe mossuksesi im, janë të përcaktuar me krijimet. Kur jetoj në këtë orbitë, rritem dhe bie me krijimet. Kur njerëzit janë të lumtur me mua, unë jam keq. Kur nuk janë, unë bie. Ku gjendem, është e definuar nga ana e njerëzve. Unë jam sikurse i burgosur. Unë i kam dorëzuar çelësat e lumturisë sime, pikëllimit, plotësimit, dëshpërimeve, pra njerëzve që t'i ruajnë. Njëherë kur hyj dhe jetoj në orbitën e krijimit, në vend të orbitës së Allahut, filloj të shfrytëzoj këtë valutë. Shikoni, valuta e orbitës së Allahut është kënaqësia e Tij apo dënimi i Tij. Por, valuta në orbitën e krijimit është lavdërimi ose kritika e njerëzve.

Andaj, sa më thellë hyj në këtë orbitë, unë dëshiroj sa më shumë valuta të saj, dhe frikësohem gjithnjë e më shumë nga humbjet. Derisa luaj Monopol p.sh.: dëshiroj sa më shumë valuta të tij. Dhe është bukur të ndihesh "i pasur" për një moment. Por, kur loja përfundon, çka mund të blej në botën reale me të hollat nga Monopoli? Valuta njerëzore e lavdërimit është të hollat nga Monopoli. Është ndjenjë e shkëlqyer për momentin e mbledhjes, por kur përfundon loja, ai është i pavlerë. Në realitetin e kësaj bote dhe të radhës, kjo është e pavlerë. Por, prapë, bile e dëshiroj këtë valutë të rrejshme në ibadetin tim. Në këtë mënyrë bëhem sakrificë e shirkut të fshehtë - rijasë (syefaqësisë).

Syefaqësia (rija) është pasojë e jetës në orbitën e krijimit. Sa më thellë që hyj në këtë orbitë, aq më tepër përfshihem me arritjen e lavdërimeve njerëzore, lejimin dhe pranimin. Sa më thellë hyj në këtë orbitë, aq më tepër frikësohem nga humbja e statusit, humbja e lavdërimit, e lejimit... Por, sa më tepër frikësohem nga njerëzit, aq më tepër bëhem i robëruar. Liria e vërtetë vjen vetëm atëherë kur nuk i frikësohem askujt dhe asgjësë, pos Allahut. Në një hadith madhështor tregohet se erdhi një njeri te i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., dhe i tha: "I Dërguar i Allahut, më trego një vepër, që kur ta bëj do të më dojë Allahu dhe do të më duan njerëzit."

Pejgamberi s.a.v.s. i tha: "Përmbaju nga dynjaja, do të të dojë Allahu, dhe bëhu indiferent ndaj asaj që posedojnë njerëzit, do të të duan njerëzit." (Ibn Maxheh)

Është ironike që sa më pak nxitojmë për lejimin dhe dashurinë dhe njerëzve, kjo është më shumë arritje. Sa më pak na duhen të tjerët, më tepër persona na tërheqin dhe kërkojnë shoqërinë tonë. Hadithi na mëson për të vërtetën e thellë. Vetëm me thyerjen e orbitës së krijimit mund të kemi sukses edhe te Allahu edhe te njerëzit.

Edhe pse facebook-u vërtet është mjet i fuqishëm, le të bëhet ai mjet i lirisë tënde, e jo mjet i robërimit tënd dhe vlerësimit nga të tjerët.

*Përktheu dhe përshtati:*
*Prim. Dr. Med. Sc. Ali F. Iljazi*

Vehbi SHATRI

# *17 Vjetori i rënies shehid të hoxhës tonë,* **Myderriz Ramadan ef. Shatri** *– alias Mulla Ramush Efendiut (1909-1999) - (1)*

**"Shehidllëkun e dashuroj më shumë se tërë pasurinë"**

Në historinë e popullit shqiptar, gjatë periudhave të ndryshme që nga vitet e para të shekullit të kaluar, pati ngjarje të dhimbshme, ngase populli u përball me lloj-lloj pushtuesish. Me qëndrimet patriotike kundër pushtuesve në periudha qindravjeçare, herë pas here, pareshtur, pati heronj, patriotë dhe luftëtarë që i prinë këtij populli për çlirimin e tij. Në këtë varg flijuesish vend të merituar zë edhe hoxha, mësuesi dhe edukatori Mulla Ramush ef. Shatri. Koha kur jetoi dhe veproi ky personalitet i shquar qe ndër më të vështirat, dhe jo shumë e favorshme për popullatën e Kosovës.

Mulla Ramush Shatri u lind në fshatin Tomoc, në vitin 1909, nga babai Veseli dhe nëna Raba. Nëna Rabë, siç e quanin të gjithë banorët e fshatit, ishte e lindur në fshatin Shushicë, në një familje të njohur atdhetare e fetare. Mulla Ramushi ishte djali i parë i Veselit, dhe i kishte edhe dy vëllezër, Idrizin dhe Sejdiun, si dhe një motër. Vëllezërit e tij ishin njerëz të urtë, punëtorë të vyeshëm, besimtarë dhe të respektueshëm nga i gjithë fshati. Mulla Ramushi ishte i martuar me Hatixhen, të bijën e Sadik Fetah Ibërhysajt nga Deçani, me të cilën pati dy fëmijë: Jahjain dhe Abdullahun. Mulla Ramushi rrjedh nga një familje me gjendje ekonomike mesatarisht të mirë, por me një traditë të mirëfilltë fetare dhe kombëtar, pra nga familja Shatri, që kanë origjinën nga fshati Isniq i komunës së Deçanit.


*Myderriz Ramadan ef. Shatri*

Familja Shatri, për arsye ekonomike u shpërngul qysh herët nga Shala e Dukagjinit, por megjithatë ajo barti me vete e në vendbanimet e reja po ato zakone e tradita, e të cilat i ruajti dhe i pasuroi brez pas brezi.

### Arsimimi i Mulla Ramushit

Mulla Ramushi mësimet e para fetare i mori në mejtepin e fshatit, te hoxha Mehmed ef. Mahmudi.[1] Në moshën 13 vjeçare regjistrohet në Medresenë "Atik" në Pejë. Në këtë shkollë vijon mësimet për tre vjet me radhë, e pastaj kalon në Medresenë e Madhe të Gjakovës, te profesori i famshëm Fahri ef. Iljazi. Në mes të dy luftërave botërore në Kosovë vepruan disa shkolla të mesme private islame, qëllimi i të cilave ishte përgatitja dhe aftësimi i imamëve të ardhshëm.[2] Procesi mësimor organizohej dhe zhvillohej nga një numër shumë i vogël i mësimdhënësve (një apo dy mualimë). Lëndët mësimore ishin krejtësisht fetare, si: "Mësimi i Kuranit, Itikadat, Ibadat- Ahlak, Gjuhë arabe, Shkrim arab, Histori e islamizmit dhe Ilahi".[3]

### Pas përfundimit të mësimeve

Duke pas parasysh që Mulla Ramushi mësimet i zhvilloi me profesorë dhe alimë të shquar, gjatë kohës kur ishte në Medresenë e Gjakovës ra në sy si një ndër nxënësit më të dalluar. E këtë na e dëshmon edhe vetë fakti se profesori i famshëm Fahri ef. Ilazi e angazhoi edhe si danishmend-asistent. Këtë e tregon Muharrem Sherif Krasniqi nga Vranoci, që thotë: "Si student kishte raste kur kishim nevojë për ndonjë sqarim, dhe Fahri efendiu na orientonte te Mulla Ramush Shatri. E, kur futeshim në kabinetin e tij, ishte një tavolinë plot me libra... Myderriz Mulla Ramush Shatri na ndihmonte dhe na zgjidhte atë çështje për çfarë ne kishim kërkuar ndihmë nga ai".[4] Se sa e çmonte Mulla Ramushi mësuesin e tij Fahri efendiun kuptojmë nga kjo thënie e tij me rastin e të pamës, kur ky i dyti kishte ndërruar jetë: "Llamba e madhe shkoi, e ne kemi mbetur llamba të vogla". Kurse myderriz Fahri efendiu, në kohën sa e kishte student Mulla Ramushin, kishte thënë: "Për Mulla Ramushin më duhet një përgatitje e veçantë, sepse është shumë i ditur dhe i interesuar".

"Kur Fahri ef. Ilazi ishte duke mbajtur fjalim rasti para se t'ua shpërndante diplomat, kishte thënë se: "Tash ju dilni imamë, e mos ia shtrembëroni xhematit kokat!" Mulla Shyqyria i Pejës kishte thënë: "Fahri efendi, nuk të kuptova" Fahri efendiu i kishte thënë: "Ti shumë mirë e ke kuptuar, por po dëshiron që të tjerëve t'ua sqarosh. Kur të pranoheni imamë, mos shkoni të fundit në xhami, që sa herë të hyjë dikush në xhami xhemati ta kthejë kokën se a erdhi hoxha; jo s' erdhi hoxha, pra sa herë që

të dëgjohet zhurma e derës, por shkoni të parët dhe pas jush le të vijë kush të vijë, se xhemati më nuk e kthejnë kokën me pa se kush po vjen, por ju dëgjojnë juve."[5]

Mulla Ramushi tërë jetën e tij e kaloi fare thjesht, me zuhd-asketizëm. Ishte shumë i thjeshtë në veshje: një palë këpucë i mbante për disa vite.[6] Ishte mik i librit dhe kishte një bibliotekë të pasur dhe vazhdimisht lexonte. Kisha nderin dhe kënaqësinë e veçantë kur e vizitoja Mulla Ramushin në odën e tij, në kullën më të vjetër të fshatit. Sa herë shkoja në vizitë (e shkoja shpesh), e gjeja duke lexuar apo duke shikuar ndonjë lajm. Shumë të rralla kanë qenë rastet që kam mundur ta gjej duke pushuar. Në fondin e bibliotekës së tij gjendeshin më se 100 tituj të edicioneve të ndryshme, duke u nisur nga literatura fetare, që paraprinte me Kuranin, e pastaj me botime të tjera fetare, pastaj literatura shkencore, ku spikaste në veçanti enciklopedia voluminoze e Sami Frashrit "Kamusu 'l-A'lam" (Dictionaire unoversel d'histoire et de geographie), në gjuhën osmane, botuar në 6 vëllime, në vitin 1891 në Stamboll, të cilën për shkak të njohjes së shkëlqyeshme të gjuhës osmane e kishte studiuar pothuajse në tërësi.[7]

Gjatë periudhës së Luftës së Dytë Botërore (1941-1944), pjesa më e madhe e Kosovës ishte zonë e okupuar italiane (Dukagjini dhe një pjesë e madhe e Kosovës), një pjesë ishte zonë e okupuar gjermane (Mitrovica me rrethinë, Vushtrria dhe Podujeva), dhe pjesa tjetër ishte zonë e okupuar bullgare (një pjesë e rrethinës së Gjilanit, Ferizajt, Vitisë, Kaçanikut etj.).[8] Në zonën e okupuar italianët nuk i donin imamët me fesin e turqve. Mulla Ramushi, për pak kohë ishte i burgosur në Pejë (në dimrin e vitit 1942-43). Në burgun "Kullat e Sheremetit" kishte rastisur të qëndronte në një dhomë me atdhetarin dhe heroin Shaban Polluzha. Në të njëjtën çeli ishte edhe Sahit Zatriqi (partizan), në moshën 17 vjeçare. Bisedat e shumta me të burgosurit shumë herë i evakuonte, sidomos bisedat e këndshme dhe përmbajtjesore me Shaban Polluzhën. Shabani ishte kategorik në qëndrime dhe biseda. Nëse ndonjë bisedë përsëritej, ai reagonte ashpër: "Këtë mesele apo bisedë e kam dëgjuar një herë" – thoshte dhe nuk e linte hoxhën të vazhdonte më tutje.[9] *(vijon)*

(1) Nga biseda me hoxhen per respektin që kishte ndaj mësuesit të tij në Mejtep-Mulla Mehmetit. (2) Sipas prof. Dr. Haki Kasumit në Kosovë kanë vepruar 8 medrese. Ai nuk i përmend medresetë në Opojë dhe Vushtrri, ndërsa thekson se ka vepruar një medrese edhe në Ferizaj. (3) Haki Kasumi, Shkollat fetare islame në Kosovë ndërmjet dy luftërave botërore, Gjurmime albanologjike, Seria e shkencave historike XII-1982, Prishtinë, 1983, f. 164. (4) Muharrem Sherif Krasniqin e kam vizituar dy vite para vdekjes së tij, ky është gjyshi i kushëririt tim G.SH, këtë storie-ngjarje ia ka treguar nipit të tij (kushëririt tim G. SH.). (5) Këtë ma ka treguar vetë Mulla Ramushi, kur më mësonte në xhami. (6) Tregon nipi i tij, Esad Jahja Shatri, më 15.11.2015, në Gurrakoc. (7) Sh. Gjoci, Kronika e Istogut/Prill-Maj 1996, f. 5. (8) Bajram Shatri, Arsimi..., po aty, f. 46. (9) Dëshmi e Abdullah Shatrit, djalit të dytë të M. Ramushit, më 24 shkurt 2016, Istog..

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Prizren,**

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës si:

**1. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Hoçë, dhe;**

**2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Therandë (ish-Petrovë)**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

*(Të gjitha dokumentet duhet të jenë në origjinal).*

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklarata me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrat e Këshillit të BI-së në Prizren.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Dua hatmeje në Xhaminë Qendrore në Shtime**

*Prishtinë, 3 korrik*

Më 3 korrik qe ditë kremteje për xhematlinjtë e xhamisë qëndrore të Shtimes, që kishin mbushur xhaminë për të ndjekur programin e përgatitur nga vijuesit e mësim-besimit.

Pas namazit të drekës të pranishmëve u shprehu mirëseardhje në këtë tubim madhështor Burim ef. Rexhaj, sekretar i KBI-së, i cili pasi falënderoi Allahun Fuqiplotë, përshëndeti edhe të pranishmit e shumtë.

Pastaj filloi një program i pasur me pjesë nga Kurani, dhe secili vijues këndonte pjesët e caktuara. Pastaj u kënduan disa ilahi, poema e poezi të zgjedhura. Programi ishte jashtëzakonisht i ngjeshur dhe cilësor, saqë shumë prej të pranishmëve nga ngazëllimi iu mbusheshin sytë me lot.

Në këtë manifestim pos shumë xhematlinjve, të pranishëm qenë edhe kryetari i KBI-së në Shtime me bashkëpunëtorë, si dhe shumë imamë nga rrethina. Duke folur në këtë manifestim, kryetari Isa ef. Tërshani, përgëzoi myezinin e kësaj xhamie, Vezir ef. Ademaj, dhe studenten e FSI-së, Emine Tërshani, nxënësit dhe prindërit e tyre, për rezultatet e arritura me vijuesit e mësim-besimit, me ç'rast tha: "Të nderuar xhematlinj, jam shumë i gëzuar që sot jam në këtë vend, dhe para nesh kemi këtë grup nxënësish që kaq bukur e lexojnë Kuranin dhe e mësojnë fenë. Është kënaqësi të jesh në tubime të tilla, sepse gjithherë janë madhështore, e madhështia e këtij tubimi është e dyfishtë, sepse kjo dua po bëhet në muajin e bekuar Ramazan, muaj në të cilin ka filluar të zbres Kurani, me fjalët: "Lexo, mëso, në emër të Zotit!" Pejgamberi a.s. thotë: "Agjërimi dhe Kurani nesër, në Ditën e Gjykimit", do të intervenojnë te Zoti... ", si dhe "Më i miri nga ju është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve."



Në fund të këtij manifestimi kryetari i KBI-së, nxënësve që bënë hatme ua shpërndau nga një mirënjohje dhe nga një dhuratë modeste. Nxënësit që bënë hatme janë: Kushtrim Haxha, Shkumbin Haxha, Kosovare Ramadani, Sebahate Jakupi, Sala Ramadani, Pranvera Beqiri, Labinot Bajrami, Djellëza Krasniqi, Blerina Hyseni, Zeneta Qarri, Medina Ademaj dhe Vjollca Mustafa. *(Isa Tershani)*

**Komuna e Podujevës bëhet me një hafize të re.**

Ajna Imer Hajdini, e lindur më 03.07.2003, në Podujevë ka përfunduar hifzin e Kuranit gjatë mujit Ramazan të vitit 2016. Ajna Hajdini është nxënëse e klasës së shtatë, në Shkollën Fillore "Naim Frashri" në Podujevë. Ajo ka filluar nxënien-hifzin e Kuranit në muajin Ramazan të vitit 2015, pranë "Qendrës Ballkanike të Hifzit" në Podujevë, të cilën e mirëmban Mr. Imer Hajdini, respektivisht babai i Ajnes. Hifzin e ka kryer nën përkujdesjen e mësueses Pranvera Shabani. Lusim të Madhin Zot që Ajnen ta ketë nën mbrojtjen e Tij, dhe t'i japë shëndet dhe jetë të lumtur, duke shpresuar që edhe nxënës të tjerë të ndjekin hapat e Ajnes. *(Vedat Shabani)*



**Kryetari i Kuvendit, Kadri Veseli, shtroi darkë për nder të Fitër Bajramit**

*Prishtinë, 5 Korrik 2016*

Për nder të ftesës së Fitër Bajramit, Kryetari i Kuvendit të Republikës së Kosovës, z. Kadri Veseli, shtroi darkë, ku morën pjesë përfaqësues nga Bashkësisë Islame e Kosovës, në krye me myftiun Naim ef. Tërnava, si dhe përfaqësues nga bashkësitë të tjera fetare në Kosovë, pastaj përfaqësues të institucioneve shtetërore, shoqatave të dala nga lufta, familjarë të dëshmorëve etj. Kryetari Veseli, duke marrë fjalën, tha se qëllimi i kësaj darke modeste është përcjellja e mesazhit se Kosova është vend i tolerancës, se brenda Kosovës të gjitha



*Myftiu Tërnava në darkën e shtruar nga kryetari i Kuvenndit të Kosovës, për nder të Fitër Bajramit*

besimet fetare bashkëjetojnë në mënyrën më të mirë. "Kjo është Kosova jonë, e cila respekton të gjitha besimet fetare. Populli i Kosovës është krenar për besimet e tij, duke i respektuar dhe kultivuar ato", tha ai. Veseli kërkoi nga udhëheqësit fetarë që të vazhdojnë të përçojnë mesazhin e besimit te Zoti, mesazhin e respektit e të dashurisë ndaj njëri-tjetrit, në veçanti ndaj vendit tonë. "Ne jemi krenarë se asnjëherë nuk kemi lejuar që feja të keqpërdoret për qëllime johumane. Adhurimi për Zotin dhe respekti për njeriun janë të pandashëm. Ne si popull asnjëherë nuk e kemi ndarë fenë nga përkushtimi atdhetar. Sot, kur ne jemi të lirë, kemi obligim që për hir të të gjithë atyre që dhanë jetën dhe sakrifikuan për këtë ditë, dhe për hir të gjeneratave pas nesh, të jemi të bashkuar në ndërtimin dhe fuqizimin e shtetit tonë", theksoi ai. Kryetari i Kuvendit më tej tha se qytetarët e vendit tonë kanë nevojë të kenë një jetë më të mirë dhe më të dinjitetshme, në mënyrë që fëmijët e tyre të kenë perspektivë edhe më të mirë në Kosovën e tyre të dashur.

Një fjalë rasti mbajti edhe Myftiu i Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili falënderoi kryetarin Veseli për këtë darkë, duke uruar të gjithë qytetarët për mirëqenie, shëndet e begati dhe lumturi, si dhe e luti Zotin që agjërimin e ibadetet që i kemi bërë gjatë muajit Ramazan të na i pranojë Pranuesi i lutjeve!

### Në të gjitha xhamitë e Kosovës, në ligjëratën e xhumasë, bëhet apel te mërgimtarët që t'i përgjigjen regjistrimit të popullsisë

Me rekomandim të myftiut Tërnava, në të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës, në ligjëratën e xhumasë (hytbe), më (08.07.2016), disa çaste iu kushtuan regjistrimit të popullatës shqiptare në diasporë, e që arrijnë në Kosovë për pushimet verore. Ky rekomandim vjen pas takimit të myftiut Tërnava me ministrin e Diasporës së Qeverisë së Kosovës, z. Valon Muratin. " Ju jeni në dijeni se nga regjistrimi i fundit ka dalë se numri i qytetarëve të Kosovës nuk e ka arritur shifrën 2 milion. Kjo si shkak edhe i neglizhencës së regjistrimit nga ana e vetë popullatës shqiptare, sidomos atyre në diasporë. "

Më poshtë po ju sjellim edhe një tekst, si pikë referuese për apelin me të cilin imamët iu drejtuan xhematit në komunat e tyre.

Ministria e Diasporës edhe sivjet vazhdon me projektin e regjistrimit të diasporës sonë. Ky projekt është shumë i rëndësishëm për shtetin e Kosovës dhe diasporën tonë, sepse përmes bazës së të dhënave të krijuar nga regjistrimi institucionet e vendit do të kenë informata më të sakta lidhur me numrin e bashkatdhetarëve tanë, profesionet e tyre, dhe të ngjashme, e në këtë mënyrë do të mund të hartojnë politika më të mira karshi diasporës. Kështu do të mund të identifikohet potenciali ynë jashtë vendit, dhe do të mund të rritet bashkëpunimi me interes reciprok në fusha të ndryshme. Për regjistrimin e bashkatdhetarëve kërkohen vetëm informata bazike, e të cilat do të mbeten konfidenciale dhe do të jenë vetëm në shërbim të shtetit. Ashtu sikur vitin e kaluar, edhe sivjet zyrtarët e Ministrisë së Diasporës, të cilët do të merren me regjistrim, do të jenë të vendosur në Aeroportin e Prishtinës "Adem Jashari", nëpër sheshet e qyteteve dhe objektet komunale. Gjithashtu, regjistrimi mund të bëhet edhe online. I ftojmë të gjithë bashkatdhetarët që t'i përgjigjen kësaj thirrjeje dhe të regjistrohen. Gjithashtu, ju bëjmë thirrje gjithë juve, që t'i motivoni të afërmit tuaj në diasporë për t'iu përgjigjur këtij procesi.

### Myftiu Tërnava priti në takim ambasadoren e Kroacisë, znj. Maria Kapitanoviç

*Prishtinë, 14 korrik*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në një takim ambasadoren e Kroacisë në Kosovë, znj. Maria Kapitanoviç. Myftiu Tërnava falënderoi ambasadoren Kapitanoviç për vizitën, dhe e njoftoi me organizimin e jetës fetare në vend dhe mbi funksionimin e Bashkësinë Islame të Kosovës, si dhe për marrëdhëniet e shkëlqyera që Bashkësia Islame e Kosovës ka me Bashkësinë Islame të Kroacisë. Myftiu gjithashtu theksoi edhe marrëdhëniet mes dy shteteve dhe popujve miq.

Nga ana saj ambasadorja Kapitanoviç falënderoi myftiun për pritjen e ngrohtë dhe për kontributin që



*Myftiu në takim me ambasadoren e Kroacisë, znj. Maria Kapitanoviç*

Bashkësia Islame e Kosovës ka dhënë dhe vazhdon të japë në kultivimin e kulturës së bashkëjetesës dhe kultivimit e tolerancës, si një vlerë e çmuar e kombit. "Na gëzon fakti i bashkëpunimit tuaj me Bashkësinë Islame të Kroacisë, dhe besoj se është një urë e fortë e bashkëpunimit mes miqve", theksoi Kapitanovic.

### Myftiu Tërnava merr pjesë në inaugurimin e vakëfeve në KBI të Suharekës

*Prishtinë, 14 korrik 2016*

Më 17 korrik, në mënyrë solemne u bë inaugurimi i tre projekteve madhore në Këshillin e Bashkësisë Islame në Suharekë, si: renovim i zyrave të KBI të Suharekës, lokaleve afariste dhe ndërtim i xhamisë në fshatin Sallagrazhdë - donacion nga Organizata Mohammed Bin Rashid Al Maktoum Humanitarian & Charity Est, nga Emiratet e Bashkuara Arabe. Në hapjen e këtyre lokaleve dhe ndërtimin e selisë së KBI të Suharekës mori pjesë edhe myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, dhe tha se tanimë ky Këshill ka plotësuar nevojat dhe kërkesat që ka pasur, dhe se inaugurimi i selisë dhe lokaleve afariste (vakëfeve) ka një domethënie dhe vlerë të madhe për këtë vend. Myftiu në takimin që zhvilloi me administratën dhe imamët në KBI të Suharekës, tha se Kryesia e BIK-ut vazhdimisht do të jetë në përkrahje të projekteve që paraqesin Këshillat anekënd Kosovës, dhe të kompletojë infrastrukturën e çdo Këshilli. Ai në fjalën e tij kërkoi punë dhe përgjegjësi edhe më të madhe në realizmin e përgjegjësive dhe amanetit që kemi marrë, dhe të ketë në nivel të detyrës dhe përgjegjësisë. Para namazit të drekës myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë mori pjesë edhe në hapjen e xhamisë së Sallagrazhdës, ku qenë edhe përfaqësues të Komunës së Suharekës, përfaqësues të Policisë së Kosovës, famullitari i kishës së fshatit, Robert Jaka, si dhe shumë besimtarë dhe hoxhallarë. Edhe ky investim është bërë nën kujdesin e Bashkësisë Islame të Kosovës, me donacion nga Organizata Mohammed bin Rashid Al Maktoum Humanitarian & Charity Est, nga EBA.

Kryetari i KBI të Suharekës, Halim ef. Shehu, pasi i falënderoi mysafirët dhe donatorin nga EBA, Salih El Mazrui për këtë investim me rëndësi jetike për këtë Këshill, falënderoi edhe myftiun Tërnava për mundin në realizmin e këtij projekti me rëndësi të madhe. Ai, mes tjerash, tha se xhamitë janë vendi ku adhurohet Zoti dhe edukohen besimtarët me edukatën e lartë të Kuranit dhe Sunetit. Më pas ai foli për tolerancën ndërfetare, që është e pranishme në këtë fshat në mes myslimanëve dhe komunitetit katolik, e që si e tillë është një pasuri që duhet ruajtur. "Xhamia është vend ku mësohet feja, mësohen besimtarët se si të pajisen me moral të lartë, si të jemi më solidarë, të afruar dhe të bashkuar mes vete. Këtu mësohet toleranca dhe bashkëjetesa mes komuniteteve fetare", tha ai.

Në emër të kryetarit të Komunës së Suharekës një fjalë rasti mbajti Vitor Markaj, i cili uroi besimtarët dhe BIK-un për këtë objekt, duke thënë se në xhami predikohet paqja, lutet Zoti dhe është vend ku edukohen gjeneratat tona, që të jemi të gjithë në rrugën e Zotit. "Sallagrazhda është shembulli më i mirë i bashkëjetesës së feve, dhe kjo është dëshmi përgjatë viteve. Uroj që kjo të vazhdohet dhe të kultivohet edhe më në gjithë vendbanimet tona", tha Markaj.

Myftiu Naim ef. Tërnava, me ta marrë fjalën, uroi për këtë shtëpi të Zotit, dhe tha se feja islame është fe e paqes dhe thërret në të mirë , larg çdo radikalizmi, fun-



*Myftiu Tërnava merr pjesë në inaugurimin e vakëfeve në KBI të Suharekës*

damentalizmi apo terrorizmi. "Kurani, si libër përmbledhës i të gjitha shprehjeve hyjnore të mëhershme, udhëzues për njerëzimin mbarë , për të gjithë ata që kanë vullnet ta mësojnë, ndër të tjera urdhëron e thotë se xhamitë janë shtëpi të Zotit, dhe aty nuk meriton të adhurohet askush tjetër pos Krijuesit - Zotit Një. Prandaj, me rastin e rindërtimit të kësaj xhamie, në këtë vend kaq të mirë, duhet ditur se ndërtimi dhe rindërtimi i objekteve fetare rizgjon ndjenjën tonë të brendshme që njerëzit të besojnë në atë se ekziston një Zot, dhe një ditë do të dalim para Tij për të dhënë llogarinë përfundimtare. Islami nuk është fe që urdhëron terrorizëm, radikalizëm. Të gjithë ata që mundohen t'ia përshkruajnë Islamit këtë, duhet t'u themi se janë njerëz që nuk e dinë Islamin. Mund të spekulohet në emër të Islamit, por feja jonë është paqja, Islami është feja që ia përmbush njeriut të gjitha nevojat shpirtërore, familjare dhe shoqërore", tha myftiu Tërnava

Kurse famullitari Robert Jaka, duke e përshëndetur këtë tubim, përgëzoi dhe uroi për këtë shtëpi të Zotit. "Shtëpitë e Zotit, si xhamitë dhe kishat, japin gjithmonë paqe e mirësi, dhe këtë frymë të tolerancës gjithmonë na e kanë dhënë të parët, pra të jemi bajraktarë të këtij primati të tolerancës në krejt Evropën, dhe shembull i mirë. Unë gjithmonë e marr si shembull vëllazërie e bashkëjetese, se si njëri me tjetrin, të besimit islam dhe katolik, i urojmë festat Bajram e Pashkë, por edhe jetojmë bashkë duke ndarë çdo gëzim e hidhërim", tha famullitari Jaka.

Myftiu Tërnava gjatë qëndrimit në Suharekë po ashtu u ndal dhe vizitoi edhe xhaminë e ndërtuar në fshatin Sopi.

### Deklaratë - Sulmi i mbrëmshëm, një akt barbar

*Prishtinë, 15 korrik 2016*

Sulmi i mbrëmshëm në Nice është një akt barbar, që në shënjestër ka atakimin e parimeve të lirisë dhe vlerave qytetëruese e humane, si objektiva tona të përbashkëta. Në këto momente të rënda solidarizohemi e mbështesim shtetin dhe popullin mik francez, duke ndier e ndarë dhimbjen me ta; ngushëllojmë familjarët e viktimave dhe lutemi për shërimin e të lënduarve.

Sulmi i mbrëmshëm është kushtrimi më i mirë që bota e lirë duhet të jetë e bashkuar dhe unike kundër ekstremizmit e terrorizmit. Përballë terrorit e terroristëve bota nuk duhet të bëjë sehir, por duhet të ndërmarrë masa, që akte e skena të tilla të llahtarshme, ku pësojnë qytetarët e pafajshëm, të mos përsëritën kurrë më.

*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*

### Dua hatmeje në fshatin Sibofc

Të mërkurën, më 20 korrik 2016, në xhaminë e fshatit Sibofc të komunës së Podujevës pati dua hatmeje, pas përfundimit të leximit komplet të Kuranit nga 11 nxënësit e hoxhës Beqir ef. Nuredinit, imam po në fshatin Sibofc.

Programi filloi me fjalën përshëndetëse të imamit Beqir ef. Nuredini, i cili në fillim falënderoi Allahun xh.sh., që e bëri të mundur një takim të tillë, e më pas shprehu mirënjohje, falënderim dhe mirëseardhje ndaj myftiut Naim ef. Tërnava dhe bashkëpunëtorëve të tij që gjetën kohë të jenë të pranishëm në një ngjarje si kjo e duasë së hatmes. Ndër të tjera ai tha se që nga marrja e detyrës, në vitin 1993, e deri më sot, aktivitetet e tilla në xhaminë e tij nuk kanë munguar asnjëherë, prandaj për këtë ndihen të gëzuar dhe falënderues ndaj Zotit.

Më pas fjalën e mori kryetari i KBI të Podujevës, Bekim ef. Jashari, që pas përshëndetjeve për Zotin dhe selameve për Pejgamberin a.s., i uroi mirëseardhje myftiut Naim ef. Tërnava dhe bashkëpunëtorëve të tij, si dhe uroi imamin Beqir ef. Nuredinin për korrjen e këtij suksesi me nxënësit e tij.

Siç e kërkon tradita, edhe myftiu Tërnava, si udhëheqës i Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti një fjalë rasti, me ç'rast e përgëzoi imamin për punën e tij, si dhe i uroi suksese edhe në vazhdim. "Ne si besimtarë e dimë se ai që e mëson Kuranin dhe atë ua mëson të tjerëve është më i mirë ndër njerëzit. Kështu na ka mësuar edhe Pejgamberi a.s. Prandaj, Bashkësia Islame e Kosovës gjithmonë do të jetë në përkrahje të aktiviteteve të kësaj natyre, dhe çdoherë do të mbështes imamët punëtorë", ka thënë myftiu Tërnava.



*Nga duaja e hatmes në Sibofc, komuna e Podujevës*

Programi ishte i begatuar edhe me ilahi, ndërsa në fytyrat e të pranishmëve vërehej një tis gëzimi. Pas duasë së hatmes myftiu Tërnava shpërndau dhurata për nxënësit që bënë hatme, duke i uruar për shëndet dhe suksese të vazhdueshme në jetën e tyre.

Në fund të këtij organizimi u shtrua edhe një drekë për gjithë të pranishmit. *(R. S.)*

### Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava priti drejtorin e shoqatës "Mohammed Bin Rashid Al Maktoum & Charity Est."

*Prishtinë, 22 korrik 2016*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava sot priti në një takim drejtorin e shoqatës "Mohammed Bin Rashid Al Maktoum & Charity Est.", në të cilin u diskutua për bashkëpunimin e shkëlqyeshëm që Bashkësia Islame e Kosovës ka pasur dhe po vazhdon ta ketë me këtë shoqatë.

Në takim me drejtorin Saleh Zaher Al Mazroei myftiu Tërnava shprehu falënderimin e tij për kontributin e gjertanishëm që kjo shoqatë ka dhënë për shoqërinë kosovare në përgjithësi, dhe Bashkësinë Islame të Kosovës në veçanti, si dhe të njëjtin e informoi edhe me rrjedhën e projekteve që po realizon BIK-u, e të cilat projekte po ndihmohen nga kjo shoqatë.

Edhe drejtori Gjeneral i "Mohammed Bin Rashid Al Maktoum & Charity Est.", Saleh Zaher Al Mazroei, me bashkëpunëtorët e tij shprehën mirënjohjen e tyre për mikpritjen e bërë nga myftiu Tërnava dhe Kabineti i tij, duke shtuar se bashkëpunimi mes BIK-ut dhe shoqatës që ata udhëheqin do të vazhdojë edhe në të ardhmen, gjithmonë në të mirë dhe dobi të shoqërisë kosovare në përgjithësi. *(B. J.)*

### U mbajtën "Garat republikane të njohurive fetare"

Të shtunën, më, 23.07.2016, në ambientin e Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë, u mbajtën "Garat e Njohurive Fetare" në nivel të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Te rinjtë janë e ardhmja e çdo vendi. Në shoqërinë tonë mbi gjysma e popullsisë i takojnë moshës së re, që paraqet një përparësi të madhe në raport me vendet tjera në rajon, andaj të rinjtë e vendit tonë e meritojnë që të kenë një kujdes të shtuar në aspektin e arsimimit dhe edukimit të tyre. Kjo madje është edhe obligim fetar për ne si hoxhallarë, por edhe si prindër. Prandaj, me qëllim të rritjes së vetëdijes për këtë, Departamenti i të Rinjve i BIK-ut, në bashkëpunim me Departamentin e Gruas pranë BIK-ut dhe me përkrahje të madhe nga Myfti i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava dhe nga kryeimami i Bashkësisë Islame, Sabri ef. Bajgora, për herë të VI-të ka organizuar "Garat republikane të njohurive fetare".

Fillimisht në emër të myftiut Tërnava të pranishmëve iu drejtua kryeimami i Bashkësisë Islame, Sabri ef. Bajgora. Pasi i përshëndeti të pranishmit në emër të myftiut Tërnava dhe u dëshiroi mirëseardhje gjithë nxënësve, Bajgora gjithashtu uroi të gjithë garuesit, që të kenë fat dhe suksese në garat e tyre, dhe njëkohësisht përmendi vlerën dhe rëndësinë e mësim-besimit fetar.

Në këtë garë ishin të pranishëm 20 ekipe, pra nga 20 Këshillat e Bashkësive Islame, si: KBI-Prishtinë, KBI-Kaçanik, KBI-Lipjan, KBI-Gjilan, KBI-Prizren, KBI-Rahovec, KBI-Suharekë, KBI-Vushtrri, KBI-Shtime, KBI-Ferizaj, KBI-Viti, KBI-Malishevë, KBI-Dragash, KBI-Podujevë, KBI-Obiliç, KBI-Drenas, KBI-Kamenicë, KBI-Han i Elezit, KBI-Skenderaj dhe KBI-Fushë Kosovë.



*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava priti drejtorin e shoqatës "Mohammed Bin Rashid Al Maktoum & Charity Est."*



*Ekipi fitues nga KBI e Podujevës, me hoxhën e tyre, Mr. Besim ef. Gashi*

Përfaqësuesit e Këshillave garuan në ekipe të përbëra nga 5 anëtarë, dhe para jurisë profesionale shfaqën njohuritë e tyre nga këto fusha: Kuran, Fikh, Akaid, Histori Islame dhe interpretim të lirë nga fusha e artit si: monolog, ilahi, kaside, recitale etj.

Pas një gare të fortë nga 20 ekipet garuese, në finale u kualifikuan gjashtë ekipe: KBI-Kamenicë, KBI-Rahovec, KBI-Kaçanik, KBI-Han i Elezit, KBI-Podujevë dhe KBI-Prizren.

Nga garat e finales vendi i parë i takoi ekipit nga KBI të Podujevës, nxënës të hoxhës Besim Gashi; vendi i dytë i takoi ekipit nga KBI të Kamenicës, nxënës të hoxhës Fehmi Leci, kurse vendi i tretë i takoi ekipit nga KBI të Rahovecit, nxënës të hoxhës Amir Sylka.

Fituesit të garës i takoi çmimi "Haxhi Nderi", ndërsa imamët dhe nxënësit e vendit të dytë dhe të tretë janë shpërblyer me mjete financiare. Po ashtu, duhet theksuar se kryesia e BIK-ut ka ndarë edhe mirënjohje dhe certifikata për imamët dhe nxënësit e tri vendeve të para.

Garat e njohurive fetare në nivel të Bashkësisë Islame të Kosovës tashmë janë bërë tradicionale, dhe do të mbahen për çdo vit.

### Përurohet xhamia e re në fshatin Baçkë të Dragashit

Në mënyrë solemne dhe me këndimin e tekbireve, më 1 gusht 2016, në prani të kryetarit të Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, kryetarit të Bashkësisë Islame të Dragashit, hoxhallarëve dhe shumë besimtarëve, në fshatin Baçkë të Dragashit u bë përurimi i xhamisë së re. Programi filloi me leximin e disa ajeteve kuranore, e të pranishmit për pjesëmarrje dhe kontributin e të gjithëve që ndihmuan në ndërtimin e xhamisë i përshëndeti shkaktari dhe organizatori Adem ef. Ihtimani.



*Përurimi i xhamisë së re në fshatin Baçkë të Dragashit*

Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, Admir ef. Balje, duke uruar xhematin e kësaj xhamie tha se ndihet i lumtur që po përurohet një nga shtëpitë e Allahut, si dhe luti Zotin xh.sh. që t'i shpërblejë të gjithë ata që ndihmuan në ndërtimin e saj.

Në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe të myftiut Naim ef. Tërnava fjalën e mori kryetari i Kuvendit të BIK-ut, Ajni ef. Sinani, i cili duke uruar për këtë xhami të re tha se kjo është një dëshmi për besimin e thellë që ndien populllata jonë në Allahun xh.sh. dhe Ditën e Fundit, që falin namazin, japin zeqatin, e nuk i frikësohen askujt përveç Allahut. Ai edhe uroi banorët e fshatit për ngritjen e xhamisë, duke theksuar se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush ndërton një xhami në të cilën përmendet emri i Allahut, Allahu ia ndërton atij një shtëpi në Xhenet." Kjo është pasqyra jonë në ndërtimin e xhamisë, dhe ky është identiteti ynë; kjo është rruga jonë për ahiret.

Në fund duan e bëri Ibrahim Ihtimani, student në Medine. *(Xhafer Fejziu)*

### Hapet xhamia e re në Restelicë të Dragashit

*Prishtinë, 4 gusht 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë, mori pjesë në përurimin e xhamisë së re të ndërtuar në Restelicë të Dragashit. Në këtë ngjarje morën pjesë anëtarët e Kryesisë së BIK-ut, kryetari i KBI të Dragashit - Admir ef. Bala, kryetari i KBI të Prizrenit - Besim ef. Berisha, Mr. Bekir Makiç - profesor nga Novi Pazari, hoxhallarë nga rajone të ndryshme të Kosovës, si dhe shumë besimtarë të tjerë. Nën këndimin e tekbireve nga të gjithë të pranishmit, myftiu Naim ef. Tërnava në mënyrë solemne bëri hapjen e kësaj xhamie, duke e lutur Zotin që nga ky vend të rrezatojë dije, paqe, mirësi, dritë dhe respekt për banorët vendës dhe më gjerë. Imami i kësaj xhamie me nxënësit kishin përgatitur një program festiv, ku interpretuan pjesë nga Kurani dhe ilahi e kaside në gjuhë të ndryshme. Kryetari i KBI të Dragashit, Admir ef. Bala, duke dëshiruar mirëseardhje për mysafirët në përurimin e xhamisë së re në këtë fshat, tha se besimtarët e këtij fshati tani më mirë do të kenë mundësi t'i kryejnë detyrat dhe obligimet ndaj Zotit, gjegjësisht faljen e pesë kohëve të namazit.

Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, tha se ka kënaqësinë që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës të urojë përfundimin e ndërtimit të kësaj xhamie të re, duke lutur Zotin që t'i



*Përurimi i xhamisë së re në fshatin Restelicë të Dragashit*

shpërblejë në këtë dhe botën tjetër. Ai më tej tha se ky fshat dallohet me përkushtimit dhe ndihmën që i jep institucioneve fetare, dhe ndihmës që jep veçanërisht për ndërtimin e xhamive.

Ai më tej, duke cituar ajetin kuranor, tha: "Vërtet xhami ndërtojnë ata njerëz që e besojnë Allahun xh.sh., besojnë në Ditën e Fundit, që edhe më motivohen me ndjenjën e besimit, dhe nga pasuria e tyre nuk u dhimbset asgjë për të dhënë në rrugën e Allahut, në ndërtimin e shtëpive të Tij." Prej kësaj xhamie kurrë nuk do të ketë gjëra të këqija. Kjo xhami do të shndritë dhe reflektojë vetëm dritë, harmoni, ardhmëri, bashkëjetesë të të gjithëve, besim ndaj njëri-tjetrit", tha ndër të tjera myftiu Tërnava, duke shtuar se nga kjo xhami do të mësojnë brezi i ri, pra se si të respektohet vetja karshi Zotit, si të respektohet vëllai, fqinji etj. "Këtu do të mësohen detyrat që kemi ndaj vetes, familjes, atdheut, si dhe gjithçka që çon në perspektivë shoqërinë njerëzore", tha myftiu Tërnava.

Ai po ashtu theksoi se Muhamedi a.s. me rastin e emigrimit në Medinë, punën e parë që bëri ishte ndërtimi i xhamisë, si institucion që bashkon dhe afron njerëzit. "Kush ndërton një xhami, Allahu atij do t'ia ndërtojë një pallat në Xhenet", - ka thënë Muhamedi a.s., tha myftiu Tërnava.

Ai në fund të fjalës së tij porositi që besimtarët të kenë raporte vëllazërore në mes vete, dhe të jenë fqinjë të mirë, ashtu siç na porosit Islami.

Një fjalë rasti mbajti edhe Mr. Bekir Makiç, profesor nga Novi Pazari, i cili njëherazi edhe e bëri duanë. *(R.S.)*

### Ngushëllime për viktimat nga përmbytjet në Maqedoni

*Prishtinë, 8 gusht 2016*

Me vëmendje, shqetësim e dhimbje kemi përcjell gjendjen e krijuar nga përmbytjet e ditëve të fundit në lagjet e Shkupit.

Shprehim ngushëllimet më të sinqerta për familjarët e viktimave, duke e lutur Zotin që t'u japë durim e gajret. Ngushëllojmë edhe RIJASETIN e BFI-së të RM, si dhe Qeverinë dhe popullin e Maqedonisë, duke ndarë dhimbjen dhe shprehur gatishmërinë për të ofruar ndihmën tonë simbolike në tejkalimin e situatës së krijuar.

Ditën e premte, më 12 gusht, në të gjitha xhamitë e Kosovës, pas namazit të xhumasë, do të organizojmë aksionin humanitar për grumbullimin e të mirave materiale për ndihmë për të prekurit nga përmbytjet në Maqedoni.

Apelojmë te të gjithë besimtarët dhe qytetarët e Kosovës që të mbështesin dhe të jenë pjesë e aksionit për ndihmë të të prekurve nga përmbytjet në Maqedoni!

*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës.*

### Myftiu Tërnava merr pjesë në takimet parapërgatitore të konferencës së radhës të Këshillit të Lartë Islamik të Euro-Azisë në Ankara

*Prishtinë, 10 gusht 2016*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava merr pjesë në takimet parapërgatitore të konferencës së radhës të Këshillit të Lartë Islamik të Euro-Azisë në Ankara, që do të mbahet në nëntor të këtij viti.

Myftiu Tërnava është pritur nga kryetari i Dijanet-it



*Myftiu Tërnava në takimet parapërgatitore të konferencës së Këshillit të Lartë Islamik të Euro-Azisë në Ankara*

Prof. Dr. Mehmet Görmez, dhe më pas për dy ditë me radhë kanë filluar edhe takimet e punës, së bashku edhe me anëtarët e tjerë të Këshillit të Lartë të Euro-Azisë.

Gjatë qëndrimit në Ankara Kryesia e Këshillit të Lartë të Euro-Azisë vizitoi edhe Parlamentin e Madh të Republikës së Turqisë, dhe panë nga afër bombardimet e 15 korrikut nga forcat puçiste, dhe më pas u pritën edhe nga kryetari i Parlamentit të Madh Turk, z. Ismail Kahraman.

Myftiu Tërnava është nënkryetar i Këshillit të Lartë Islamik të Euro-Azisë, për dy mandate me radhë.

### Atakimi i objekteve fetare akt i papranueshëm

*Prishtinë, 15 gusht 2016*

Atakimi i objekteve fetare, pavarësisht motiveve, është akt i papranueshëm, dhe si i tillë edhe i dënueshëm. Rastet e tilla nxisin urrejtje, padurim e dhunë, aq më tepër kur përdhosen e atakohen simbolet fetare dhe ato kombëtare nga një individ i një nacionaliteti e një feje tjetër.

Kërkojmë nga të gjithë që rastin në fjalë ta trajtojnë me përgjegjësinë e duhur, pa e heshtur, por edhe pa e ekzagjeruar!

Kërkojmë nga organet kompetente që të marrin masat e duhura për sigurinë e objekteve fetare, që mos të bien pre e individëve që kanë qëllime të errëta!

Nga ana jonë mbetemi të përkushtuar për kultivimin e tolerancës, mirëkuptimit e mirëbesimit në vendin tonë.

### Xhemati i Kosovës mblodhi 145.961.91 € ndihmë për lagjen Hasanbeg të Shkupit

*Prishtinë, 20 gusht 2016*

Në aksionin e Bashkësisë Islame të Kosovës, të ditës së xhuma të 12 gushtit, për ndihmë për banorët e lagjes Hasanbeg të Shkupit, të cilët pësuan nga përmbytjet dhe vërshimet, nëpër xhamitë e Kosovës u grumbulluan gjithsej 145.961.91 euro, të cilat më 19 gusht nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës i janë transferuar Shoqatës Humanitare "Hilal", të Bashkësisë Fetare Islame të Republikës së Maqedonisë.



*Myftiu Tërnava dorzon dëshminë e transferit bankar të mjeteve financiare të grumbulluara nga xhemati i Kosovës*

Paraditen e 19 gushtit një delegacion i Bashkësisë Islame të Kosovës, i prirë nga myftiu Naim ef. Tërnava, së bashku me një delegacion nga Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, i prirë nga kryetari Skënder Bruçaj, qëndruan në Shkup, ku u pritën nga reisi i BFI-së të RM-së, Sulejman ef. Rexhepi, i cili i informoi delegacionet nga Shqipëria e Kosova për dëmet që ka pësuar lagjja Hasanbeg, pra nga vërshimet dhe përmbytjet. Reisi po ashtu i informoi mysafirët edhe me masat e marra për tejkalimin e situatës, si dhe për përpjekjet për normalizim e gjendjes atje.

Reis ulema, H. Sulejman ef. Rexhepi falënderoi myftiun Tërnava-Bashkësinë Islame të Kosovës, kryetarin Bruçaj dhe KMSH-në, për interesimin, përkrahjen dhe mbështetjen që po japn me rastin e kësaj fatkeqësie në Hasanbeg.

Myftiu Tërnava e kryetari Bruçaj, pasi e dorëzuan dëshminë e transferimeve bankare të mjeteve financiare të grumbulluara nga dy xhematët, edhe një herë shprehen ngushëllime e dhembje për viktimat dhe dëmet e pësuara, si dhe ripërsëriten gatishmërinë për solidaritet, përkrahje e mbështetje të mëtutjeshme.

Tre udhëheqësit e tri bashkësive islame (myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, kryetari i KMSH-së, Skënder ef. Bruçaj dhe nikoqiri, reisi, H. Sulejman Rexhepi) në mesditë qëndruan në lagjen Hasanbeg, ku nga afër panë dëmet që kanë shkaktuar përmbytje dhe vërshimet, si dhe masat e marra për përmirësimin e gjendjes.

### Myftiu Tërnava priti në takim koordinatorin e ri të agjencisë turke për zhvillim TIKA, z. Necip Ozay Ozutuk

*Prishtinë, 26 gusht 2016*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, sot priti në një takim koordinatorin e ri të agjencisë turke për zhvillim TIKA, z. Necip Ozay Ozutuk. Myftiu Tërnava, duke i shprehur mirëseardhje në Kosovë, dhe duke i uruar për suksese në misionin e ri, pra në krye të agjencisë qeveritare Turke - TIKA një kohësisht edhe e falënderoi TIKA-n për kontributin që ka dhënë në ngritjen dhe zhvillimin e kapaciteteve të Kosovës në disa fusha, si në shëndetësi, arsim e kulturë, gjatë këtyre viteve që lamë pas.

Nga ana tij koordinatori i TIKA-s, z. Ozutuk, falënderoi myftiun për bashkëpunimin, dhe premtoi se



*Myftiu Tërnava në takim me z. Necip Ozay Ozutuk*

do vazhdojë të bashkëpunojë edhe në të ardhmen, në fushat që janë me prioritet për Bashkësinë Islame të Kosovës, e në veçanti në ato kulturore.

### Dua-hatmeje në xhaminë e Ropicës

Në xhaminë e Ropicës, njëmbëdhjetë nxënës përfunduan leximin e Kuranit të Madhërishëm. Me këtë rast prezantuan kryetari i Bashkësisë Islame të Vushtrrisë, profesor Shemsi Rrahimi, kryeimami Basri Zekolli, mualimi Sadik Hasani, hoxhollarë nga rajoni i Vushtrrisë dhe besimtarë të shumtë nga fshati i Ropicës. Imami, Mr. Ejup Haziri, pasi i përshëndeti të pranishmit bëri një prezantim të shkurtër të mësim-besimit në xhami, dhe shpalosi detaje edhe për numrin e atyre që kanë bërë hatme deri sot, e ndër të tjera tha: "Deri sot janë afërsisht 50 persona që kanë mësuar leximin e Kuranit në këtë xhami, e më i vogli është gjashtë vjeçar, ndërsa më i madhi 65 vjeçar."

Më pas radha i erdhi programit të mrekullueshëm të nxënësve: leximit të Kuranit, ilahive dhe recitalit. Në emër të Bashkësisë Islame foli kryetari i KBI-së në Vushtrri, profesor Shemsi Rrahimi, i cili çmoi lart angazhimin dhe kontributin e imamit në përgatitjen e këtyre nxënësve, dhe leximin e mrekullueshëm që bënë nxënësit. Ai mes tjerash tha: "Niveli i këtyre nxënësve në leximin e Kuranit është sikurse niveli i nxënësve të Medresesë." Kryetari në fjalë foli edhe për rëndësinë e leximit dhe praktikimit të Kuranit, e mes tjerash potencoi hadithin: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin për vete dhe atë ua mëson të tjerëve", si dhe hadithin tjetër që tregon qartë se Kurani do të ndërmjetësojë për atë që e ka lexuar dhe ka vepruar me të. Gjithashtu ai nxënësve, por edhe xhematit iu dha mesazhe të qarta dhe porosi praktike se si të jenë me Kuranin dhe të mos ndahen prej tij. Duanë e hatmes e bëri kryeimami Basri Zekolli, ndërsa në fund, për suksesin e treguar gjatë vijimit të mësim-besimit, nxënësve iu shpërndanë mirënjohje në emër të KBI-së në Vushtrri. *(Ejup Haziri)*

### Përurohet projekti i përbashkët i evidentimit të rasteve të vdekjes

*Prishtinë, 10 gusht 2016*

Në prani të zyrtarëve të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, të Ministrisë së Mirëqenies Sociale, të Agjencionit të Regjistrimit Civil, Agjencionit të Shoqërisë së Informacionit, UNFPA-së dhe OSBE-së, në selinë e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës u bë



*Resul ef. Rexhepi, me rastin e përurimit të projektit*

përurimi i projektit të evidentimit të rasteve të vdekjes në Republikën e Kosovës. Ky projekt është rezultat i bashkëpunimit ndërinstitucional mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Institucioneve të vendit.

Në emër të Kryesisë së BIK-ut të pranishmit i përshëndeti sekretari i Përgjithshëm, Resul ef. Rexhepi,

Sekretari i MPMS, z. Izedin Bytyqi, drejtori i ARC-së, Lulzim Ejupi dhe drejtori i ASHI-së, z. Kujtim Gashi, i cili në fjalën e tij theksoi konsideratën dhe mirënjohjen për BI-në të Kosovës, që është pjesë e këtij projekti, dhe përmendi ofrimin e shërbimeve më të mira për komunitetin mysliman në Kosovë, duke i shfrytëzuar të arriturat e teknologjisë.

Prezantimin e projektit para medieve dhe të pranishmëve e bëri inxhinieri i ARC-së Zenel Hisenaj, i cili njëherazi ka qenë i angazhuar që nga fillimi në përpilimin e programit. Ai tha se frytet e para po shihen që tani, kur jemi në fazën e testimit, dhe se beson se përfitues do të jenë institucionet tjera, duke qenë se që nga sot do të fillojë së implementuari ky projekt.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjakovë**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Imam, mualim dhe hatib në "Xhaminë e Sefës"**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe Vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikimi;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht, dhe;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**Dokumentet e kërkuara :**

Krahas kërkesës për punësim duhet bashkëngjitur edhe këto dokumente:

1. Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
2. Certifikata e lindjes;
3. Certifikata shëndetësore;
4. Certifikata se nuk është nën hetime apo i dënuar;
5. Vërtetimi për përvojën e punës;
6. Deklarata me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet;
7. CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

8. Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrat e KBI-së në Gjakovë.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Të ardhurat personale realizohen sipas rregullores së KBI-së.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec**

Shpall:

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës: imam, hatib dhe mualim në fshatin Vrajkë**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

1. Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
2. Certifikata e lindjes;
3. Certifikata shëndetësore;
4. Certifikata se nuk është nën hetime apo i dënuar;
5. Vërtetimi për përvojën e punës;
6. Deklarata me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet;
7. CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).

8. Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Rahovecit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

### Papa: "Nëse e përmendim dhunën islame, duhet të flasim edhe për dhunën katolike"

Lideri shpirtëror i katolikëve, Papa Francesku, deklaroi të dielën se është e gabuar që Islami dhe terrorizmi të lakohen përkrah njëri-tjetrit...

"Nëse do të përmendim dhunën islame, atëherë duhet të flasim edhe për dhunën katolike", u shpreh ai. Papa Francesku, që mes datave 27-31 korrik realizoi një vizitë në Poloni, me rastin e Ditës Botërore të Rinisë, e që organizohet një herë në çdo 2 vjet nga Kisha Katolike, foli edhe për vrasjen e priftit Jacques Hamel nga persona të armatosur në një kishë të Francës, gjë kjo që ndodhi javën e kaluar.

"Nuk më pëlqen të flitet për dhunën islame, sepse në faqet e gazetës shoh dhunë çdo ditë. Në Itali dikush vret të fejuarën, një tjetër vret vjehrrën, dhe të gjithë këta persona janë katolikë të pagëzuar. Nëse do të përmendnim dhunën islame, atëherë më duhet të flas edhe për dhunën katolike, apo jo?! Jo të gjithë besimtarët e Islamit janë pro dhunës. Si një sallatë frutash, favorizuesit e dhunës janë përzierë edhe në besimet fetare. Një gjë është e vërtetë: Pothuajse në të gjitha fetë ka përherë një grup të vogël fundamentalistësh. Ka edhe te ne", tha kreu i Vatikanit, pasi iu rikujtua një deklaratë e tij e mëhershme, se bota është në luftë, por kjo nuk është një luftë ndërfetare.

### Barack Obama: "Diskriminimi ndaj myslimanëve amerikanë është fyerje e vlerave tona"

Presidenti Barack Obama ka lavdëruar kontributin e emigrantëve myslimanë në ShBA, duke thënë se çdo përpjekje për të diskriminuar fenë islame është një favor në duart e terroristëve. "Amerikanët myslimanë janë aq patriotë, si të integruar, si amerikanë, si çdo anëtar tjetër i familjes amerikane", tha Barack Obama në një pritje në Shtëpinë e Bardhë, në Uashington.

"Nëse familja juaj ka qenë këtu për disa breza, ose ju jeni vonë në Amerikë, ju jeni një pjesë thelbësore e vendit tonë", tha ai.

Administrata Obama është përballur me kritika për planin e saj për të pranuar më shumë si 10.000 refugjatë sirianë në Shtetet e Bashkuara të Amerikës këtë vit, ndërsa disa republikanë paralajmëruan se militantët e dhunshëm mund të hyjnë në Amerikë duke u paraqitur si refugjatë. Duke mos e përmendur Donald Trump në mënyrë specifike, Barack Obama ka thënë se politikat diskriminuese kundër myslimanëve janë një fyerje e vlerave që tashmë e bëjnë kombin tonë të madh. "Duke veçuar amerikanët myslimanë, për më tepër, ushqehen me gënjeshtra të terroristëve si Daesh (ISIS) se Perëndimi është disi në luftë me një fe që përfshin më shumë se një miliardë ndjekës", tha Barack Obama. Kjo nuk është siguri e mençur dhe e zgjuar kombëtare.

### Foreign Policy: "Nëse Islami është fe e dhunës, ashtu është edhe Krishterimi"

Asnjë fe nuk është natyrshëm e dhunshme, dhe asnjë fe nuk është natyrshëm paqësore. Feja është çështje interpretimi dhe, shpesh, në këtë interpretim e shohim të bukurën ose shëmtinë", thuhet në një artikull të gazetës Foreign Policy. Sipas gazetës Foreign Policy, bota e Trumpit ka vetëm dy kuptime: "Në këtë botë vetëm një fe mund të jetë e keqe dhe, kështu, Krishterimi është i mirë dhe Islami është i keq. Krishterimi është paqësor dhe Islami është i dhunshëm. Krishterimi është tolerant dhe Islami është jotolerant", shkruan Trumpi.

Foreign Policy thotë se kryqëzatat janë ende temë e madhe në botën myslimane, dhe se është lehtë të harrohet kërdia që ato kanë bërë ndaj hebrenjve të Evropës. "Luftëtarët e kryqëzatave i kanë tubuar ata në sinagoga dhe u kanë vërë flakën ndërtesave. Ata kanë vrarë shumë hebrenj në emër të besimit të krishterë, saqë kjo





mund të merret si goditja më e madhe demografike ndaj komunitetit hebre në Evropë, derisa nuk ka ndodhur Holokausti", shkruan Foreign Policy.

### Historiania e njohur feministe britanike refuzon çmimin prestigjioz izraelit

Historiania e famshme feministe britanike Catherine Hall nuk e pranoi shpërblimin prej $ 330.000 për shkak të bashkëfajësisë së Universitetit të Tel Avivit në okupim. Hall u shpërblye nga David Fondacioni Dan, dhe është dashur që këtë çmim ta pranojë në një ceremoni të universitetit, për hulumtimet e saj në të reja në historinë e gjinisë, racës, dhe skllavërisë.

Catherine Hall është një aktiviste e njohur feministe politike. Sipas një deklarate të publikuar nga Komiteti



Britanik për Universitetet e Palestinës (BRICUP), i cili mbështet BDS, Catherine Hall u tërhoq nga pranimi i çmimit pas diskutimeve të shumta me ata që janë thellësisht të përfshirë me politikat Izrael-Palestinë. Deklarata e BRICUP përfshinte arsyet e Lëvizjes BDS, dhe kishte në shënjestër institucionet akademike izraelite që përfshijnë dhjetëra projekte të përbashkëta në mes të universiteteve dhe ushtrisë izraelite, bashkëpunim me akademikët izraelitë në zhvillimin e strategjisë ushtarake dhe planifikimin e murit të ndarjes, etj.

### Prof. Dr. Hasan Ko Nakata, dijetar dhe thirrës islam në Japoni

Prof. Dr. Hasan Ko Nakata, dijetar i famshëm japonez mysliman dhe intelektual është bërë shkak në udhëzimin e shumë japonezëve në Islam. Dr. Nakata u lind në Okajama, Japoni, në vitin 1960. Ai e përqafoi fenë islame në vitin 1979, dhe ka pranuar emrin Hasan, pasi ai e ka studiuar Islamin derisa ishte student në universitet. Në tridhjetë vitet e fundit Hasan Ko Nakata ka pasur një karrierë të pasur dhe të ndryshme akademike. Ai u diplomua nga Departamenti i Studimeve Islame në Universitetin e Tokios, përfundoi doktor-




aturën e tij në Filozofinë Islame në Universitetin e Kajros, në vitet 1992-1996. Në vitin 2003 ai dha mësim në Fakultetin e Teologjisë në Universitetin Doshisha. Ai ishte zëvendësdrejtor i Qendrës për Studime Ndërdisiplinore për Fetë Monoteiste në Universitetin Doshisha, nga 2003-2008. Dr. Hasan Ko Nakata ka botuar dhe përkthyer shumë libra për Islamin, si dhe tekste akademike, dhe është gjithashtu një veprimtar i komunitetit dhe anëtar në Këshillin e Drejtorëve të Shoqatës Myslimane në Japoni.

### Në Japoni u mbajtën garat kuranore të nxënësve

186 nxënës morën pjesë në garat kuranore të mbajtura në dy seksione: për djem dhe vajza. Mësimin përmendësh të gjithë Kuranit, mësimin përmendësh të pesë, dy, një, dhe mbi gjysmën e një xhuzi (pjesë) të Kuranit, dhe këndimi më i bukur i Kuranit, ishin kategoritë e garave. Një komision i posaçëm i përbërë nga gjashtë ekspertë të Kuranit mbikëqyrën garat kuranore, si dhe vlerësuan paraqitjen e pjesëmarrësve. Fituesit e garave kuranore u shpërblyen në ceremoninë e mbylljes, ku ishte pjesëmarrës Naser Al Naimi, drejtor i Qendrës Islame-Arabe në Tokio, dhe Shejh Akil Sidiki, kryetar i Shoqatës së Vakëfit Islamik të Japonisë. Sipas disa raporteve, numri i myslimanëve në Japoni tani është afër 65,000 shumica e tyre emigrantë. Myslimanët emigrantë që jetojnë në Japoni janë kryesisht nga Indonezia, Bangladeshi dhe Pakistani. Shinto dhe Budizmi janë fetë mbizotëruese në Japoni.

### "Arsenali" iu bën vend tifozëve myslimanë për t'u falur në ambientet e stadiumit

Diçka e pazakontë është vërejtur në renovimin e stadiumit të ekipit londinez "Arsenal".

Është kuptuar se ata kanë menduar edhe për tifozët myslimanë, dhe kështu kanë bërë një vend të posaçëm për t'u falur. Ekipi "Arsenali" në përbërjen e tij ka katër myslimanë. *(R.S.)*



مكة
MEKE

المسجد الحرام
MESXHIDI HARAM

حدود منى
MINE KUFIRI

جمرة العقبة الكبرى

الجمرة الوسطى

الجمرة الصغرى

الجمرات
XH

8 DHUL-HIXHE

9 DHUL-HIXHE

10 DHUL-HIXHE

## 1 IHRAMI

Haxhi apo umreja nuk mund të kryhet kurrsesi pa veshjen e ihramit. Ihrami është vaxhib tek hanefinjtë. Ihrami përbëhet prej pjesës së sipërme (err-rida) dhe pjesës së poshtme ( el –izar). Me veshjen e ihramit nënkuptohet që haxhiu e ka bërë nijet dhe ka vendosur për të kryer Haxhin ose umren. Për sa i përket nijetit për veshjen e ihramit, ky vlen të bëhet vetëm me zemër. Vendet ku duhet të vishen ihramet janë "mikatet".

## 2 TAVAFUL KUDUMI

Këtë tavaf haxhiu e kryen me të arritur në Mekë. Ky tavaf nuk kërkohet të zbatohet edhe nga haxhiu që kryen llojin e haxhit "temet'u", ngase ai, që kur ka hyrë në Mekë, e ka kryer umren, dhe Haxhin e fillon nga brenda Mekës. Ky tavaf është sunet.

## 3 SA'JI

Sa'ji-vrapimi në mes kodrave Saffa dhe Merve, edhe tek hanefinjtë është vaxhib. Fillon nga kodra Saffa dhe kështu bëhen shtatë sjellje, - një shkuarje prej Saffas deri në Merve konsiderohet një sjellje. Sa'ji doemos duhet të kryhet pas tavafit. Sa'ji që kryhet para tavafit, nuk vlen.

## 4 DITA E TERVIJES ARRITJA NË MINË. DITA E TETË E DHUL -HIXHXHES

Qëndrimi dhe fjetja në Minë në natën e Arefatit, është sunet. Kur do të falet namazi i sabahut, ditën e tetë të dhul-hixhxhes, do të shkohet në Minë, ku do të qëndrohet deri në mëngjesin e ditës së nëntë –jevmu-arefe dhe, pas namazit të sabahut, vjen nisja për në Arefat. Po ashtu qëndrimi dhe fjetja në Minë gjatë ditëve të gjuajtjes së gurëve, është synet, kurse në ditën e nëntë haxhinjtë i drejtohen Arefatit.

# ETAPAT E HAXHIT

## Haxhi nga këndvështrimi hanefi




### 5 DITA E AREFATIT

**DITA E NËNTË E DHUL-HIXHES**

Qëndrimi në Arefat është farz (rukn). Të qëndruarit në Arefat është një prej kushteve kryesore të Haxhit. Mosqëndrimi në Arefat domethënë që Haxhi nuk është kryer. Pejgamberi a.s. thotë: " Haxhi është qëndrimi në Arefat". Koha e qëndrimit në Arefat fillon prej namazit të drekës të ditës së nëntë të dhul -hixhes (natës së Kurban-Bajramit) e vazhdon deri në sabahun e ditës së Kurban-Bajramit. Po qe se qëndrohet në Arefat për një kohë të shkurtër gjatë kohës së caktuar, farzi është i kryer. Nuk kushtëzohet që në Arefat të qëndrohet doemos i pastër nga xhenabeti me abdest, por pastrimi dhe marrja e abdesit është synet i fortë. Lejohet dhe konsiderohet i kryer farzi i tillë nëse femra është hajz ( ka menstruacion) dhe nifas (koha pas lindjes) gjatë kohës sa është duke qëndruar në Arefat. Në këtë ditë haxhiu bën istigfar dhe dua sa më shumë. Pejgamberi a.s., ka thënë: "Lutja ( duaja) më e mirë është ajo që bëhet në ditën e Arefatit".

### 6 XHEMʼI TAKDIM DREKA DHE IKINDIA NË AREFAT FALEN BASHK

Në këtë ditë pasdreke imami do të mbajë dy hytbe, si të xhumasë, dhe me atë rast do t'i udhëzojë haxhinjtë për rregullat e Haxhit (për qëndrimin në Arefat e Muzdelife, për gjuajtjen e guralecëve në xhemre, për therjen e kurbanit, rruarjen dhe tavafuz-zijaretin. Pas hytbes, do të falë me xhemat namazin e drekës dhe të ikindisë me një ezan dhe dy ikamete.

لَبَّيْكَ اللَّهُمَّ لَبَّيْكَ، لَبَّيْكَ لَا شَرِيكَ لَكَ لَبَّيْكَ،
إِنَّ الْحَمْدَ وَ النِّعْمَةَ لَكَ وَ الْمُلْكَ، لَاشَرِيكَ لَكَ.

**TË PËRGJIGJEM O ZOT, TY, ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET, DHE NUK KE SHOK**






## 7 XHEM'I TE'HIR, MUZDELIFJA, NAMAZI I AKSHAMIT DHE JACISË

Muzdelifja është një vend në mes Arefatit dhe Minës. Të gjithë dijetarët janë të mendimit se është vaxhib të qëndrohet në Muzdelife, qoftë edhe për një kohë shumë të shkurtër. Koha e qëndrimit në Muzdelife, sipas hanefinjve, është që para agimit e deri në lindje të diellit. Kush arrin në Muzdelife para se të lindë dielli, së paku kalimthi, e ka kryer këtë vaxhib. Është obligim që në Muzdelife të falim bashkë namazin e akshamit dhe të jacisë, me një ezan dhe dy ikamete. Ai që ka falur namazin e akshamit në Arefat ose gjatë rrugës, është i obliguar ta falë përsëri derisa të zbardhë dita.

## 8 DITA E PARË E BAJRAMIT

Rekomandohet që të shkojmë në Minë para se të lindë dielli, nëse është e mundur, që të falim namazin e sabahut menjëherë si të hyjë koha, dhe gjatë qëndrimit të bëjmë sa më shumë lutje e dua, tekbire, tehlile, telbije, salavat, dhikër, istigfar...

## 9 HEDHJA E GURALECËVE NË MINË

Me të zbardhur të ditës, para lindjes së diellit, haxhinjtë marrin rrugën për në Minë. Hedhja e guralecëve në xhemerat bëhet sipas kësaj radhe: së pari, ditën e parë të Kurban-Bajramit ata gjuhen në xhemeretul akabe (guri i madh), kurse në dy ditët e tjera gjuhen të tre gurët. Po sa fillon të hedhë guralecë, haxhiu ndërpret telbijen. Nuk lejohet të gjuhet ndonjë materie tjetër përveç guralecëve.
Në xhemren e parë duhet të gjuhen shtatë gurë një nga një. Nëse gjuhen të gjithë përnjëherë, duhet të gjuhen edhe gjashtë të tjerë. Koha e gjuajtjes në xhemretul akabe është prej sabahut të ditës së Bajramit deri në sabahun e ditës së dytë. Ndërsa në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen në tri xhemerat nga shtatë guralecë, duke filluar nga xhemretu-s-sugra në xhemretul vusta dhe, në fund, në xhemretul kubra. Për gjuajtje të çdo guraleci duhet të thuhet "Bismilahi Allahu Ekber". Pra në ditën e dytë dhe të tretë gjuhen nga 21 guralecë në ditë. Në vend të sëmurit dhe fëmijës, që nuk ka mundësi t'i gjuajë vetë e të tjerëve (për ndonjë arsye), guralecët mund t'i gjuaj dikush që është i aftë dhe ka mundësi të bëjë gjuajtjen. Gjuajtja e guralecëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Guraleci kapet me majat e gishtit të madh dhe të atij tregues dhe mbahet me majën e gishtit tregues, dhe në atë mënyrë gjuhet. Pas gjuajtjes së guralecëve në xhmeretul-akabe, do të pritet kurbani, nëse është bërë nijeti për "haxhi - kiran" ose është "mutemetti", pastaj haxhiu do të rruhet ose të qethet. Vetëm prej atëherë haxhiu lirohet nga shtrëngesat e haxhiut dhe bëhet i lirë, por ende nuk ka të drejtë të ketë marrëdhënie seksuale.

# ETAPAT E HAXHIT

## Haxhi nga këndvështrimi hanefi

MAKAMI IBRAHIM







MERVE



### 10 RRUAJTJA APO PRERJA E FLOKËVE

Rruajtja apo prerja e flokëve është prej vaxhibeve të Haxhit. Rruajtja e flokëve sipas unanimitetit të katër Imamëve është më e lavdëruar sesa shkurtimi i tyre. Kjo vlen për meshkujt. Për gratë rekomandohet në shumë që t'i presin flokët. Personi që është pa flokë, sipas hanefinjve, duhet të rruajë kokën me brisk të rrojës, edhe pse nuk ka fare flokë. Koha e rruajtjes apo shkurtimit të flokëve fillon pas hedhjes së guralecëve në xhemretul akabe dhe zgjat deri në ditën e tretë të Kurban-Bajramit. Tek hanefinjtë renditja e veprimeve është vaxhib, pra duhet filluar nga remji, për të vazhduar prerja e kurbanit dhe rruarja e kokës apo shkurtimi i flokëve.

### 11 HEDJI (KURBANI I HAXHIT)

Hedj quhet kurbani që dërgohet të pritet në harem. Hedj mund të jetë deveja, lopa, delja, dashi, dhia, ose cjapi, pra vlen çdo kafshë që vlen për kurban. Hedji për llojin e haxhit temet'u dhe kiran duhet të pritet gjatë ditëve të Kurban-Bajramit.

### 12 TAVAFUZ - ZIJARE (EL-IFADA OSE ER-RUKN)

Në ditën e parë të Bajramit ose të nesërmen a të pasnesërmen, haxhiu do të shkojë në Mekë dhe do të bëjë Tavafuz- zijaren pa reml dhe pa sa'j, nëse i ka bërë që më parë, nëse jo, do t'i bëjë në këtë rast. Vetëm tani haxhiut i lejohet edhe ndalesa e fundit (kontakti i lirë me bashkëshorten). Koha e Tavafuz-zijares fillon prej agimit të ditës së parë të Bajramit, dhe më mirë është të bëhet atë ditë. Mekruh është të shtyhet pas ditëve të Bajramit, edhe pse vlen kurdo që të bëhet.

*Teksti: Fitim Hagaj*

### 13 TAVAFUL - VEDA (TAVAFI I LAMTUMIRËS)

Ky lloj tavafi është vaxhib për secilin haxhi që nuk është nga Meka. Koha e kryerjes së këtij tavafi, sipas hanefinjve, fillon menjëherë pas kryerjes së tavaful-ifades, e zgjat deri para udhëtimit të haxhiut dhe largimit nga Meka. Tavaful –veda quhet edhe Tavafus-sadr dhe bëhet pa remj dhe pa sa'j.

Pastaj haxhiu i afrohet Zemzemit, ku do të pijë ujë, e pastaj do të shkojë te dera e Qabesë dhe do të puthë atë dhe pragun e saj duke E lutur Allahun xh.sh. për çfarë të dëshirojë dhe, më në fund, kthehet duke ecur prapa (në shenjë nderimi), derisa të dalë nga Qabeja.

# Duaja e haxhilerëve

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut të Plotfuqishëm! Falënderimi i takon Atij që ishte kur nuk ekzistonte asgjë! Falënderimi i takon Allahut, I Cili është i pari pa fillim dhe i fundit, pa mbarim, I Cili e di të dukshmen dhe te padukshmen!

Falënderimi i takon Atij që në librin fisnik thotë: "Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të maskapitura, që vijnë prej rrugëve të largëta, për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre, dhe për ta përmendur Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi)..." (El Haxhxh, 27-28)

Falënderimi i takon Allahut, I Cili Qabenë e bëri shtëpinë e parë për adhurim dhe vizitën e saj për besimtarët - obligim. Paqja, mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin mbi Muhamedin a.s. mbi familjen e tij të ndershme, mbi shokët e tij besnik, dhe mbi të gjithë ata që e përcollën dhe përcjellin rrugën dhe traditën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

O Allah, Që nuk ke shok tjetër, vetëm Ty Të besojmë, vetëm tek Ti kemi shpresë dhe vetëm Ty të mbështetemi. Ti je Mëshiruesi e Mëshirëbërësi, lehtësoju rrugën këtyre haxhinjve. O Fuqiplotë, mundësoju këtyre haxhinjve kryerjen e ceremonive të Haxhit, tavafin e shtëpisë Sate, në Safa e Merva, qëndrimin në Arefat, në Muzdelife e Mine, në vizitën e Xhamisë së Pejgamberit a.s. dhe vende të tjera. O Zoti ynë, shuaju etjen këtyre haxhinjve nga kroi i Zem-zemit dhe në Ahiret bëna të mundur që të pimë nga kroi i Xhenetit!

O i Gjithëmëshirshëm, na e bëj të mundur neve që të kujtojmë Ty në kënaqësitë dhe në vështirësitë më të mëdha, e haxhinjve me gjuhën e tyre duke thënë:

**TE PËRGJIGJEM O ZOTI IM, TË PËRGJIGJEM, TË PËRGJIGJEM, QË NUK KE SHOK, TË PËRGJIGJEM TY, PËR TY ËSHTË ÇDO LËVDATË E FALËNDERIM, DHUNTI E PUSHTET. DHE NUK KE SHOK!**

O Allah, na e bëj këtë tubim të bekuar dhe këtë dua të pranuar, dhe këtë rrugë të lehtësuar, e largoji nga ne rreziqet e mundimet, për në çdo vend të shenjtë. Të lutemi Ty, o Madhëria Jote, që Ti mbrosh robërit e Tu, kudo që të jenë, dhe nga çdo gjë e ligë, ruaji ata që udhëtojnë për tokë, për det, e për ajër, të shkojnë e të kthehen shëndoshë, me dhuntitë e Tua, o Mëshiruesi i Mëshiruesve!

O Zoti Fuqiplotë, ndihmoji ata që ndihmojnë fenë Tende, e shkatërroji ata që mundohen ta shkatërrojnë fenë Tende.

O Zoti ynë, lësho mëshirën dhe bekimet e Tua mbi ne, mbi popullin tonë, mbi haxhinjtë e mbi myslimanët në përgjithësi.

O Zoti ynë, lësho mëshirën, paqen dhe bekimin Tënd mbi këtë popull e në këtë tokë, në të cilën na krijove me dëshirën Tënde, ku do të kthehemi dhe prapë do të ngrihemi prej saj, para Teje!

O Sundues i gjithësisë, na bëj mbizotërues në tokën tonë, e mos lejo që armiqtë e Tu dhe armiqtë tanë të na shkelin dhe të na robërojnë në trojet tona!

O Shërues, jepu këtyre haxhilerëve dhe neve shëndet, të sëmurin shëro, të robëruarin liro, vendësin bekoje, të humburin drejtoje e armikun shkatërroje!

O Pranues i veprave, pranoje këtë vepër prej nesh, Ti i dëgjon të gjitha dhe i di të gjitha!

O Zoti ynë, na bëj ne dhe pasardhësit tanë besnikë ndaj Teje!

O Furnizuesi ynë, begatona në këtë dhe në botën tjetër me të mirat e Tua dhe pranoje pendimin tonë, Ti je Ai që e pranon pendimin dhe je Mëshirues.

O Falësi ynë, Ti je Falës e pranon faljen na fal ne, prindërit tanë, vëllezër dhe motrat tona, farefisin tonë dhe besimtarët në përgjithësi në Ditën e Llogarisë së saktë!

O Allahu ynë, na e bëj të mundur që Pejgamberi Yt, Muhamedi a.s., të jetë ndërmjetësuesi ynë në Ditën kur nuk ka ndërmjetësues tjetër përveç atij që e lejon Ti.

O i Gjithëpushtetshëm, na forco bindjet tona dhe na bëj prej besimtarëve të devotshëm, e na ruaj në çdo vend dhe në çdo kohë nga intrigat e shejtanit dhe insanit!

O Allahu im të përgjigjem për Haxh.

Allahu im ky është vendi të cilin e ke bërë të sigurt dhe të shenjtë. Bërja zjarrit trupin tim të ndaluar dhe bëre të sigurt nga dënimi Yt Ditën kur do t'i ringjallesh robërit Tu!

Më bëjë prej të dashurve dhe të nënshtruarve Tu!

Me emrin e Allahut, Allahu është i madh.

O Allahu im me besim në fenë Tende, duke konsideruar të vërtetë Librin Tënd, duke përmbushur premtimin që të kam dhënë, e duke pasuar Pejgamberin a.s., kam vendosur ta kryej Haxhin andaj më ndihmo që ta kryej dhe pranoje prej meje!

O Zot të lutem që të më mbrosh nga brengat, pikëllimi, pamundësia, përtacia, më mbro nga shpirtëngushtësia dhe koprracia. O Zot më përforco në fe e cila më mbron, më përmirëso të mirat e kësaj bote nga të cilat jetoj, ma përmirëso gjendjen me të mira në botën tjetër ku do të shkoj. O Zot mi fal gabimet e mia, të prindërve të mi dhe të besimtarëve në përgjithësi!

O Allah! Na jep të mira në këtë botë dhe në Botën Tjetër shpërblena me Xhenet dhe na ruaj nga zjarri i Xhehenemit. Të përgjigjemi, o Zot, Ty të përgjigjemi, të përgjigjemi Që nuk ke shok. Të përgjigjemi Ty, për Ty është çdo lëvdatë, falënderim, dhunti e pushtet dhe nuk ke shok!

I pastër e i lartë është Zoti yt, Zoti i gjithëfuqishëm nga ajo që ata i përshkruajnë! Çdo e mirë qoftë ndaj të dërguarve. Dhe falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të gjithësisë!

*autor: Kasim Görgün*

*"Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve! Për Të nuk ka rival. Dhe për këtë jam i urdhëruar.* (El En'am, 162)

# KURBANI I BAJRAMIT

*Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë, njoftojnë të gjithë besimtarët se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin therjen e kurbanëve për nevojat e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë, me paralelet në Prizren dhe Gjilan.*

Pagesën e porositësve të kurbaneve, ju do ta përcilini në BIK përmes bankës: Pro Credit Bank
Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës
në llogari:
1110179032000116,
Swift code: MBKOXKPR.
Iban Xk05.
Adresa:
Bulevardi "Mother Tereza" nr.16.
10000 Prishtinë




Ju mund të kontaktoni
me Kryesinë e BI-së rreth porosisë suaj për kurbane
në këta nr. tel. +38138224002 dhe +37745977405 si dhe në e-mail: kurbani@bislame.net